# DITURIA ISLAME

NUMER 258 | VITI 25 | JANAR 2012 | SAFER 1433 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## KËRCËNIMI HYJNOR PËR ATA QË MASIN E PESHOJNË SHTREMBËR

KOMENTIMI I KAPTINËS "EL-MUTAFFIFIN"
Sabri Bajgora

## FEJA DHE DIPLOMACIA NË SHEKULLIN 21 - MODELI TURK

Zija Meral

## PRANVERA ARABE NJË VIT PAS

Qemajl Morina



INTERVISTË EKSKLUZIVE ME ASTRONAUTIN DR. FARUK EL-BAZ

## MOS NDANI FENË DHE SHKENCËN NGA NJËRA-TJETRA

www.dituriaislame.net

“Pra ju më kujtoni Mua (me adhurime),
Unë ju kujtoj juve (me shprëblim).
Më falënderoni e mos më mohoni”.
(El Bekare, 152)

“Nuk ka dyshim se për muslimanët e muslimanet,
besimtarët e besimtaret, adhuruesit e adhurueset,
të sinqertit e të sinqertat, durimtarët e durimtaret,
të përvuajturit e të përvuajturat,
sadakadhënësit e sadakadhënëset,
agjëruesit e agjërueset,
ruajtësit e nderit e ruajtëset e nderit,
shumëpërmendësit e Allahut e
shumëpërmendëset e Allahut,
Allahu ka përgatitur falje (mëkatesh)
dhe shpërblim të madh”.
(El Ahzab, 35)

“O ju që besuat, përkujtoni Allahun sa më shpesh.
Dhe madhërojeni Atë mëngjes e mbrëmje”.
(El Ahzab, 41-42)

DITURIA ISLAME





E tëra filloi në Tunizi, një të premte në mëngjes, saktësisht një vit më parë, shitësi 26 vjeçar, Muhamed Buazizi e lagi veten dhe u dogj.





Dr. Faruk el-Baz është një shkencëtar i njohur në botë nga Egjipti.




DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamet Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Çoroditje intelektuale



*Orkestrimi i shkrimeve që në shënjestër kanë ofendimin, fyerjen, shpifjen, përgënjeshtrimin, përbuzjen, lëndimin e ndjenjave fetare dhe krijimin e një opinioni publik sa më negativ për fenë islame, po merr përmasa shqetësuese në shoqërinë tonë postkonfliktuoze. Kopjimi i nocioneve fyese nga disa "intelektualë " tanë prej të huajve, është shndërruar në modë në mos edhe në një garë të paskrupullt. Njeriu mbetet armik i përjetshëm i asaj që nuk e di a nuk e njeh. Ata japin vlerësime të tilla të pabaza, të paargumentuara mirë, ku myslimanët paraqiten si fashistë, terroristë, vehabistë, etj. etj. , që po dëmtojnë rëndë jetën dhe tolerancën fetare të kultivuar nga shumica myslimane në këto troje për më shumë se gjashtëqind vjet me radhë. Situata rëndohet edhe më keq kur këta "krijues të opinionit publik " bëhen predikues fetarë dhe na mësojnë se ç'është "Islami tradicional" e ç'është "Islami minimalist", "soft islami" etj. Shumë qesharake. Një shpikje se jo mahi!. . Injoranca e tyre që ushqejnë ndaj Islamit, tashmë ka kaluar në fazën e rrezikshme, sepse me shkrime të tilla po minojnë tolerancën fetare në Kosovë. S'ka dyshim, kushdo që dëmton varrezat të kujtdo qofshin dhe punon kundër njerëzimit, duhet të dalë e të përballet me drejtësinë. Drejtësia e thotë fjalën e vet dhe jo ne si individë të dalim me qëndrime para institucioneve tona. Po ashtu, intelektualët tanë bëjnë edhe shpërfilljen e institucioneve tona që i kemi krijuar me mund, kur nxitojnë me vlerësime të gabuara për etiketime dhe bindje se këtë vepër apo atë e ka kryer filan fisteku apo ky grup a ai grup etj. etj. . Kjo është një lojë shumë e rrezikshme. Opinione të tilla po hapin plagë dhe mbjellin pasiguri në shtetin tonë. Organet e rendit janë duke hetuar ende këtë ngjarje për t'i gjetur autorët e dëmtimit të varrezave të hebrenjve dhe të përballen me drejtësinë. Nxitimi i "elitës" intelektuale për të dhënë një "hukm"- vendim- mbi këtë ngjarje jonjerëzore, është një abstraksion i pashembullt i llojit të vet.*

*Në kontekstin e tezës së "përplasjes së civilizimeve", të zhvilluar nga Samuel Huntington dhe të inspiruar nga Bernard Levis, termi "Islamofobi" u prodhua si një definicion mbështetës në Perëndim. Termi i ri që e kompleton atë, është "Fashizmi Islamik". Nocioni fashizëm drejtpërdrejt lidhet shumë ngushtë me fushën e politikës dhe s'ka të bëjë fare me fenë, cilado qoftë ajo. Duke iu referuar fjalorëve filozofikë, nocioni fashizëm (ital. fascismo-duaj nga fascio shkopinj të lidhur tok së bashku me sëpatën). Pra është kjo një doktrinë dhe lëvizje sociale-politike e pjesës më reaksionare, më agresive dhe ekstreme të klasës kapitaliste në periudhën imperialiste. Edhe si lëvizje politike, fashizmi zuri fill në dhjetëvjetëshin e tretë të shekullit XX, së pari (në vitin 1922) në Itali, kurse më vonë në Gjermani (1933), në Spanjë, Japoni, Portugali, Rusi dhe në vende të tjera. Si doktrinë dhe lëvizje politike ishte shprehje e krizës ekonomike dhe sociale që kishte kapluar shoqërinë kapitaliste pas Luftës së Parë Botërore (1914-1918), po pikërisht fashizmi qe shkaktar i Luftës së Dytë Botërore (1939-1945), në të cilën, për pasojë, përveç shkatërrimeve të mëdha materiale, humbën jetën mbi 50 milionë njerëz.*

*Keqpërdorimi i lirisë së shprehjes dhe mendimit si duket, do të na kushtojë si shoqëri demokratike që po synojmë t'i ndërtojmë institucionet e shtetit tonë. Edhe më keq kur kjo liri po keqpërdoret dhe po vazhdon të shfaqet në shkrime të ndryshme në të përditshmet tona. Disa filozofë e shkencëtarë, po edhe të tjerë, si prioritet e kanë, që nga mëngjesi e deri në mbrëmje, e disa vazhdojnë edhe natën, që me çdo mundësi e mjet, të sulmohen vlerat islame të popullit tonë. Nuk ka më keq se kur një profesor të marrë rolin e gjykatësit dhe prokurorit e të dalë me qëndrime të prera se Islami është e "keqja" e këtij populli. Intelektualët luajnë, ose së paku duhet të luajnë, rolin e pishtarit tek një popull. Përdhosjen dhe dëmtimin e varrezave të hebrenjve, e ndodhur në Prishtinë, i ka dënuar edhe kreu i BIK-së, Mr. Naim ef. Tërnava duke theksuar se përdhosja, dhunimi dhe atakimi i varrezave, përveçse është i dënueshëm sipas parimeve fetare, nuk ka të bëjë as me traditën e popullit të Kosovës.*

*Sipas mësimeve islame, të atakosh vendin e të vdekurve, është vepër e urryer. Përkitazi me këtë, i dërguari Muhamed a.s. ka thënë: "Kush shkel mbi varr, shkel në zjarr". Ne jemi mësuar dhe edukuar nga të parët tanë që të respektojmë e të vlerësojmë fenë, përkatësinë dhe traditën e tjetrit, prandaj këtë vepër e konsiderojmë edhe atak mbi vlerat dhe frymën e tolerancës e të mirëkuptimit ndërfetar që populli i Kosovës i ka kultivuar për shekuj me radhë.*

*Dashuria në mes feve dhe popujve nuk arrihet asnjëherë duke urryer, fyer a sulmuar. Të rrezatojmë energji pozitive e të jemi me sy hapur dhe të forcojmë tolerancën fetare dhe kulturën qytetare në mesin tonë, po edhe më gjerë.*

*Mr. Rexhep Suma*



بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَـٰنِ ٱلرَّحِيمِ

وَيْلٌ لِّلْمُطَفِّفِينَ (١) ٱلَّذِينَ إِذَا ٱكْتَالُوا۟ عَلَى ٱلنَّاسِ يَسْتَوْفُونَ (٢) وَإِذَا كَالُوهُمْ أَو وَّزَنُوهُمْ يُخْسِرُونَ (٣)
أَلَا يَظُنُّ أُو۟لَـٰٓئِكَ أَنَّهُم مَّبْعُوثُونَ (٤) لِيَوْمٍ عَظِيمٍ (٥) يَوْمَ يَقُومُ ٱلنَّاسُ لِرَبِّ ٱلْعَـٰلَمِينَ (٦)

**Komentimi i kaptinës "El-Mutaffifin" 2**

# Kërcënimi hyjnor për ata që masin e peshojnë shtrembër

**Sabri Bajgora**

**Të mjerët ata që masin e peshojnë (shtrembër), të cilët kërkojnë t'u plotësohet kur blejnë prej njerëzve, po kur të tjerëve u matin ose u peshojnë, u lënë mangut. A nuk mendojnë të tillët se kanë për t'u ringjallur? Në një ditë të madhe, në ditën kur njerëzit ngrihen (prej varrezave) për të dalë para Zotit të botëve. - (El-Mutaffifin, 1-6)**

**1. Të mjerët ata që masin e peshojnë (shtrembër).**

Bashkësia njerëzore mund të ekzistojë si një bashkësi e shëndoshë vetëm duke respektuar ligje dhe rregulla të përcaktuara, të cilat rregullojnë raportet në mes individëve dhe shoqërisë. Një shoqëri e cila nuk është e sendërtuar në baza morale, dhe nuk respekton individualitetin dhe interesin e secilit pjesëtar të saj, është e gjykuar të dështojë. Një prej këtyre normave të mirësjelljes është edhe kodeksi moral i shitblerjes. Njerëzit, përgjithësisht, duhet të jenë të kujdesshëm në këto raporte, sidomos në gjërat kur mund të dëmtohet interesi i tjetrit.

Mbase kjo është arsyeja që Islami i ka kushtuar vëmendje të posaçme sistemit ekonomik, i cili tash e 14 shekuj është treguar shumë efikas dhe i patejkalueshëm deri në ditët tona, në raport me sistemet e tjera shoqërore dhe ekonomike.

Individi në shoqërinë islame është i mbrojtur nga të gjitha këto anomali dhe shtrembërime gjatë tregtisë, sepse ekzistojnë normat e përcaktuara, të cilat i garantojnë atij siguri gjatë shitblerjes

Fjala "Vejlun" në fillim të këtij ajeti, e cila në Kuran është përmendur shpesh, sipas shumicës së dijetarëve do të thotë: 'kërcënim', 'mjerim', 'ndëshkim i dhimbshëm', 'shkatërrim', 'përfundim i keq',' trishtim', 'dëshpërim' dhe. përgjithësisht çdo gjë e keqe e ligësi, që do ta mbërthejë njeriun e keq, nga çdo anë, në Xhehenem.

Disa dijetarë mendojnë se fjala "Vejlun" nënkupton një luginë të Xhehenemit, që është një greminë e skëterrës, e cila do të jetë e veçantë me llojet e adhabit, vetëm për ata që masin e peshojnë shtrembër, ndonëse ky, si mendim, nuk ka ndonjë mbështetje të madhe.

Gjatë komentimit të kësaj fjale "Vejlun", dijetarët kanë debatuar nëse është fjala për kërcënim, mallkim të vërtetë apo vetëm për një informim nga i Plotfuqishmi, se çfarë do t'u ndodhë atyre që masin e peshojnë shtrembër. Mendimi më i saktë dhe më i pranuar në këtë rast është se në rastin konkret, kemi kërcënim, mallkim dhe informim nga Vetë Allahu xh.sh., se mjerimi dhe dëshpërimi do t'i kaplojë shtrembëruesit, nga Ai që praktikisht ka fuqi dhe kompetencë për ta realizuar atë kur të dojë, në këtë botë ose në Ditën e Gjykimit.[1]

Kurse fjala "El-Mutaffifin" nënkupton personat të cilët, gjatë matjes ose peshimit të ndonjë malli a gjësendi, i hyjnë në hak njëri-tjetrit, duke lënë mangut, gjë që konsiderohet vjedhje dhe cenim i së drejtës së konsumatorit. Ndërkaq, në kuptimin më të gjerë, nënkupton të gjithë ata njerëz (tregtarë) të cilët, kur u shesin të tjerëve, gjithmonë u lënë pak mangut, qoftë në matje a peshojë, kurse, kur blejnë vetë prej të tjerëve, kërkojnë me ngulm që të marrin hakun e tyre të plotë, madje edhe me pakëz shtesë.

Kjo është arsyeja kryesore që Allahu qysh në ajetin e parë të kësaj kaptine, kërcënon me ndëshkim të ashpër e të pamëshirshëm, të gjithë ata që, gjatë shitjes, masin dhe peshojnë shtrembër, sepse nuk është e ndershme që gjatë matjes ose peshimit, të bëjmë hile e të dëmtojmë tjetrin.

I Lartmadhërishmi më parë kishte shkatërruar popullin e Shuajbit a.s. mu për këto gjëra të pandershme, kur thotë:

“O populli im, veproni drejt gjatë matjes dhe peshimit, e mos i dëmtoni njerëzit në asgjë dhe mos shkaktoni rrëmujë në Tokë”! – (Hud, 85)

S’ka dyshim që shtrembërimi në matje dhe peshim, është një ves i keq dhe gjest i ndyrë, që prek pastërtinë e zemrës dhe të dorës, ashtu siç prek sedrën, burrërinë dhe ndershmërinë e njeriut. Kurse populli i Medjenit mashtrimin e njerëzve në matjen dhe në peshimin e gjësendeve e konsideronte si një lloj shkathtësie e gjeturie të tyre gjatë shitblerjes. Për këtë arsye Shuajbi a.s. ua bëri me dije se kjo ishte vjedhje dhe keqpërdorim, dhe, për pasojë të atij veprimi, ata së shpejti do t’i godiste dënimi nga qielli....

**2. të cilët kërkojnë t’u plotësohet kur blejnë prej njerëzve,**
**3. po kur të tjerëve u matin ose u peshojnë, u lënë mangut.**

Këto dy ajete në vazhdim sqarojnë qartë se për cilat kategori të njerëzve bëhet fjalë për kërcënimin hyjnor. Fjala është saktësisht për ata që, kur blejnë diçka prej njerëzve, insistojnë të marrin më shumë se ç’u takon, ndërsa kur u matin ose u peshojnë të tjerëve, ua lënë mangut në peshojë.

Qasja kuranore ndaj keqmatësit dhe keqpeshuesit, në këtë mënyrë të drejtpërdrejt, madje në një sure mekase, gjithsesi tërheq vëmendjen, aq më parë kur dihet se synim parësor i sureve mekase ishte interesimi për bazat themelore të besimit, si: besimi në Allahun - Sunduesin dhe Mbikëqyrësin e këtij Universi, besimi në Vdekjen, Ringjalljen, Ahiretin, Llogarinë etj., si dhe kujdesi për mbjelljen dhe formimin e ndjenjës morale në shpirtrat e njerëzve në përgjithësi.

Ndërkohë, me Ligj, normat e caktuara fetare në sfera të ndryshme të jetës, kanë ardhur vetëm në Medinë, pikërisht në suret më të vonshme, atëherë kur ishin vënë bazamentet e jetës shoqërore të shtetit islam. Pikërisht për këtë arsye, surja “El-Mutaffifin” ka tërhequr vëmendjen e komentuesve të Librit të Allahut, për të hulumtuar rreth shkaqeve dhe arsyeve pse i Lartmadhërishmi, normën e shtrembërimit në matje dhe peshim, e ka cekur në suret mekase.

Ndër arsyet kryesore mund të cekim se Islami, qysh në Mekë, u ballafaqua me një ambient të prishur moralisht, sidomos kur dihej se atëbotë, tregtinë e kishin tërësisht në dorë aristokracia, të cilët kishin krijuar monopol dhe vetë i diktonin normat e tilla devijuese. Prandaj, edhe kërcënimi hyjnor në këtë sure ndaj “mutaffifinëve” është shumë me peshë, sepse myslimanët e vërtetë gjithsesi duhet të jenë larg shtrembërimeve dhe mashtrimeve të tilla, meqë shteti islam, që do të formohej shumë shpejt, në Medinë, nuk mund të ndërtohej me të tilla parime devijante që mbretëronin në shoqërinë mekase, ku i varfri



dhe ai që nuk kishte pozitë a familje autoritative, persekutohej dhe shfrytëzohej pa mëshirë.

Nëpërmjet këtyre ajeteve, Allahu xh.sh. ka dashur t’ua tërheqë vëmendjen njerëzve edhe për Ringjalljen dhe Llogarinë që do t’i presë nesër në Ahiret. Madje, çështja nuk kufizohet vetëm në shtrembërimin në matje dhe peshim, veçse është shumë më gjithëpërfshirëse. Në këtë sferë hyjnë të gjitha mashtrimet e mundshme, si f.v. nëpunësi në vendin e tij të punës, nuk e kryen punën me përkushtim, edhe kjo konsiderohet “tatfif” – shtrembërim, ose punëtori në fabrikë, mësuesi në shkollë, furrtari në furrë, nëse bëjnë hile në sasinë e bukës, ndërtuesi i një ndërtese etj.. Të gjitha këto gjëra hyjnë në sferën e kuptimit të këtyre dy ajeteve, prandaj secili duhet të ketë kujdes për ndërgjegjen e vet.

Respektimi i këtij kodi moral në tregti nga ana e myslimanëve, ka bërë që Islamin ta pranojnë shumë popuj të botës, sepse tregtarët myslimanë, kudo që tregtuan nëpër botë, lanë gjurmë dhe mbresa të mira tek ata popuj, të cilët pa hezitim përqafuan Islamin, ndonëse në tokat e tyre nuk kishte shkelur kurrë këmba e ndonjë ushtari mysliman; kështu kishte ndodhur në Indonezi, Malajzi, Kinë etj..

Këta tregtarë të ndershëm myslimanë, ishin të vetëdijshëm se ishin përherë nën mbikëqyrjen e Allahut, prandaj me devotshmërinë më të madhe tregtonin dhe fitonin, pa harruar edhe lutjet dhe përkushtimin ndaj Krijuesit të tyre. Për të tillët ka folur Allahu xh.sh. në Kuran, kur thotë: “Ata janë



njerëz që nuk i pengon as tregtia (e largët) e as shitblerja (në vend) për ta përmendur Allahun, për ta falur namazin dhe për ta dhënë zeqatin, ata i frikësohen një dite kur do të tronditen zemrat dhe shikimet. (ata luten) që Allahu T'i shpërblejë më së miri për atë që punuan dhe për T'ua shtuar të mirat nga Ai. Allahu i dhuron pa masë atij që do". – (En-Nur, 37-38)

Qëllimi i tyre gjatë tregtisë nuk ishte që vetëm të shtonin pasurinë, po edhe të shfaqnin ndershmërinë dhe dëlirësinë e zemrave të tyre. Ata tregtinë e kuptonin si shërbim ndaj shoqërisë ku jetonin, duke qenë plotësisht të bindur se jeta është një ndërmarrësi dhe bashkëndihmesë e përbashkët, e bazuar në parime të kooperimit të ndërsjellë e jo të shfrytëzimit të njëri-tjetrit.[2]

Porositë kuranore, që kanë të bëjnë me matjen dhe peshimin, të ardhura në shumë ajete të Librit të Allahut, si:

"Masën mbusheni kur matni (me enë) dhe peshoni me peshojë të drejtë (të saktë). Kjo është më e dobishme dhe ka përfundim më të mirë" – (El-Isra'ë, 35);

"...Zbatoni me drejtësi masën dhe peshojën. Ne nuk ngarkojmë asnjë njeri përtej mundësive të tij..." – (El-En'am, 152);

"Edhe ju mbani me drejtësi peshojën, e mos lini mangut në peshojë"! – (Err-Rrahman, 9),

janë mishëruar thellë në shpirtrat e pastër të myslimanëve, të cilët tregtuan dhe vazhdojnë të tregtojnë me sinqeritetin më të madh, sepse në radhë të parë kanë dronë e Allahut dhe e dinë se i pret një Llogari e vështirë në Ditën e Gjykimit, ndonëse me plot të drejtë shpresojnë në mëshirën e Allahut. Në këtë kontekst vjen edhe hadithi i Resulullahut s.a.v.s., i cili, pasi u kishte lexuar banorëve të Medinës suren "El-Mutaffifin", kishte thënë: "Pesë gjëra do të sjellin pesë të tjera: Nëse një popull e thyen besën dhe premtimin e tij, Allahu do t'ua dërgojë armiqtë si nënshtrues të tyre; ai popull që gjykon jashtë ligjeve që i ka zbritur Allahu, në mesin e tyre do të përhapet varfëria; në atë popull në mesin e të cilëve përhapen të shëmtuarat dhe amoraliteti, do të përhapet vdekja; nëse ata bëjnë shtrembërime në matje dhe peshim, atyre do t'u pakësohen (të mirat) dhe do të privohen nga të mbjellat (perimet) madje për disa vjet, ndërsa, nëse nuk e japin zekatin, ata do të privohen nga shiu".[3]

**4. A nuk mendojnë të tillët se kanë për t'u ringjallur?**
**5. Në një ditë të madhe,**
**6. Në ditën kur njerëzit ngrihen (prej varrezave) për të dalë para Zotit të botëve.**

Pas qortimit hyjnor për ata që matin e peshojnë keq e shtrembër, në këto ajete vijuese, shohim se si Allahu u drejtohet këtyre njerëzve me fjalë edhe më kërcënuese. Allahu thuajse u drejtohet në formë pyetëse atyre që bëjnë hile në matje e peshim: A nuk po llogaritni, o të mjerë, që një ditë do të ringjalleni dhe do të pyeteni për shëmtitë tuaja në këtë botë? A nuk i frikësoheni takimit me Allahun dhe ballafaqimit me Të në një Ditë të Tmerrshme, siç është Dita e Gjykimit? A nuk i frikësoheni kësaj dite kur më nuk do të ekzistojë mundësia e rikthimit të tyre në këtë botë për të përmirësuar diçka nga veprat e tyre?

Është kjo Dita e vështirë për jobesimtarët dhe për mëkatarët, kur ata, së bashku me tërë njerëzimin, do të ngrihen nga varret e tyre, të tmerruar e të frikësuar, duke pritur gjykimin e Allahut Fuqiplotë. Ata që keqpeshuan dhe matën keq, do të jenë në ankth dhe të turpëruar duke qenë objekt ironie dhe përqeshjeje, për shkak të tradhtisë së tyre dhe ngrënies së pasurisë së tjetrit pa të drejtë.

Fytyrat e tyre do të jenë të nxira nga turpi dhe përbuzja që do t'u bëhet atyre në Ditën e Gjykimit. Ata, përveç kësaj, do të ndëshkohen tmerrshëm, e ky ndëshkim do të jetë aq i dhimbshëm, saqë çdo gjymtyrë e trupit do ta përjetojë atë me dhembje të tmerrshme.

Atë ditë njerëzit do të presin gjatë, duke pritur gjykimin. Secili prej tyre do të jetë i preokupuar me vetveten. Atë ditë do të ikë vëllai prej vëllait, djali e vajza nga babai e nëna, dhe anasjelltas. Atë ditë Dielli do të jetë aq afër kokave të njerëzve, saqë ata do të jenë të zhytur në djersët e tyre, në varësi nga veprat e këqija që kanë bërë. Madje ka prej tyre që do të jenë të zhytur në djersë deri në laprat e veshëve.

Mirëpo, ballafaqimi më i vështirë do të jetë gjykimi para Madhërisë së Allahut-Zotit të botëve dhe tërë ekzistencës, para të Cilit, kokat e tyre do të jenë të përulura e të nxira.

**Porosia e këtyre ajeteve:**

- Shpërdorimi i peshimit dhe i matjes gjatë shitblerjes është një prej vetive më të urryera tek Allahu xh.sh., sepse një gjë e tillë në mënyrë të drejtpërdrejt dëmton pasurinë e tjetrit. Këta njerëz janë kërcënuar nga Allahu xh.sh. se nesër, në Ditën e Gjykimit, do të jenë prej atyre që do të shijojnë ndëshkimin e dhimbshëm të Allahut.
- Matja dhe peshimi i shtrembër konsiderohet një ndër mëkatet e mëdha për besimtarët myslimanë, dhe për këtë shkak ata edhe do të dënohen, nëse nuk pendohen për këtë gjynah të madh.
- Nxitja e njerëzve që të besojnë në Ringjalljen e Ditën e Gjykimit dhe largimi nga gjynahet (mëkatet).
- Dita e Gjykimit do të jetë një ditë e rëndë dhe e vështirë për të gjitha krijesat, sepse na pret gjykimi para Allahut xh.sh.. Atë ditë, të mjerë e fatkeqë do të jenë ata që nuk i besuan Allahut, mendjemëdhenjtë dhe mynafikët.
- Është e pëlqyeshme ngritja në këmbë në shenjë nderimi për disa njerëz, kështu që në kontekst të ajetit “Në ditën kur njerëzit ngrihen (prej varrezave) për të dalë para Zotit të botëve.”, dijetarët, lidhur me ngritjen e njerëzve në këmbë për prindërit, mësuesin, dijetarin (hoxhën), për sunduesin e drejtë dhe për njerëzit e devotshëm e fisnikë, kanë dhënë mendime të ndryshme. Disa prej tyre kanë lejuar një gjë të tillë për kategoritë e përmendura, kurse disa të tjerë e kanë ndaluar. Ata që kanë lejua, u referohen disa veprimeve të Resulullahut s.a.v.s. dhe të ashabëve. Ata transmetojnë se i Dërguari i Allahut është ngritur për Xhafer ibn Ebi Talibin dhe e ka përqafuar atë, kur kishte arritur në Medinë, nga Abisinia. Është ngritur për Fatimen r.a., sa herë që ajo ka hyrë në dhomën e tij, e ka përqafuar, puthur dhe e ka ulur pranë vetes. Njësoj ka vepruar edhe Fatimja r.a., kur i Dërguari i Allahut hynte në shtëpinë e saj, ngrihej, e përqafonte, e puthte dhe ulej pranë tij.[4] Pastaj, Talha Ibn Zubejri ishte ngritur për Ka’b ibn Malikun. Pastaj, transmetohet se i Dërguari a.s. u kishte thënë ensarëve, kur para tyre kishte dalë Sa’d ibn Muadhi, ashtu siç transmeton Ebu Davudi nga Ebu Seid el Hudriu: “Ngrihuni dhe përshëndeteni (nga afër) zotërinë tuaj”!

Më tutje, është e pëlqyeshme që të respektohen, duke u ngritur në këmbë në shenjë nderimi, sidomos për prindëri dhe dijetarët etj..

Ndërkohë ata që ndalojnë një gjë të tillë, i referohen një hadithi të Resulullahut s.a.v.s., i cili ka thënë: “Ai i cili ndien kënaqësi që njerëzit t’i ngrihen në këmbë në shenjë respekti, le ta përgatisë ulësen e tij prej zjarri”.[5]



I Dërguari i Allahut në disa raste ua ka ndaluar ashabëve të ngrihen për të, jo për diçka tjetër, përveçse nga frika e rrëshqitjes në gabime dhe e madhërimit të tij,[6] gjë që do t’i kishte zhytur në shirk, ashtu siç kanë vepruar të krishterët me Isain a.s..

Nga tërë kjo, mund të përfundohet se për dijetarët, prindërit dhe të moshuarit, ngritja në këmbë dhe përshëndetja e tyre në shenjë respekti, është e lejuar, madje e pëlqyeshme, ndërsa nëse kjo bëhet nga mendjemadhësia, është e papëlqyer, madje edhe e ndaluar.

*(vijon)*

(1) Shih Muhamed Mutevel-li Sha’ravi “Tefsir Xhuz’ Amme” f. 206, Kajro 2008. (2) Abdulhamid Kishk “Fi Rihabi-t-Tefsir” vëll. 30, f. 95. (3) E transmeton Taberiu (13/482); Ibn Maxhe (2/748) dhe Nesaiu (6/508) nga Ikrimja e ky nga Ibn Abbasi. Ky hadith është sahih. Shih: “El-Lubabu fi Ulumil Kitabi” vëll. 20 f. 206, nga Ibn Adil el Hanbelij, Bejrut 1998. Të njëjtin hadith, por sipas kuptimit e kanë transmetuar edhe Ebu Bekr el Bezzari, dhe Malik ibn Enesi nga Ibn Umeri. (4) Suneni i Tirmidhiut – “El-Mukennez”, nr. 4246 (hadith hasen). (5) Po aty, hadithi nr. 2979 (hadith hasen). (6) Suneni i Ebu Davudit nr. 5232 (hadith daif)

# Reflektime kuranore

**Mr. Adnan Simnica**

**Allahu është Ai Që ju krijoi e ju furnizoi, pastaj ju sjell vdekjen e pastaj ju ringjall. A ka ndonjë nga zotat (idhujt) tuaj që mund të bëjë diçka të tillë? I pastër dhe pa të meta është Ai, i lartësuar mbi gjithçka që ia shoqërojnë dhe trillojnë (në adhurim). (Er-Rrum 40)**

Në kuadër të ajeteve të sipërme, Allahu Fuqiplotë paraqet gjendjet e njeriut në situata të ndryshme: kur është i furnizuar me begati, gëzohet, e, kur sprovohet nga ndonjë gjë, dëshpërohet. Në të njëjtën kohë, njeriut ia tërheq vërejtjen qartazi që duhet të jetë doemos mirënjohës dhe falënderues ndaj Zotit të gjithësisë e të mos E mohojë Atë në asnjë situatë. Krijuesi tërheq vëmendjen se gjithsesi duhen ndihmuar të afërmit dhe të varfrit, si maksimë për shtimin e pasurisë, dhe duke tërhequr vërejtjen që të mos e humbë shpresën në raste sprovash dhe për shtimin e pasurisë në mënyrë të paligjshme, siç është kamata etj. . Dhe, ja, në kuadër të kontekstit mbi fitimin dhe furnizimin, Allahu i Madhërishëm sqaron çështjen e mohimit të Tij nga njerëzit dhe adhurimin e dikujt tjetër përveç Tij, si dhe pasojat e saj në jetën njerëzore, duke prezantuar përfundimin e keq të pabesimtarëve dhe duke bërë thirrje që njerëzit të marrin mësim prej tyre[1].

**Krijimi, furnizimi, vdekja dhe ringjallja ... kompetencë e kujt janë?**

Allahu xh.sh. i sfidon njerëzit qartazi me gjendjen reale të tyre dhe me të vërtetat e përditshmërisë së tyre, të cilat janë prova bindëse se Zoti i vetëm në ekzistencë është Allahu, dhe se pabesimtarët nuk mund të vërtetojnë se zotat e fantazuar që adhurojnë ata, mund të bëjnë atë çfarë bën Ai. I sfidon njerëzit duke ua bërë me dije se vetëm Ai i ka krijuar, vetëm Ai i furnizon, vetëm Ai i bën të vdesin dhe vetëm Ai i ringjall. Njerëzit besimtarë të Zotit të vërtetë e vërtetojnë këtë fakt, e pabesimtarët nuk mund të pretendojnë se zotat e tyre të trilluar u sjellin furnizimin, kurse për vdekjen si proces që e shohin në vazhdimësi tek njerëzit, nuk mund të argumentojnë diçka tjetër përveç asaj çfarë ka konfirmuar Kur'ani. Edhe jetën dhe fillimin e saj tek njerëzit e përjetojnë në përditshmërinë e tyre. Me këto prova të vërteta dhe faktike, Allahu - Zoti i çdo sendi, ua tërheq vëmendjen njerëzve duke u konfirmuar në vetveten e tyre të vërtetën absolute të Krijuesit, i Cili i fton për të vërtetën dhe sqaron pasojat e mosbesimit dhe të përgënjeshtrimit.[2]

Para çështjes së krijimit njerëzit janë dorëzuar, sepse, me gjithë mohimin dhe kryeneçësinë e tyre, nuk gjejmë asnjë prej tyre që të pretendojë se ka krijuar diçka nga asgjëja. Prandaj, edhe mbreti Nemrud, i cili përmendet në Kur'an tek polemizoi me Pejgamberin Ibrahim a.s. , mbase pretendoi se është krijues i jetës dhe vdekjes, Ibrahimi a.s. e dinte fare mirë se ai këtë gjë e bënte nga kryeneçësia dhe se ai bënte dredhi - bishtnim, ngase s'mund të jetë dikush krijues i vdekjes kur urdhëron për mbytjen e dikujt, ose krijues i ringjalljes kur fal dikë!! Atij që mund të pretendojë një gjë tillë, i themi: Çfarë është çështja e atyre që jetuan dhe vdiqën para jush? Nga kjo rezulton se njeriu nuk mund të krijojë ose të ringjallë askënd! Allahu xh.sh. në Kur'an ka bërë dallim në mes vdekjes dhe vrasjes, ngase me vdekje nënkuptohet së pari largimi i shpirtit e pastaj pason dorëzimi a rrëzimi i trupit, ndërsa me vrasje nënkuptohet që së pari ndodh dorëzimi a rrëzimi i trupit, e në proces e sipër pason largimi i shpirtit, ngase shpirti nuk mund të rrijë përveç në trupin që përmbush

kushtet shëndetësore. Sa për ilustrim, të marrim shembull poçin elektrik, i cili digjet ndonjëherë, po mos kjo do të thotë që nuk ka rrymë? Jo assesi, ngase rrymë ka, por nevojitet plotësimi i kushteve, që nënkupton se në momentin që ndërrojmë poçin, ai do bëjë dritë. Allahu xh.sh. ka sqaruar dallimin në mes vdekjes dhe vrasjes, prandaj tha: (Shih:Ali Imran, 144). Kështu, edhe rasti i mbretit Nemrud, i cili nuk mundi të ringjallte asgjë dhe as ta vdiste dikë, përveçse me anë të vrasjes së dikujt. E pejgamberi Ibrahim a.s. iu përgjigj duke e sfiduar me një qasje tjetër, kështu që Nemrudi nuk mundi të fabrikonte diçka e të rezistonte, prandaj iu drejtua me fjalët siç i gjejmë në Kur'an (Shih:El-Bekare, 258).[3]

Me këtë dhe me shembuj të tjerë në Kur'an, Allahu xh.sh. i ka shpallur të dështuara të gjitha pretendimet e rrejshme të dikujt përgjatë shekujve, mbi krijimin, furnizimin, jetën dhe ringjalljen. Kjo është madhështore dhe mposht sfidantët nga të gjitha llojet. Allahu është i vetmi Zot dhe s'ka zot tjetër veç Tij, dhe askush nuk meriton të adhurohet me të drejtë përveç Tij. Ai krijoi çdo gjë në gjithësi në mënyrë precize dhe madhështore, prandaj e dëshmoi këtë kur tha: "Ai ka përsosur çdo gjë që ka krijuar". (Es-Sexhde, 7)[4]. Ka përsosur në gjithësi çdo krijesë dhe gjallesë, të cilat janë të panumërta; i krijoi duke mos pasur shembull paraprak dhe nga asgjëja, i bëri çift dhe ka plot e plot argumente të tjera, të cilat vërtetojnë ekzistimin e Krijuesit Një - Allahut. Fjala hyjnore në këtë ajet vërteton dy çështje bazë: ringjalljen dhe besimin në Zotin një, ringjalljen me pjesën e ajetit "e pastaj ju ringjall", dhe argument për këtë është krijimi i çdo gjëje që ka bërë Allahu xh.sh. pa pasur shembull dhe model të mëhershëm, dhe është vërtetuar Njëshmëria e Krijuesit me fjalët: "A ka ndonjë nga zotat (idhujt) tuaj që mund të bëjë diçka të tillë"?[5]

**Krijimin, furnizimin, vdekjen dhe ringjalljen ... zotat e trilluar nuk mund t'i bëjnë**

Ja, kështu Allahu Fuqiplotë ka vërtetuar se është absolutisht me plot të drejtë i vetmi Zot i krijimit, furnizimit, vdekjes dhe ringjalljes, duke konfirmuar Njëshmërinë e Tij dhe duke mohuar çdo mundësi që zotat e fantazuar nga pabesimtarët të mund të bëjnë diçka të tillë, siç janë krijimi, furnizimi, vdekja ose ringjallja.[6]

Gjithashtu edhe çështja e furnizimit (rriskut), për se askush nuk mund të pretendojë se mund ta bëjë përveç Allahut, i Cili e konfirmoi kur tha: "e ju furnizoi", me argument se Ai bëri disa rajone të tëra të thata - djerrina dhe shkretëtirë, në të cilat mund të gjenden i urituri i varfri dhe i pasuri, prandaj, nëse ekziston ndonjë furnizues tjetër përveç Allahut xh.sh., atëherë le t'i gjallërojë ato rajone përnjëherë!! Më tutje thotë: "... pastaj ju sjell vdekjen e pastaj ju ringjall", ku drejtpërdrejt përdor shprehjen vdekje e jo



mbytje, ndërsa në vijim theksoi: "A ka ndonjë nga zotat (idhujt) tuaj që mund të bëjë diçka të tillë"?, që nënkupton fjalët: drejtoju atyre këtë pyetje dhe lëri të përgjigjen: Idhujt që adhuroni ju si zota, a mund të bëjnë diçka të tillë, siç janë krijimi, furnizimi, vdekja ose ringjallja? Ju i fantazoni ata zota duke i gdhendur dhe skulpturuar si të doni! Çfarë ndodh kur i godet ata ndonjë stuhi dhe i rrëzon ose dëmton ata, e ju pastaj vraponi për t'i rregulluar!! A nuk mendoni fare ju, o pabesimtarë!!?? Për këtë shkak Allahu xh.sh. deklaroi fuqishëm: (Shih: En-Nahl, 20)[7] Dikush që është i krijuar, a thua mund të krijojë diçka nga asgjëja?! Patjetër që jo!

Pyetja hyjnore e parashtruar ndaj pabesimtarëve: "A ka ndonjë nga zotat (idhujt) tuaj që mund të bëjë diçka të tillë"?, nënkupton pamundësinë e përgjigjes nga ana e tyre dhe qortimin (nënçmimin) ndaj pabesimtarëve[8]. Pyetja e tillë realisht madje nuk do koment.[9]

Allahu xh.sh. sfidon dhe mposht pabesimtarët e të gjitha kohëve, kur dëshmon dhe garanton se zotat e tyre të fantazuar nuk mund të krijojnë asgjë, madje as edhe insektin më të vogël në gjithësi, prandaj thekson (Shih: El-Haxh, 73). Madje Krijuesi i universit shkon edhe më larg në këtë sfidim, kur u drejtohet me fjalët (Shih: El-Haxh, 73). Pabesimtarët dhe zotat e tyre të imagjinuar dhe të trilluar, lëre më që s'mund të krijojnë as edhe një mizë, por madje nuk mund as t'ia marrin ndonjë gjë që u merr ajo, ngase ajo ikën shpejt; natyrisht që mund t'ia marrin vetëm me mjete ndihmëse. Këto janë prova prova të

qarta hyjnore dhe argumente bindëse me sfidim decidiv ndaj mohuesve dhe mposhtje të plotë ndaj tyre deri në Kiamet.

**Krijimi, furnizimi, vdekja dhe ringjallja ... argumente për Zotin Një - Allahun**

Janë kompetencë absolute e Allahut xh.sh. krijimi, furnizimi, vdekja dhe ringjallja, prandaj rezulton Njëshmëria e Tij, ngase Ai është i pastër nga ajo çfarë i trillojnë, Ai nuk ka shok - konkurrencë dhe askush nuk mund të barazohet me Të, është i pashembullt, s'ka fëmijë e as prind, Ai është Një, është absolut, çdo krijesë I mbështetet Atij, as ka lindur kë dhe as është i lindur, Ai është i pakrahasueshëm.[10]

Madje edhe Ibrahimi a.s. kur foli për idhujt - zotat e tyre, tha: "Në të vërtetë, ata janë armiqtë e mi" (Esh-Shu'ara, 77), d.m.th. ju, o pabesimtarë, edhe zotat tuaj që i trilloni, janë armiqtë e mi, mbase edhe për këtë arsye Ibrahimi a.s. veçoi Zotin e vërtetë - Allahun kur tha në vazhdim: "përveç Zotit të botëve, i Cili më ka krijuar dhe Ai më udhëzon (në rrugë të drejtë)". (Esh-Shu'ara, 77 – 78). Këtu vërejmë se në pjesën e parë të këtij ajeti "i cili më ka krijuar" nuk ka përdorur pjesëz përforcuese dhe as në fillim përemrin "Ai" - (Allahu), ngase nuk është e nevojshme, meqë këtu flitet për krijim natyrshëm, sepse askush në gjithësi nuk mund të pretendojë se është krijues. Ndërsa, meqë në vijim të ajetit flitet për udhëzimin, Krijuesi ka përdorur përemrin "Ai" – (Allahu), për të konfirmuar se vetëm Ai mund t'i udhëzojë njerëzit në rrugë të drejtë, ndonëse ekzistojnë disa që pretendojnë udhëzimin e njerëzve, prandaj Ai e përjashtoi këtë dhe tha: "dhe Ai më udhëzon (në rrugë të drejtë)". Kjo sepse ekzistojnë njerëz dhe sisteme të ndryshme që përpilojnë e formojnë ligje dhe kushtetuta kinse për t'i bërë njerëzit të kënaqur dhe të lumtur, por rezultojnë të pasuksesshme, kurse Ligji hyjnor i Krijuesit është absolut në çdo sferë të jetës njerëzore dhe, si i tillë, mbetet përgjithmonë. Njësoj është edhe çështja e furnizimit, kur Ibrahimi a.s. tha: "(Ai) i Cili më ushqen dhe më jep të pi" (Esh-Shu'ara 79), nënkupton "kufizimin", d.m.th. vetëm Allahu është furnizues, prandaj edhe ka konfirmuar - përforcuar duke përdorur përemrin lidhor (i Cili) dhe përemrin në veten e tretë (Ai). Për ilustrim, të theksojmë: Prindërit përgatisin ushqimin dhe ushqejnë fëmijët e tyre, prandaj ata janë drejtpërdrejt vetëm shkaktarë të të ushqyerit të tyre, por jo edhe furnizues. Më pastaj Ibrahimi a.s. tha: "Ai i Cili do të më bëjë të vdes e pastaj do të më ringjallë" (Esh-Shu'ara 81), në origjinal ka ardhur pa pjesëzën përforcuese, sepse vdekja dhe jeta natyrshëm janë vetëm kompetencë e Allahut, ashtu si në çështjen tjetër tek ajeti: "dhe i Cili, shpresoj se do të m'i falë gabimet e mia në Ditën e gjykimit"! (Esh-Shu'ara, 82). Prandaj, nga kjo rezulton maksima "I pastër dhe pa të meta është Ai, i Lartësuar mbi gjithçka që i shoqërojnë dhe trillojnë (në adhurim)", d.m.th. nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe zotat e tjerë që adhurohen, janë të trilluar, ngase askush nuk pretendon për vetveten se është zot. Por nëse dikush thotë se ka zot tjetër, ku është ai? Përse nuk mbron të drejtën e tij për të qenë zot? Nëse ai nuk e di këtë gjë, atëherë ai është i kotë; nëse e di e nuk ballafaqohet me këtë fakt, atëherë është frikacak. Pra, në këtë rast i tilli nuk meriton të quhet zot, për këtë arsye Zoti ynë dhe i gjithësisë gjykoi me një gjykim të qartë kur tha:"Thuaj: "Nëse përveç Atij do të kishte edhe zota të tjerë, siç thonë ata, atëherë ata do të kërkonin rrugë për mbizotërim ndaj të Madhëruarit (për t'ia marrë pushtetin)". (El-Isra 42)

Allahu xh.sh. konfirmon mohimin e plotë ndaj adhurimeve të kota që bëjnë pabesimtarët, meqë ata adhurojnë dikë tjetër ose I shoqërojnë Atij dikë tjetër në adhurim, prandaj thekson: "I pastër dhe pa të meta është Ai, i Lartësuar mbi gjithçka që i shoqërojnë dhe trillojnë (në adhurim)". Të shprehurit e këtij fakti në origjinal me kohën e tashme, dëfton për çudinë e këtyre adhurimeve të kota ose sinjalizon për vazhdimin e adhurimeve të kota nga ana e tyre. Fjala hyjnore në origjinal "subhane" – "i pastër dhe pa të meta është Ai", nënkupton: Adhuroni Zotin Një, d.m.th. mos i mveshni Atij diçka tjetër në adhurim, kurse shprehja në origjinal "teala" – "i Lartësuar mbi gjithçka që i shoqërojnë", nënkupton: Nuk lejohet assesi t'i shoqërohet diçka tjetër në adhurim.

Në pjesën e parë të ajetit vërejmë edhe përdorimin e përsëritur në origjinal të përemrit "min", që ka për qëllim "ndonjë apo diçka pjesërisht", dhe kjo nënkupton se zotat e trilluar që adhurojnë pabesimtarët, nuk arrijnë assesi të bëjnë as edhe më të voglën gjë në krijim, furnizim, vdekje apo ringjallje. Për këtë arsye rezulton formula absolute që s'do koment: "I pastër dhe pa të meta është Ai, i Lartësuar mbi gjithçka që i shoqërojnë dhe trillojnë (në adhurim)". Nga kjo rezulton se Allahu distancon veten e Tij dhe pastron Qenien e Tij nga kjo shpifje e pabesimtarëve, të cilët adhurojnë zota të tjerë të trilluar, duke thënë kinse Ai ka shok.

(1) Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, vëll. 5, f. 2772, viti 1996, Bejrut. (2) Po aty, f. 2772 (3) Muhamed Muteveli esh-Sharavi, vëll 18, f. 11468, pa vit botimi, Ahbarul Jevm, Kajro (4) Muhamed Mahmud Hixhazi, Tefsir El-Vadih, vell. 3, f. 33, 1992, Zekazikë, Egjipt (5) Tefsir El-Fahri Err-Rrazi, Mefatihul Gajb, vëll i 25, f. 128, viti 1981, Darul Fikr, Bejrut (6) Imam Al-Alusi, Tefsir El-Kuran El-Adhim ve Es-Seb'ul El-Methani, pjesa 21, f. 47, Ihja Et-Turath El-Arabijj, Bejrut (7) Tefsir Esh-Sharavi, f. 11468 (8) Ibni Xherir Et-Taberij, Tefsiru Et-Taberij, Xhamiul Bejan an te'vili Aj El-Kuran, vëll i 18, f. 509, viti I bot 2001, Kajro. (9) Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, vëll i pestë, faqe 2773 (10) Ibni Kethir, Tefsir El-Kuran El-Adhim, vëll. 3, f. 450, El-mektebetu Et-tevfikifije, pa vit botimi, Kajro.

# Rreth akuzës mbi metodologjinë e hadhtheve në vlerësimin e përgjithshëm të sahabëve

**Dr. Musa Vila**

Akuzat kundër hadithilogëve dhe metodologjisë së tyre rrjedhin nga orientalistët me pikëpamje antiislame dhe nga disa njerëz të veshur me petkun islam, të cilët në fakt ishin lojalë ndaj orientalistëve dhe kundërshtarë të Synetit të Pejgamberit a.s. . Ata u munduan që t'i irritonin dhe skandalizonin shumë pikëpamje të hadithologëve në metodologjinë e tyre. Kundërshtarët e Synnetit demagogjinë dhe intrigat e tyre i shprehë në këtë formë: (a) "Për sa u përket ashabëve, ne për ta nuk mendojmë ndryshe përveçse ashtu siç kanë menduar ata për vetveten e tyre. E ata vetveten e tyre e kanë menduar si njerëz që janë të ngjashëm me të tjerët që bëjnë gabime dhe mëkate. Ata kanë akuzuar njëri-tjetrin me akuza të rrezikshme. Disa prej tyre tjetrin e kanë akuzuar për mosbesim (kufër) dhe mëkate të mëdha. Është bërë e ditur se Ammar bin Jasiri Othmanin r.a. e kishte akuzuar për mosbesim dhe gjakun e tij e kishte konsideruar si të lejuar. Po ashtu Ibn Mes'udi, kur ishte në Kufe, gjakun e Othmanit r.a. e kishte konsideruar të lejuar".[1]

(b)"Është shumë e qartë se ashabët në kohën e tyre, kishin kritikuar njëri-tjetrin dhe disa prej tyre për nga pozita dhe autoriteti i konsideronin disa të tjerë më të ulët se të tjerët. Por megjithatë , ajo që na brengos është të vepruarit e shumicës së kritikëve (ekspertëve) të hadithit, në veçanti dijetarët kritikë të mëvonshëm, të cilët në përgjithësi ashabët i kanë vlerësuar me kriter të lartë fetar, pa akuzuar asnjërin prej tyre për gënjeshtër dhe shpifje të haditheve, kurse të tjerët, që patën ardhur pas ashabëve, i kishin akuzuar ashpër."[2];

(c)"Dijetarët kanë shtruar si detyrë të domosdoshme hulumtimin e transmetuesve të hadithit, mirëpo ata kanë qenë të kufizuar dhe nuk kanë ndërhyrë në gjendjen e ashabëve duke ikonsideruar të gjithë ata të drejtë e të paprekshëm dhe kanë ndaluar kritikën dhe çdo akuzë në drejtim të tyre. Prej thënieve të tyre, është edhe kjo:"Dosja e tyre është mbyllur herët". Ajo që është për t'u çuditur, është qëndrimi i tyre në këtë mënyrë, në kohën kur ashabët vetë kishin kritikuar njëri-tjetrin dhe kjishin hedhur në mosbesim ...[3] Ky i fundit nuk u mjaftua vetëm më këtë, po shkoi edhe më larg duke u shprehur në qëndrimin e ehlu suneh: "Në mesin e ashabëve ka pasur të atillë që Pejgamberin a.s. e kanë mashtruar në çështjen e zekatit. Disa prej tyre e kishin ofenduar, e disa prej tyre e kishin ndërtuar mesxhidu darin. Disa prej tyre kishin paraqitur arsyetim dhe nuk kishin marrë pjesë në betejën e Tebukut. Numri i tyre ka qenë më tepër se tetëdhjetë veta. Pastaj ata ishin penduar dhe Pejgamberi a.s. kishte pranuar haptazi pendimin e tyre. Për ta zbriti ajeti kuranor"( Et-Tevbe,95), për këtë që në Kur'an është një kaptinë që quhet kaptina e mynafikëve."[4] Ata thanë kush dëshiron ti dijë emrat e mynafikëve (hipokritëve) të fiseve Hazrexh dhe Evs, le të shohë vëllimin e parë të librit "Ensabul Eshraf", aty do të gjejë dhjetëra faqe të mbushura me emrat e tyre, duke filluar nga faqe 274 deri në 283. "[5] Pastaj vazhduan e thanë: "Nëse shumica absolute e dijetarëve thanë se ashabët në përgjithësi janë të drejtë nga kriteri i lartë fetar, nuk pranuan kurrfarë kritike dhe akuze ndaj tyre, duke i konsideruar të gjithë ata



të ruajtur nga mëkati, gabimi dhe harresa, ndërsa transmetuesit e tyre iu nënshtruan kritikës dhe akuzës, atëherë mund të themi se shumica e hulumtuesve ... nuk e pranuan kriterin e lartë të ashabëve në mënyrë të përgjithshme, por thanë ashtu siç ka thënë dijetari El Mukbilij, se pjesa dërrmuese e ashabëve, e jo ashabët në përgjithësi kanë qenë të mbrojtur dhe ndaj tyre lejohen mëkati, gabimi dhe harresa ashtu, siç lejohet edhe ndaj të tjerëve . Madje lejohet edhe pasioni (epshi për ta). ″Allahu e di ku ta vërë mesazhin (risalen) e vet″. (El En′am, 124)

**Ashabët në përgjithësi kishinë kriter të lartë fetar**

Mendimin e tyre e mbështetin në faktin se edhe ata ishin njerëz, ndodh tek ata ajo që ndodh edhe tek të tjerët, e kjo është një gjë që kthehet tek natyrshmëria njerëzore. Dhe vërtetë Zotria i tyre, të cilin Allahu e kishte zgjedhur:″Allahu e di ku ta vërë mesazhin (risalen) e vet″, (El-En′am, 124) ka thënë: "Vërtet unë jam njeri, e qëlloj dhe gaboj″. Hulumtuesit vendimin e tyre e mbështesin në ata persona që kanë jetuar në kohën e Pejgamberit a.s. - prej hipokritëve dhe gënjeshtarëve, një shumicë pre të cilëve më pastaj patën dezertuar nga feja e tyre, pasi ishte transferuar Pejgamberi a.s. tek Allahu i Lartësuar″.[6] Pastaj këtyre fjalëve u bashkëngjiti disa transmetime, prej atyre që ka transmetuar Muslimi: "Disa njerëz prej ashabëve që do të vijnë pas meje, do të dezertojnë, e kur do t′i njoh ata, do të rrëqethen prej meje. Atëherë do të them (Ditën e Kiametit) ′Ku m′i latë ashabët e mi′. Atëherë do të thonë: ′Ti nuk e di ç′kanë shpifur ata pas teje″.[7]

Nga kjo që u theksua, mendimet dhe argumentet e tyre mund t′i përmbledhim në këto pika:

(a) Bindja se ashabët në përgjithësi kishinë kriter të lartë fetar, është mendim i shumicës së dijetarëve, e jo mendim i hulumtuesve të rangut të hulumtuesit El Mukbili, Ahmed Emin, Taha Husejn dhe Ebu reje;

(b) Bindja se ashabët kishin kriter të lartë fetar bie në kundërshtim me atë që ka ardhur në Kur′an për nënçmimin e ashabëve, sepse në mesin e tyre ka pasur mynafikë (hipokritë) , gënjeshtarë, ka pasur prej atyre që Pejgamberin a.s. e kishin ofenduar dhe, në kontekst me këtë, ka zbritur në Kur′an kaptina e quajtur El Munafikun- hipokritët;

(c) Ashabët veten e tyre nuk e konsideronin të pastër nga kritika dhe akuza. Disa prej tyre i hodhën për mosbesim disa të tjerë. E disa të tjerë kishin përgënjeshtruar njëri-tjetrin. E si mund t′i konsiderojmë ata ndryshe përveçse ashtu siq e konsideronin veten e tyre;

ç) Kjo bindje (e shumicës së dijetarëve për pastërtinë e ashabëve) bie në kundërshtim më natyrshmërinë njerëzore, ngase ata nuk ishin tjetër përveçse njerëz, tek ata ndodh ajo që ndodh edhe tek të tjerët, e kjo kushtimisht kthehet tek natyrshmëria njerëzore e cila përmban gabim, harresë , mëkat , pasion etj. . Këtë e mbështesim në faktin se vërtet Pejgamberi a.s. ka qenë njeri. Ai ka thënë: "Vërtet unë jam njeri, e qëlloj dhe gaboj″. Për të vlerësuar mendimet dhe forcën e argumenteve të tyre, këto pika do t′i shqyrtojmë, diskutojmë dhe replikojmë radhazi njërën pas tjetrës.

Shqyrtimi dhe polemizimi i pikës së parë:
Mendimi se ashabët në përgjithësi kanë kriter të lartë fetar, nuk rrjedh nga drejtimi i hulumtuesve.

Kriteri i lartë fetar i ashabëve dhe kush janë ata që e thonë këtë mendim:
Nuk ka dyshim se bindja se ashabët në përgjithësi kanë kriteri të lartë fetar, është mendimi i shumicës së dijetarëve të rangut të katër drejtimeve- imamëve, Ebu Hanifes , Malikut, Shafiut, Ibn Hanbelit, hadithologëve si Buhariu, Muslimi, Ebu Davudi, Termidhiu, Nesaiu , Ibn Maxhe, Ibn Meini, Ibn Elmedini, Ebu Zer'ah, Ebu hatim, Ibn Hiban, Ibn Tejmije, ose të themi shkurtimisht se të këtij mendimi janë në përgjtihësi të gjithë dijetarët e e Ehlu suneh vel xhemaah. Këtë e përkrahin selefët e Ymetit dhe shumica e jotradicionalistëve. E nëse këta nuk janë hulumtues, atëherë mund të pyesin kush mund të jenë përveç këtyre? Po, disa grupe kanë kundërshtuar shumicën e Ymetit islam, siç janë mu'atezilët, havarixhët, shi'at dhe disa të tjerë të tipit el Mukbilij el Mu'tezilij. Po astu Taha Husejn, i cili shfrytëzon mendimet e orientalistëve duke i përvetësuar për veten e tij.[8] I tillë është edhe Ahmed Emin, të cilin me mjeshtëri e ka orientuar Dr. Alij Hasen Abdul Kadir, duke i thënë: "Rruga më e mirë për publikimin e mendimeve të orientalistëve, është që ato t'i orientosh qartazi tek folësit e tyre, por ato mendime t'i mbrosh sikur të ishin studimi dhe hulumtimi yt dhe vish petkun e hollë, që të mos i shqetësosh ata, ashtu siç kam vepruar unë në librin Fexhrul Islami dhe duhal islami".[9] I tillë ishte edhe Ebu Reje, i cili është përpjekur vazhdimisht për shkatërrimin e kalasë së fortë të Synetit, duke pretenduar se puna e tij është në mbrojtjen e Syunetit. Sa i çuditshëm që është?! Pavarësisht nga këto që u theksuan, mund të themi se ata që kundërshtuan shumicën e dijetarëve, nuk posedojnë argumente vërtetuese në pretendimin e tyre.

**Argumentet nga Kur'ani dhe Syneti që vërtetojnë kriterin e lartë të ashabëve**

Shumë tekste që kanë mbështetje në Kur'an, në librat e gjuhës arabe dhe më gjerë, tregojnë se fjala (e drejtë me kriterin e lartë fetar), kur ka të bëjë me ashabët dhe tabiinët përdoret në kuptimin 'i kënaqur plotësisht'. E kënaqësia është parcipiale e pjesshme, që ndryshon me ndryshimin e kohës dhe vendit. E ashabët në përgjithësi, tek Allahu xh.sh. kanë epitetin e kënaqësisë, d.m.th. Allahu ka qenë i kënaqur me veprat , fjalët dhe qëndrimet e tyre në përgjithësi. Në kontekst të kësaj, Allahu xh.sh. thotë në ajetet e fundit kanë të bëjnë me betejën e Tebukut, që ishte prej betejave të fundit të Pejgamberit a.s. . Këtu morën pjesë të gjithë muhaxhirët dhe ensarët. Nga ata që ishin në Medinë, askush



nuk mbeti pa marrë pjesë , me përjashtim të të dobëtit , ose ai që shte urdhëruar të rrinte, ose ai person që ishte i njohur për hipokrizi (nifak), ose disa prej atyre që, nga përtacia, nuk morën pjesë e që edhe Kur'ani i ka përmendur. Pavarësisht se si ka qenë gjendja, pjesa dërrmuese e medinasve morën pjesë në atë betejë. Gjithashtu Allahu xh.sh. i fali ata (ashabët) dhe ishte i kënaqur me ata, ashtu siç ishte i kënaqur me pjesëmarrësit (ashabët) e betejës së Bedrit dhe me zotuesit në Hudejbije. Po ashtu edhe Pejgamberi a.s. ishte i kënaqur me ta. Në kontekst të kësaj, Ai tha: "Mos i ofendoni ashabët e mi. Pasha atë në dorën e të Cilit është shpirti im, sikur vërtet ndonjëri prej

jush të shpenzonte ar sa kodra e Uhudit , vlera e tij nuk do të arrijë sa një grusht (ar) i tyre e as sa gjysma (e grushtit) të tyre".[10] "Me të vërtetë më i miri prej jush është brezi im (ashabët) , pastaj ata që pasojnë, pastaj ata që pasojnë. Pastaj vijnë njerëz që dëshmojnë pa u kërkuar dëshmia e tyre ..."[11] Në këtë prizmë kemi shumë hadithe që flasin për rolin. pozitën, vlerën dhe trimërinë e ashabëve. Lidhur me këtë, dijetari El hatib el Bagdadi tha: "Informatat (hadithet) në këtë drejtim janë të shumta. Këto janë në përputhshmëri me tekstet kuranore. Të gjitha këto (informata) tregojnë për pastërtinë e ashabëve. Në mënyrë të prerë tregojnë për kriteri e tyre të lartë fetar (drejtësinë e tyre) dhe dëlirësinë e tyre. Nuk ka nevojë askush prej krijesave (njerëzve) të merret me fshehtësinë dhe vlerësimin e tyre , përderisa Vetë Allahu xh.sh. i ka vlerësuar (dhe pastruar) ata. Ata - ashabët mbeten të tillë (të vlerësuar) përveçse nëse konfirmohet që ndonjëri kishte bërë ndonjë vepër që nuk ka dimension tjetër përveçse është mëkat, ose ndonjëri prej tyre është mbështetur në komentimin e teksteve që shpien në bashkëngjitjen e kryengritësve (havarixhëve) e pastaj për këtë të gjykohet në tërheqjen nga imuniteti i kriterit të lartë fetar, që Allahu i ka pastruar dhe ka ngritur çështjen e tyre prej kësaj. Dhe, sikur një gjë e tillë, që e theksuam, të mos vinte nga Allahu xh.sh. dhe nga Pejgamberi i Tij për diçka rreth tyre (ashabëve), atëherë gjithsesi ata duhet të vlerësohen në bazë të pozitës që patën në hixhret (migracion), xhihad, në mbështetje pa rezervë të Pejgamberit a.s. , në angazhim dhe me shpenzim maksimal të pasurisë, në luftë për hir të fesë edhe kundër të afërmve, kontributin e veçantë e misionin fetar , në forcën e besimit dhe bindjes që kishin. Dhe kështu, në mënyrë të prerë, të gjykojmë për kriterin e lartë fetar dhe të jemi të bindur për pastërtinë e tyre dhe vërtet ata (ashabët) kanë vlerën dhe pozitën më të vlefshme se të gjithë dijetarët që japin vlerësime dhe konfirmime pas tyre deri në mbarim".[12] E në realitet, atë që e ndërtuan dhe realizuan ashabët me pejgamberin a.s. për këtë Ymet, nuk mund ta bëjë askush tjetër. Mu për këtë arsye, dijetari Ibn Hiban, duke argumentuar për vlerësimin e ashabëve dhe pastrimin e tyre nga akuza në përgjithësi, tha: "Nëse vërtet dikush thotë për se i ke akuzuar ata që vijnë pas ashabëve, ndërsa akuzat rreth ashabëve i ke refuzuar? E harresa dhe gabimi janë pjesë e atyre, ashtu siç gjenden edhe pas tyre tek hadithologët, atij i thuhet: Vërtet Allahu i Lartësuar i ka pastruar ata nga çdo e metë e mangësi, i ka ruajtur ata nga çdo gabim që ul prestigjin e tyre dhe ata i ka bërë sikur yje, që përmes tyre, të udhëzohemi. Allahu i Lartësuar thotë: (Ali imran, 68).

Në një ajet tjetër thuhet: "... atë ditë kur Allahu nuk e poshtëron pejgamberin e së bashku me të as ata (ashabët) që kanë besuar ..."(Et-Tahrim,8). Pra , për ata që Allahu na ka informuar se Ditën e Kiametit nuk do të poshtërohen e as do të turpërohen dhe për ta ka dëshmuar se janë pasardhës të fesë së pastër të Ibrahimit , nuk lejohet që ata të akuzohen për gënjeshtër, ngase vërtet do të ishte e pamundshme që Allahu i Lartësuar të thotë: "Atë ditë kur Allahu nuk e poshtëron pejgamberin, e së bashku me të as ata (ashabët) që kanë besuar ..." dhe lidhur me këtë Pejgamberi a.s.: "Kush bën gënjeshtër qëllimisht ndaj meje, le ta përgatisë për veten e tij ulësen prej zjarrit".[13]

Sipas tekstit të këtij hadithi , zjarri do t'i kapë ata për të cilët Allahu na ka lajmëruar se nuk do t'i poshtërojë Ditën e Kiametit. Mirëpo ky tekst i hadithit nuk ka të bëjë me ashabët, po me gjeneratat që vijnë pas tyre. E për sa u përket atyre (ashabëve), të cilët dëshmuan dhe jetuan zbritjen e Kur'anit dhe Pejgamberin a.s. e që e shoqëruan, kritika ndaj tyre është e refuzuar, akuza ndaj tyre është në kundërshtim me besimin, mangësia e ndonjërit prej tyre është frymëzim i hipokrizisë, ngase ata (ashabët) ishin njerëzit më të vlefshëm të çdo shekulli pas Pejgamberit a.s., i cili nuk fliste nga hamendja, por nga ajo që inspirohej. Pra, asnjëri prej tyre nuk meriton akuzë, sepse Pejgamberi a.s. atyre (ashabëve) nuk ia trashëgoi misionin dhe t'i urdhërojë që ai që është prezantues (në Haxhin lamtumirës) t'ia komunikojë atij që nuk prezanton, po vetëm ata që tek ai ishin të sinqertë e të përgatitur për ta dëshmuar dhe jetësuar misionin . Dhe sikur ashabët të mos ishin të atillë, Pejgamberi a.s. nuk do t'i urdhëronte që atë që e kanë dëshmuar gjatë jetës së tij, ta komunikojnë pas tij, dhe sikur vërtet të ishin kështu të paurdhëruar për komunikim të misionit, - atëherë ky do të ishte sulm dhe akuzë për misionin profetik. Atë që Pejgamberi a.s. e ka vlerësuar, atij i mjafton ky nder. E ato gjenerata që vijnë pas ashabëve nuk janë sikur këta , ngase ashabi, kur e përcjell misionin tek tjetri pas tij, mund të jetë hipokrit ose bidatçi i njollosur, që lajmit i shton ose i mungon diçka vetëm për të devijuar njerëz pas tij dhe, për hir të kësaj, ne kemi bërë dallime në mes tyre dhe ashabëve, të cilët Allahu i ka mbrojtur nga bidatet (risitë) dhe devijimi".[14] Pra, me të gjithë ashabët Allahu ishte i kënaqur, po ashtu edhe Pejgamberi a.s. dhe, bazuar në këtë, fjalën të drejtë pa fije dyshimi mund t'ua mveshim ashabëve. *(Vijon)*

(1) Advau ala suneti el Muhamedije, f. 361. (2) Fexhrul islami, f. 217. (3) Advau ala sunet muhamedije, f 342. (4) Po aty f:353 (5) Po aty f. 353 (6) Advau ala sunneti muhamedije, f. 353-354. (7) Sahihu Muslim, vëll. 15, f 53-54. (8) Tahte riajetil Kur'anli er-rafiji, f. 94. (9) Es-sunetu ve mekanetuha. Dr. Sibaij, f. 214 (10) Sahihul muslim, vëll. 5, f. 221. (11) Fet'hul bari, vëll. 6. F. 187. Shih më gjerë: Komentimi i haditheve", mr. Musa Vila, f. 392-393. (12) El Kifaje fi ilmi rivaje lil bagdadi, f. 48-49. (13) Ref'u ve tekmil. (14) El mexhruhine minel muhadithine li ibn Hiban, f. 11-12

# Betimi - ligjshmëria, dispozitat dhe pasojat

**Jusuf Zimeri**

**Imam Kurtubiu, po ashtu në shpjegimin e ajetit 224 të sures El Bekare, thotë: "E mos E bëni Allahun peng të betimeve tuaja (kur betoheni në Të), kur doni të bëni vepra të mira, të silleni mirë dhe të bëni pajtim ndërmjet njerëzve. Allahu i dëgjon të gjitha dhe i di" Mufesirët thonë se ajeti në fjalë i udhëzon besimtarët islamë të mos shtojnë betimin e tyre, sepse një veprim i tillë është sëmundje për zemrën. Ky është edhe qëllimi kur Allahu xh.sh. thotë: "Ruani betimet tuaja".**

Sa më shumë që të humbasë ekuilibrimi, besnikëria, sinqeriteti e pse jo edhe besimi në mes njerëzve, aq më shumë shtohet betimi, sepse në skenë shfaqen mashtrimi, mosbesimi dhe gënjeshtra. Për këtë çështje mendoj se nuk duhen sjellë argumente, sepse në parim, kur njeriu për të vërtetën nuk ka nevojë për argument shtesë, që të bindë dikë se ajo që thotë, është e vërtetë, mirëpo, kur humbet besimi, humbin vlerat fetare dhe njerëzore, - atëherë ndihet nevoja që fjalët a shprehjet tona t'i shoqërojmë gjithnjë me argument shtesë, siç është betimi për të bindur dëgjuesin se po flasim të vërtetën.

Këtë çështje, Islami dhe e drejta islame e kanë trajtuar nga këndvështrime të ndryshme, dhe kanë dhënë konkluzione të qarta rreth betimit. E drejta islame, duke marrë parasysh nevojën dhe natyrshmërinë e njeriut, që kalon nëpër faza të caktuara të veprimtarisë së tij, betimin nuk e ndaloi tërësisht, po përkundrazi e pranon si argument edhe në procedurën gjyqësore, që nënkupton se e ligjësoi duke sistemuar përdorimin e betimit. Argument se betimi është i lejuar, krahas shumë argumenteve të tjera për ligjshmërinë e betimit në të drejtën islame, është edhe imperativi kuranor që i drejtohet Pejgamberit a.s. ,. për betim, duke i thënë(Shih: Junus, 53) Pra, vërehet qartë se Allahu xh.sh. kërkon nga Pejgamberi a.s. që, përmes betimit, t'u vërtetojë atyre për dënimin e botës tjetër, i cili nuk mund të pengohet assesi. Betimi në terminologjinë e së drejtës islame njihet me nocionin "el jemin", që në aspektin linguistik gjuhësor ka së paku tri kuptime kryesore, që janë:

- Fuqi, forcë, e ky kuptim vërtetohet përmes ajetit kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "Ne do ta kapnim atë (Muhamedin a.s.) me fuqinë tonë". (El Hak-ka,45)
- Nocioni "Jemin" nënkupton dorën e djathtë ose anën e djathtë, për shkak të fuqisë që mban ajo në krahasim me dorën e majtë.
- Gjithashtu kjo shprehje nënkupton edhe betimin.

Nocioni "El jemin", në kuptimin terminologjik të Sheriatit islam, nënkupton "Shprehjen (betimin) për një kontratë a veprim, që vërteton vendimin e betuesit për një veprim ose mosveprim".

Nga ky përkufizim nënkuptohet se betimi zakonisht përdoret në rastet dhe çështjet vitale, që rregullojnë marrëdhënie ndërnjerëzore, siç janë kontratat dhe çështjet që rregullojnë të drejtat dhe detyrimet/obligimet e individit. Andaj, duke marrë parasysh rëndësinë e kësaj shprehjeje, ajo nuk lejohet të jetë çdo e dyta a e treta fjalë e folësit, të përdoret për çështje të imëta mediokre, sepse përdorimi sa më i shpeshtë i betimit, nuk rrit besimin e opinionit te betuesi, po jep efekt të kundërt, që nënkupton se minimizon besimin dhe autoritetin e tij, kurse në aspektin fetar islam, sipas konkluzionit të juristëve islamë, është veprim i urryer.

**Mendimi i juristëve islamë**

Kur shpalosim konkluzionin e juristëve islamë - se betimi i panevojshëm është veprim i urryer, të theksojmë patjetër se bëhet fjalë për betimin e vërtetë, kurse betimi i rrejshëm është veprim i ndaluar, i cili sjell pasoja juridike jo

vetëm në jetën e kësaj bote, po edhe në jetën e botës tjetër. Këtë e vërteton ajeti kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: ( Shih:Ali Imran,77) Imam Kurtubiu në Tefsirin e tij, në komentimin e ajetit 89 të sures El Maide, thotë: "Ruani betimet tuaja", nocionin "ruani" e shkoqit me largim, sugjerim për mosbetim, sepse, nëse njeriu nuk ka fituar shprehi të betohet, ai nuk i nënshtrohet imperativit "ruani betimet tuaja", ngase me këtë detyrim obligohet vetëm betuesi. Pastaj Imam Kurtubiu, po ashtu në shpjegimin e ajetit 224 të sures El Bekare, thotë: "E mos E bëni Allahun peng të betimeve tuaja (kur betoheni në Të), kur doni të bëni vepra të mira, të silleni mirë dhe të bëni pajtim ndërmjet njerëzve. Allahu i dëgjon të gjitha e i di. Mufesirët thonë se ajeti në fjalë i udhëzon besimtarët islamë të mos shtojnë betimin e tyre, sepse një veprim i tillë është sëmundje për zemrën. Ky është edhe qëllimi kur Allahu xh.sh. thotë: "Ruani betimet tuaja".[1] Në anën tjetër, i Dërguari i Allahut xh.sh. na ndalon që, gjatë shitblerjes dhe tregtisë, si një dukuri më të shpeshtë të përdorimit të betimit, sepse betimet e shumta humbin jo vetëm autoritetin e individit, po edhe vlerën e pasurisë.

Ebu Katadete el Ensariu transmeton hadithin e tij, duke thënë: "E kam dëgjuar të dërguarin e Allahut a.s., duke thënë: "Kujdes, mos u betoni shumë në shitblerje, sepse betimi i shumtë ngjall dilemë për pasurinë dhe humb vlerën dhe bereqetin e pasurisë.[2] Në një transmetim tjetër nga Ebu Dherri, Pejgamberi a.s., ka thënë: "Njerëzve të tri kategorive Allahu xh.sh. nuk do t'u flasë, nuk do t'i shikojë (mëshirojë) e as nuk do t'i pastrojë prej mëkateve të tyre, porse për ta do të ketë dënime të dhembshme". Këtë hadith Pejgamberi a.s. e përsëriti tri herë, atëherë Ebu Dherri tha: "Ata janë të humbur dhe të zhdukur, o i Dërguari i Allahut, po kush janë ata, o i Dërguari i Allahut? Pejgamberi a.s. tha: "Personi që rrobat e tij i lëshon të gjata përtokë (nën zogun e këmbës nga kryeneçësia), ai që i bën një të mirë tjetrit dhe ia përmend pandërprerë, dhe ai që e shet mallin e tij duke u betuar rrejshëm".[3]

I nxitur nga këto argumente, Imam Ebu Hamid El Gazali thotë: Tregtarët asnjëherë nuk duhet të fitojnë shprehi betimin, sepse nëse betimi i tij është i rrejshëm, ai ka bërë një betim fundosës, që do ta fundosë në Xhehenem, e ky është një mëkat prej mëkateve të mëdha, e nëse është i vërtetë ajo në se betohet, atëherë betimin e tij e ka ekspozuar për shitje, e nëse betimi i tij është me karakter lavdërimi të mallit të tij edhe është e vërtetë ajo që e lavdëron, atëherë është një veprim i urryer, sepse asgjë nuk i shton në furnizimin e tij.[4] I nxitur nga këto argumente, imam Shafiu r. a ka thënë: Nuk jam betuar në Allahun xh.sh. asnjëherë, as bindshëm e as rrejshëm".

**Në se duhet betuar**

Nga ajo që thamë deri tsah, pamë se për ne besimtarët islamë nuk është e preferuar të betohemi për çdo send, por vetëm atëherë kur kërkohet betimi nga ne. Në rastet kur duhet të betohemi, sipas parimeve të Sheriatit Islam për betim, konsiderohet vetëm betimi në Allahun xh.sh. dhe në Emrat e Tij të bukur, kurse betimi në çështje të tjera përveç Allahut xh.sh., siç është betimi në prindërit, fëmijët, Diellin, Tokën etj. , jo vetëm që nuk arrin efektin e duhur të betimit, por ky lloj i betimit konsiderohet edhe mëkat. Në kontekst të kësaj, Pejgamberi a.s., në hadithin që transmeton Omeri r.a., ka thënë: "Vërtet Allahu jua ndaloi juve që të betoheni në prindërit tuaj, andaj, kush betohet, le të betohet në Allahun ose le të heshtë".[5] Pra, nëse besimtari islam, betohet në diçka tjetër përveç në Allahun xh.sh. dhe në Emrat e Tij të bukur, si p.sh., të betohet në fenë e Tij, pejgamberët, melaiket, Qabenë, namazin, agjërimin a haxhin, prindërit, fëmijët, Diellin, Hënën etj, etj. , sipas konsensusit të juristëve islamë, ky lloj betimi nuk konsiderohet betim dhe është betim i urryer (Mekruh), kurse imam Shafiu r.a. shkon edhe më larg për këtë lloj të betimit dhe thotë: Kam frikë se të mos jetë edhe mëkat, e për këtë nuk ka kefaret. Për sa i përket betimit në Kuranin famëlartë, shumica e dijetarëve të shkollave juridike islame, edhe këtë lloj betimi e trajtojnë si betim, prej të cilit pasojnë obligime dhe pasoja konkrete siç është kefareti.

**Llojet e betimit**

Duke marrë parasysh faktin se njeriu ballafaqohet me sfida dhe sprova të ndryshme në jetën e tij të përditshme, dijetarët islamë, duke studiuar betimin dhe argumentet autentike që kanë të bëjnë me të, nga të gjitha këndvështrimet, arritën që betimin, në varësi nga pasojat që rrjedhin, ta klasifikojnë në tre lloje, që janë:

**1- Betimi fundosës**

Ky betim quhet me këtë emër për shkak se ky lloj betimi ka pasoja serioze, veçanërisht në jetën e Botës tjetër, sepse pronarin e saj e fundos në zjarrin e Xhehenemit. Ky është betim i rrejshëm me qëllim, që bëhet për një çështje në të kaluarën apo në të tashmen. Betuesi në këtë rast është i vetëdijshëm se, me betimin e tij, me të cilin mohon ose vërteton diçka, është i rrejshëm.

Ky lloj i betimit, sipas parime të jurisprudencës islame, konsiderohet prej mëkateve të mëdha, një mëkat q e fundos pronarin e tij në zjarrin e Xhehenemit. Këtë e vërteton hadithi i Pejgamberit a.s. , kur njëherë kishte ardhur një njeri te Pejgamberi a.s. , dhe e kishte pyetur: "Cilat janë mëkatet e mëdha, o i Dërguari i Allahut xh.sh."? Pejgamberi a.s. , tha: "T'i bëhet shok Allahut xh.sh. ", pastaj cilat janë?: Tha:" Mosrespektimi i prindërve", pastaj cilat, o i Dërguari i Allahu? Tha: "Betimi i rrejshëm

fundosës".[6] Juristët islamë për këtë lloj të betimit, janë të mendimit se betuesi nuk obligohet me kefaret, por konsiderohet mëkatar, kurse ai që dëshiron ta largojë hidhërimin e Allahut ndaj tij dhe të përfitojë nga mëshira e Allahut xh.sh. në jetën e kësaj dhe të Botës tjetër, ai detyrohet të pendohet (teuvbe) dhe të kërkojë falje të sinqertë (Istigfar) nga Allahu xh.sh..

**2- Betimi i gabuar**

Sipas shumicës së juristëve islamë, betim i gabuar është atëherë kur njeriu betohet për diçka në të kaluarën a në të tashmen duke menduar se vërtet çështja është ashtu si betohet, por realiteti është tjetër nga ajo për se betohet. Në transmetimin e Ibni Omerit, të Ibni Abasit dhe Aishes r.a., thuhet se ky lloj betimi është thënia e njerëzve "po, për Zotin", pra duke shpejtuar gjuhët e tyre pa qëllim betimi. Sipas Imam Shafiut, ky lloj i betimit është atëherë kur betuesi betohet duke mos pasur për qëllim betimin, ose, me fjalë tjera, kur shpejton gjuhën e tij pa qëllim, pa dashur të betohet. Për këtë lloj të betimit, Allahu xh.sh. thotë: (Shih: El Bekare, 225) Dijetarët islamë, duke u mbështetur në këtë ajet kuranor, janë të mendimit se për këtë lloj të betimit nuk ka kefaret. Për këtë lloj betimi, mendoj se duhet theksuar mendimi i dijetarëve të medhhebit Hanefij, të cilët, në dallim nga shkollat e tjera, zbërthejnë çështjen duke thënë se ky lloj i betimit, nëse përdoret për të ardhmen, konsiderohet betim që ka kefaret, pavarësisht se a ka pasur për qëllim betimin apo jo.

**3- Betimi i lidhur-i përforcuar**

Betimi i lidhur a i përforcuar është kur betuesi betohet për një send, për të ardhmen, se do ta veprojë ose nuk do ta veprojë. Dispozita e këtij lloji të betimit është ose obligueshmëria e plotësimit të betimit, ose obligueshmëria e kefaretit, në rastin kur nuk e plotëson betimin. Allahu xh.sh. në Kur'anin famëlartë ka thënë: (Shih: El Maide, 89). Për këtë lloj të betimit juristët islamë janë unikë në mendimet e tyre se, nëse betuesi nuk i përmbahet asaj për se është betuar, pason kefareti si formë e sanksionit, pavarësisht nëse çështja për të cilën është betuar, është obligative (Vaxhib) apo për veprim të lënies së vaxhibit. Mund të jetë që të jetë betuar për të vepruar ndonjë mëkat, që në këtë rast nuk do të thotë se duhet t'i përmbahet betimit, por duhet t'i nënshtrohet detyrimisht kefaretit për moszbatimin e premtimit. Nëse shkoqisim në hollësi veprat dhe dispozitat e tyre, për të cilat jemi betuar, nëse detyrohemi t'i përmbahemi betimit apo detyrohemi të prishim betimin dhe t'i nënshtrohemi kefaretit, na paraqiten disa raste, që janë:

- Nëse betimi bëhet për veprim të farzit, sikur dikush të betohet duke thënë: Për Zotin, do të fal namazin e drekës, ose do të agjëroj Ramazanin, atëherë betuesi në këtë rast detyrohet të plotësojë betimin, e këtë e vërteton hadithi i Pejgamberit a.s. , ku thotë: "Kush premton (betohet) se do t'i nënshtrohet Urdhrit të Allahut, le t'i nënshtrohet".[7] Nga kjo nënkuptohet se, nëse betuesi në këtë rast nuk zbaton betimin e bërë, përveçqë ka lënë pa kryer farzin, që ka trajtim në vete, ai konsiderohet mëkatar edhe për moszbatimin e betimit dhe detyrohet t'i nënshtrohet sanksionit të kefaretit.

- Nëse betuesi betohet se nuk do ta kryej farzin, ose betohet se do të bëjë mëkat sikur të thotë: Për Zotin, nuk e fali namazin e drekës, ose të thotë Për Zotin do të pi alkool, apo do ta mbysë filanin, ose nuk do t'i flasë prindërve etj. në këtë rast betuesi detyrohet me prishjen, pra mosrespektimin e betimit, dhe me pendim dhe istigfar, kurse për prishjen e betimit detyrohet edhe me kefaret. Këtë e vërteton hadithi i Pejgamberit a.s. , ku ka thënë: "Kush betohet për diçka e pastaj të kundërtën e betimit e sheh më të mirë, le ta veprojë atë që është më e mirë për te, kurse për betimin e tij le të paguaj kefaret. "[8]

- Nëse betimi bëhet për lënien e suneteve, sikur të thotë: "Për Zotin nuk e fal namazin nafile, ose nuk e vizitoj të sëmurin, ose nuk e përcjell xhenazen etj. , në këtë rast është më e preferuar të thyejë betimin e tij dhe të zbatojë synetin, kurse për thyerjen e betimit të paguajë kefaret.

- Nëse betimi bëhet për kryerjen e ndonjë veprimi të urryer (mekruh), edhe në këtë rast është më mirë që të thyejë betimin dhe të mos kryejë veprën e urryer (mekruhin), e për thyerje të paguajë kefaret.

**Kefareti i betimit**

Pasi e sqaruam se për dy llojet e para të betimit nuk ekziston sanksioni i kefaretit, po një sanksion i tillë parashihet vetëm për llojin e tretë, që është betimi i përforcuar, atëherë duhet të sqarojmë patjetër se cili është kefareti i këtij betimi. Kefareti i këtij lloji të betimit përcaktohet në Kur'anin famëlartë, ku Allahu xh.sh. thotë (Shih: "El Maide, 89)

Nga ky ajet kuranor nënkuptohet se kefareti i betimit është:

1. Ushqimi i dhjetë të varfërve brenda një ditë ose
2. Veshmbathja e tyre, ose
3. Lirimi i një robi.

Meqë këto tri lloje të kefaretit janë të një kategorie, thyesi i betimit mund të zgjedhë njërën prej këtyre tri sanksioneve, por meqë këto janë të lidhura me çështjen materiale – ekonomike dhe nëse betuesi nuk mund të zbatojë njërën nga këto tri kefarete, - vetëm atëherë kalon në kefaretin e katër, që e obligon me agjërimin e tri ditëve radhazi pandërprerë. *(vijon)*

[1] Tefsiri i Kurtubiut 3/97 [2] Muslimi [3] Muslimi [4] Ebu hamid El Gazali, Ihjau Ulumud-din 2/77 [5] Buhariu- Muslimi [6] Buhariu, Muslimi [7] Buhariu [8] Muslimi – Ahmedi

# Durimi në sprova

**Fidan Bilalli**

**Omer Ibn el Hatabi ka thënë: "Ditët më të mira të jetës sonë qenë ato që i kaluam me durim".**

Durimi nënkupton qëndrueshmërinë dhe gatishmërinë për t'u përballur me sfidat dhe vështirësitë, me të cilat ballafaqohet njeriu, nëpërmjet të cilit arrihet lumturia dhe kënaqësia e Allahut xh.sh. . Sabri është prej virtytrve më të larta të fesë islame, prandaj në Kur'an është përmendur në më shumë se 90 vende, çka tregon për rëndësinë dhe për shkallën e tij të lartë. Fillimisht është përmendur në suren El-Bekare, ajeti 45, për të përfunduar me ajetin 3 të sures El-Asr. Durimi është domosdoshmëri për myslimanin, për faktin se është virtyti më i lartësuar në Islam, dhe i vetmi për të cilin shpërblimi është i pakufizuar. Allahu, xh.sh. thotë: " … ndërsa durimtarëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë"! (Zumer, 10).

Durimi është një prej thesarëve të Xhennetit dhe, si të tillë - durimtarët në Xhennet do të kenë grada të larta dhe do të përshëndeten me selam, për shkak të durimit në sprovat dhe vështirësitë e kësaj bote. Allahu xh.sh. Thot: (Shih: Er-Ra'd, 24)

Të kujtojmë durimin e një robi të madh të Allahut, një pejgamberi të ndereshëm e të respektuar. Është fjala për Ejubin a.s. , durimin e të cilit e admiroi i Madhi Allah, dhe si rezultat, Allahu xh.sh. dyfishoi shpërblimin e tij. Allahu, xh.sh. thotë: "(Kujto) Edhe Ejubin kur iu drejtua Zotit të vet me lutje: "Më gjeti belaja, e Ti je më Mëshiruesi ndër mëshiruesit"!. Ne iu përgjigjëm atij nga mëshira Jonë, ia hoqëm ato vështirësi që kishte, i dhamë familjen e tij dhe aq sa ishin ata. dhe e bëmë përkujtim për të devotshmit"! (El-Enbija, 83-84). Kurani famëlartë, në shembullin e sipërpërmendur, na mëson se durimi është një cilësi dhe tipar i pandashëm edhe i profetëve dhe i të dërguarve të Zotit, prandaj shembujt që flasin për durimin e pejgamberëve, janë shumë. E tëra kjo rezulton se myslimani, me durimin e tij, arrin t'i tejkalojë të gjitha sfidat dhe vështirësitë e kësaj bote në mënyrën më të lehtë të mundshme, duke menduar shpërblimet e mëdha, takimin me Allahun xh.sh. dhe hyrjen në Xhennet.
Nga Suhejbi r.a. , transmetohet se i Dërguari i Allahut a.s. , ka thënë:"E çuditshme është çështja e besimtarit! Çdo gjendje që ai përjeton, është e mirë për të, e këtë nuk e arrin askush tjetër përveç besimtarit. Nëse besimtarin e qëllon një e mirë, ai falënderon (Allahun), e kjo i sjell dobi, kurse nëse e godet e keqja, ai bën durim (sabër), e edhe kjo i sjell dobi". (Ahmedi) S'ka dyshim se kjo botë nuk është gjë tjetër përveçse një arenë e sprovave, në të cilën njeriu përballet me sfida të natyrave të ndryshme. Allahu xh.sh. thotë: (Shih:El-Ankebut, 1-3)

Meqë është një krijesë e dobët dhe me të meta, njeriu është normale të ketë probleme nga më të ndryshmet. Ai sprovohet me lloj-lloj sfidash, për të testuar i Madhi Allah imanin dhe përkushtimin e robit të Tij. Prandaj në të gjitha këto momente dhe situata të pakëndshme, myslimani duhet të mbështetet në Allahun xh.sh. dhe me durimin e tij, t'i tejkalojë sa më lehtë ato vështirësi. Nga kjo rezulton se besimi i fuqishëm në Allahun xh.sh. i mundëson myslimanit që, me fuqinë e durimit, t'i kundërvihet çdo lloj fatkeqësie që mund ta godasë. Allahu xh.sh. thotë: (Shih: El-Bekare, 155) Nga ajeti i lartcituar kuptojmë qartë se, nëse arrijmë t'i tejkalojmë me durim sfidat dhe vështirësitë e kësaj bote, s'ka

dyshim se shpërblimet dhe mirësitë e Allahut janë të pakufishme.

**Shpërblimi më i madh është për sprovat më të mëdha**

Durimi në fatkeqësi nënkupton qëndrueshmërinë dhe këmbënguljen e myslimanit në sprova, me të cilat është përballur, duke e kuptuar se tashmë nuk i mbetet gjë tjetër përveç të duroj dhe të shpresojë në shpërblimet e Allahut xh.sh. . Me këtë nënkuptohet edhe durimi për të përballuar fjalë dhe ofendime të ndryshme, madje edhe në raste të mungesës së të mirave dhe mirësive. Sprovat me të cilat përballet njeriu në këtë botë, si: humbja e një anëtari të familjes, sëmundjet e ndryshme, humbjet e paparashikuara financiare, problemet familjare dhe sprova të ndryshme, … - që të gjitha myslimani i mirëpret me durim dhe bindje në shpirt, se janë nga Allahu xh.sh. . Nga Ebu Seidi dhe Ebu Hurejre transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Çkado që e godet myslimanin, qoftë lodhje, pikëllim, brengë, hidhërim, mundim nga sëmundje a fatkeqësi, madje edhe shpimi nga ferra - me secilën prej këtyre Allahu ia shlyen mëkatet atij". (Buhariu dhe Muslimi). Problemet dhe sfidat mund t'i tejkalojmë me durim dhe gjakftohtësi, por edhe duke u këshilluar me të tjerët që kanë njohuri dhe përvojë. Duhet të jemi të vetëdijshëm se problemet me të cilat ballafaqohemi sot, nuk janë vetëm probleme tona dhe të shekullit që po jetojmë, veçse edhe para nesh shumë të tjerë ishin ballafaquar me probleme të tilla. Edhe pejgamberët në të kaluarën, po edhe Pejgamberi ynë a.s. , përjetuan sfida të shumta e vështirësi të ndryshme në realizimin e misionit hyjnor. Të kujtojmë vuajtjet, peripecitë, shpifjet dhe akuzat ndaj ResulAllahut a.s. , por, duke qenë se qëndresa dhe durimi ishin të kalitura thellë në zemrën e tij, arriti t'i sfidonte të gjitha ato sprova. Edhe ashabët përjetuan përsekutime e tortura çnjerëzore, por, me durimin e tyre dhe qëndresën e fortë, u bënë besimtarë të denjë, duke qenë i kënaqur Allahu me ta dhe duke u premtuar xhenete nën të cilat rrjedhin lumenj. Allahu xh.sh. thotë: ( Shih:Ali Imran, 142). Omer Ibn el Hatabi ka thënë:"Ditët më të mira të jetës sonë qenë ato që i kaluam me durim". Nuk na lejohet të dorëzohemi pas fatkeqësisë që na ndodh, po duhet të mbështetemi fuqimisht në Allahun, sepse edhe nga fatkeqësia besimtari përfiton gjithmonë dhe këtë dhunti Allahu nuk ja ka dhuruar askujt tjetër vetëm besimtarit. I Dërguari i Allahut a.s. thotë:"Allahu kur një robi të Tij ia do të mirën, ia shpejton dënimin në këtë botë e,nëse Allahu një robi të Tij nuk ia do të mirën ,e lë atë (të vazhdojë) në mëkat derisa të vijë Dita e Kiametit, dhe për atë ndëshkohet". (Tirmidhiu nr. 2396.) Në një hadith tjetër Pejgamberi a.s. thotë: "Shpërblimi më i madh



është për sprovat më të mëdha. Nëse Allahu e do një popull, e sprovon atë, kush është i kënaqur (me atë sprovë), me atë është kënaqësia e Allahut, e kush është i pakënaqur, edhe Allahu do të jetë i pakënaqur më të". Si përfundim, Allahu xh.sh. urdhëroi të mbështetemi fort në Të, nga goditja e fatkeqësive dhe sprovave të ndryshme, pavarësisht nga rrethanat me të cilat mund të përballemi në këto situata jo të këndshme. I Madhi Allah thotë: (Shih: El-Bekare, 153).

**Të kënaqurit me Caktimin e Allahut xh.sh.**

Në këtë botë do të ndeshet gjithsesi me të papritura, sprova e vështirësi të ndryshme. Gjëja e parë që krijoi Allahu, është lapsi, të cilit i tha: "Shkruaj"! Çfarë të shkruaj? - pyeti lapsi. Allahu i tha: "Shkruaj fatin e çdo gjëje deri në Ditën e Gjykimit"! (Ahmedi dhe Tirmidhiu)Kënaqësia me caktimin e Allahut është edhe një prej qëllimeve prioritare të myslimanit, për faktin se



është edhe një prej fundamenteve të besimit. Të jesh i kënaqur me Allahun, do të thotë të pranosh me kënaqësi atë që Allahu ka caktuar për ty. Kjo nënkupton që myslimani, me gjithë vuajtjet nga varfëria dhe skamja, madje edhe pa shpresë për një të ardhme më të ndritshme, ose, me gjithë vuajtjet nga sëmundjet e ndryshme, - ai duhet të jetë i kënaqur pasi ky është caktim i Allahut. Në një situatë të tillë, të vazhdosh ta duash Allahun me zemër, është një prej treguesve më të mirë që sinjalizon kënaqësinë e Allahut, ngase shumë njerëz, në rast se ballafaqohen me sfida të tilla, largohen nga udhëzimi i Allahut. Zaten ky është edhe momenti kur në përballje me fatkeqësitë dhe sprovat dallohet i miri nga i keqi, i ndershmi nga i pandershmi, ai që është i kënaqur me caktimin e Zotit, nga ai që është i mbushur plot mllef dhe pakënaqësi. Të mos harrojmë, lexues i nderuar, brezin e parë të myslimanëve, që kënaqeshin me caktimin e Allahut. Në një rast Muhamedi a.s. i kishte thënë Sad ibn Vekasit se, për çdo gjë që I lutet Allahut, Ai do t'ia pranojë. Para se të vdiste, i humbi të parët dhe ai vazhdimisht lutej për të tjerët. Një i ri e ndali një ditë dhe i tha: "O Sad, ty të pranohet lutja, përse nuk E lut Allahun që të ta kthejë të parët"? e Sadi i tha: "O djalosh, vullneti i Zotit është më i dashur për mua se të parët tim. Si të mos jem i kënaqur me diçka që Zoti ka dashur për mua? Prandaj nuk lutem".

- Natyra e njeriut në këtë botë është se një ditë ndihet mirë e i lumtur, dhe ditën tjetër ndihet keq dhe i zhgënjyer. Kurse myslimani, ashtu siç është i kënaqur kur ndihet i qetë e i lumtur, ashtu kënaqet edhe kur është i sprovuar dhe në gjendje jo të mirë. Shërimi i zemrave dhe qetësia shpirtërore arrihen më së miri me kënaqësinë në caktimin e Allahut. Musai a.s. e pyeti Allahun: "O Zot, më trego një mënyrë që ta kuptoj se Ti je i kënaqur me mua! Zoti i thotë: "Kënaqësia Ime ndodhet kur ti je i kënaqur me caktimin Tim". A nuk E ke dëgjuar Allahun të ketë thënë: "E sikur të kënaqeshin me atë që ua dha Allahu dhe i dërguari i Tij, e të thoshin: Neve na mjafton Allahu"…, që nënkupton se atij që pajtohet dhe është i kënaqur me atë që i ka caktuar Allahu, do t'i mjaftojë Allahu, sa Mbështetës dhe Mbikëqyrës i mirë është Ai! Këtë më së miri na e tregon rasti i Muaviut r.a. , kur i shkroi një shkresë Ajshes r. anha, në të cilën i tha: "Më shkruaj një mesazh, më këshillo dhe mos e zgjat (mesazhin)". Aisheja i shkroi Muaviut: " Shpëtimi dhe paqja qoftë për ty! Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë: "Kush kërkon që Allahu të jetë i kënaqur me të, duke qenë njerëzit të hidhëruar, mjafton që Allahu e mbron atë nga njerëzit. Kush kërkon që të jenë njerëzit të kënaqur me të, duke qenë i hidhëruar Allahu, Allahu e lë në duart e njerëzve". Ve selamun alejkum . " (Ibn. Haxheri) Kënaqësia me caktimin e Allahut është porta më e madhe e Allahut, portë e cila të çon drejt mëshirës dhe kënaqësisë së Tij, dhe nëpërmjet së cilës myslimani arrin grada të larta tek Allahu xh.sh..

Nga kjo rezulton se, sikurse zemërimi që është shkak i fatkeqësisë dhe i sprovave në dynja dhe Ahiret, ashtu edhe kënaqësia me Allahun është shkaku më i fortë që Allahu të bën të lumtur në dynja dhe Ahiret. Dhe kënaqësinë më të madhe robi i Allahut do ta përjetojë në Xhenet, kur do të thërrasë Allahu: " O banorët e Xhenetit, a jeni të kënaqur"? - do të pyesë i Lartësuari. Banorët e Xhenetit do të përgjigjen: "Si të mos jemi të kënaqur, pasi na është dhënë ajo që s'e ka askush prej krijesave të Tua". - Allahu do të thotë: "Do t'ju jap një gjë më të mirë se kjo". - Ata do të pyesin "Cila është ajo gjë që është më e mirë se kjo gjendje në të cilën jemi"? - Allahu do të thotë: "Mbi ju do të lëshoj kënaqësinë Time dhe asnjëherë më nuk do hidhërohem me ju". (Buhariu dhe Muslimi).

# Zubejr ibnu Avami r.a.

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Jeta e Zubejr Ibnu Avamit i ngjan shumë jetës dhe vuajtjeve të një figure tjetër të përgëzuar me Xhenet, që ishte Talha ibnu Ubejdullah. Për këtë arsye, vetë Muhamedi a.s. i përgëzoi të dy njëkohësisht me Xhennet, duke u thënë: "Ata do të jenë dy fqinjët e mi në Xhennet"**

Një nga figurat me të shquara të ashabëve të Pejgamberit a.s. ishte edhe Zubejr ibnu Avami. Ky ashab i Pejgamberit a.s. ishte po ashtu njëri nga dhjetë të përgëzuarit me Xhennet. Zubejr ibnu Avami qysh në moshë të re kishte pranuar fenë islame dhe për këtë shkak ai u torturua dhe u keqtrajtua nga xhaxhai i tij. Ai e mbështillte Zubejrin me rrogoz dhe i vinte flakën rrogozit, me qëllim që t`ia bllokonte frymëmarrjen dhe ta detyronte që ta braktiste Islamin. Zubejri qysh i ri, madje në moshën 8 vjeç, u qëndronte torturave dhe persekutimeve që i vinin nga ana e pabesimtarëve. Zubejr ibnu Avami përqafoi Islamin bashkë me katër shokët e tij të lojës dhe argëtimit. Shokët e tij që pranuan Islamin së bashku me Zubejrin, ishin: Aliu r.a., Talha ibnu Ubejdullahu dhe S`ad ibnu Ebi Vekasi. Këta që të gjithë përafërsisht ishin të së njëjtës moshë.[1] Ebu Bekri r.a. ishte person me autoritet dhe i dashur në popull për shkak të mirësjelljes së tij. Njerëzit kërkonin këshilla nga ai, sepse ishte i ditur, i urtë dhe me përvojë. Ai filloi t`i thërriste në fenë e re islame, ata që i njihte dhe tek të cilët kishte besim. Nga Ebu Bekri, përveç Uthman ibni Afanit, Abdurr-rrahman bin Avfit, S`ad bin ebi Vekasit dhe Talha bin Ubejdullahu, Islamin e pranoi edhe Zubejr ibnu Avami. Ky grup ishte pararoja e parë që u prinin të tjerëve që kishin pranuar Islamin më parë.[2] Ndërsa, si shkak personal që e kishte shtyrë Zubejr ibnu Avamin për ta pranuar Islamin, ishte dashuria e madhe që ndiente ai për Pejgamberin a.s. . Afër moshës dymbëdhjet vjeç, Zubejri kishte dëgjuar një ditë dikë që po e fyente Pejgamberin a.s. . Kjo e shqetësoi tejmase, saqë Zubejri mori shpatën dhe shkoi tek i Dërguari i Allahut. Kur e pa i Dërguari i Allahut me shpatë në dorë e të shqetësuar, i tha: "Ç`e mirë të solli, o Zubejr"? Zubejr ibnu Avami i tha: "Filani të ka fyer, o i Dërguar i Allahut, dhe unë dua ta vras".[3]

**Jeta e tij familjare dhe shoqërore**

Zubejr ibnu Avami u lind dhe u rrit në një shtëpi të thjeshtë, të ndërtuar me baltë, qerpiç e me themelet me gurë. Është interesant të themi se si nga shtëpi të tilla u edukuan dhe dolën shumë nga ashabët e Pejgamberit a.s. për të përhapur dritën hyjnore në të katër anët e botës. Në shtëpi të tilla lindën dhe u rritën figura të edukuara shpirtërisht dhe moralisht, që arritën të rrënonin përtokë dy perandoritë më të fuqishme të asaj kohe, atë perse dhe atë romake. Ata arritën të përmbysin fuqitë ushtarake dhe politike të asaj kohe, arritën që fuqinë e dy shteteve jomyslimane ta shndërronin në fuqinë e një shteti të vetëm mysliman, shteti i cili udhëhiqej nga ligjet hyjnore. Edhe pse të thjeshtë, të varfër dhe të rritur në kushte të rënda, ata ndiheshin krenarë për fenë e tyre të re. Ishte Rebij ibnu Amri ai që i thoshte me krenari komandantit pers: "Ne kemi ardhur t'i nxjerrim njerëzit nga adhurimi i njerëzve në adhurimin e Zotit të njerëzve. Kemi ardhur t`i nxjerrim ata nga ngushtësia e kësaj bote në gjerësinë e saj dhe nga zgjedha e feve në drejtësinë islame".[4] Pra ashabët janë ata që kanë lënë gjurmë të tilla që nuk mund të fshihen nga dekadat dhe shekujt. Zubejr ibnu Avami ishte i martuar me Esmën, të bijën e Ebu Bekrit r.a. . Ai njihej shumë për xhelozinë që kishte për gruan e tij Esma. Një ditë në derën e shtëpisë të Zubejrit paskësh trokitur dikush. Esma nga brenda e paskësh

pyetur se kush ishte, kurse një zë burri i ishte përgjigjur: "Unë jam një burrë dhe dua të shes mallin tim këtu pranë derës suaj". Esma, duke parandier xhelozinë e burrit të vet Zubejrit, nëse do të shihte një burrë në pragun e shtëpisë së tyre, i paskësh thënë: "Largohu nga dera dhe mos shit këtu"! Ndërkohë që burri vazhdonte të trokiste sërish, paska ardhur Zubejri dhe e paska gjetur te dera. Në atë çast Zubejri i paskësh thënë së shoqes: "Lëre, oj Esma, të shesë çfarë të dojë!" dhe njëkohësisht i ishte drejtuar shitësit të varfër me fjalët: "Ulu dhe shit këtu".[5]

Nga kjo ngjarje kuptojmë se reagimi i Esmës ishte paramenduar mirë me qëllim që të shmangte xhelozinë e të shoqit. Ajo e trajtoi atë problem me zgjuarsinë më të madhe dhe shmangu konfliktin që mund të kishte lindur në mes tyre. Është e vërtetë se gratë, të cilat janë shkaktare konfliktesh dhe zënkash bashkëshortore, për shkak se nuk dinë si të reagojnë në raste të tilla, - janë të shumta. Një ditë tjetër, derisa Esma po kthehej nga ferma e palmave në shtëpi me një enë të mbushur me fara palmash për kafshët e tyre, të cilën e mbante mbi kokë, e pa i Dërguari i Allahut, i cili ishte hipur mbi deve. Pejgamberi a.s. u afrua dhe i kërkoi të hipte në deve, që të mos lodhej. Në atë çast Esmës iu kujtua xhelozia e Zubejrit dhe ngurroi, duke menduar ç`të bënte. Në fund ajo refuzoi të hipte në deve dhe i Dërguari i Allahut u largua me shokët e tjerë. Me të shkuar në shtëpi, ajo ia tregoi burrit ngjarjen, duke i thënë: "Doja të respektoja ndjenjat dhe xhelozinë tënde, prandaj nuk hipa në devenë e Pejgamberit a.s. ". Zubejri, duke buzëqeshur, i tha: "Të mbash fara hurmash mbi kokë, është më e rëndë për mua sesa të kishe hipur në devenë e të Dërguarit të All-lahut".[6] Pa dyshim, një gjuhë e tillë në mes dy bashkëshortëve është gjuhë e dashurisë, mirëkuptimit dhe respektit të ndërsjellë. Esma si grua e ndershme dhe e sjellshme, nuk mund t`i fliste burrit të saj me gjuhë të ashpër e qortuese, gjuhë e cila sikur është bërë modë dhe e zakonshme për shumë gra të ditëve tona.

**Trimëria e tij**

Zubejr ibnu Avami ishte i përkushtuar në edukimin e fëmijëve në frymën islame dhe në atë të guximit e të trimërisë. Rasti konkret ndërlidhet edhe me të birin, Abdullah ibnu Zubejrin, në një betejë lufte të myslimanëve kundër romakëve. Një ditë para betejës, Zubejri u kërkoi luftëtarëve myslimanë që t`ia mbronin krahët, pasi kishte vendosur të depërtonte në rreshtat e ushtrisë armike. Duke parë se askush nuk merrte përsipër një mision të tillë vetëflijimi, Zubejri iu drejtua të birit, Abdullahut, që asokohe ishte vetëm dhjetë vjeç: "Më mbro krahët nga pas, o bir"![7] Kështu u nis Zubejr ibnu Avami mbi kalin e tij për të çarë rreshtat e ushtrisë romake duke goditur në të gjitha drejtimet me shpatën e tij. Atë e pasonte shumë afër edhe i biri, Abdullahu, që përpiqej t`i mbronte krahët të atit. Ata vazhduan kështu derisa arritën në skajin tjetër të ushtrisë. Me një veprim të tillë, Zubejri përpiqej të kultivonte tek i biri trimërinë dhe guximin. Të kujtojmë me këtë rast se Abdullah ibnu Zubejri nuk kishte arritur ende moshën madhore derisa i Dërguari i Allahut ishte gjallë. Mirëpo kontaktet e tij të afërta me të Dërguarin a.s. në kohën e fëmijërisë, i garantuan bazën për njerzishmëri. Ai ishte mësuar me parimet e jetës, pra me parimet për të cilat njerëzit do të flasin dhe do të mahniten.[8]

Në bazë të këtyrë ngjarjeve mund të themi se Zubejr Ibnu Avami ishte një shkollë , prej së cilës djali i tij mësoi dhe u edukua me guximin dhe trimërinë në jetë. Guximi dhe trimëria janë dy cilësi të ndërthurura në mes tyre dhe asnjëra nuk mund të bëjë pa tjetrën. Nuk mund të gjesh trimëri pa guxim dhe as guxim pa trimëri. I tillë, pra, ishte Zubejr Ibnu Avami, i cili përjetoi plot dhembje dhe vuajtje, po asnjëherë nuk u thye dhe nuk iu dobësua guximi e qëndresa në rrugën e drejtë dhe të vërtetë. Sipas burimeve të besueshme, Zubejr Ibnu Avami, guximin, trimërinë dhe edukatën e kishte trashëguar nga vetë i Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s. . Ishte ai që nxiste dhe përpiqej të kultivonte guximin dhe trimërinë tek myslimanët në përgjithësi dhe tek të rinjët dhe fëmijët në veçanti. Njëherë, Muhamedi a.s. kaloi pranë një grupi djelmoshash të rinj, të cilët po gjuanin me shigjeta. Profeti a.s. u tha: "Qëlloni me shigjetë, o bijtë e Ismailit, pasi vetë babai juaj ka qenë shigjetar"! Këtu shihet qartë stimulimi dhe kultivimi i guximit, trimërisë dhe forcës.

Dijetari i nderuar mysliman, Ali Tantavi, përmend shumë ndodhi reale në librat e tij, mbi temën rreth së cilës po diskutojmë. Në një nga këta libra, ai tregon se ishte përpjekur gjithmonë që të kultivonte guximin tek fëmijët dhe nipërit e tij. Ai kishte një nip në moshë të vogël, po migjithatë e nxirrte të falej si imam. Kjo, vetëm për të kultivuar tek ai guximin dhe iniciativën. Zubejr ibni Avami kishte marrë pjesë në shumë beteja me Pejgamberin a.s. dha pa të. Një pjesëmarrje e tillë në gjithë këto beteja, e kishin burimin dhe frymëzimin guximi dhe trimëria e tij e rrallë. Me të drejtë ai konsiderohet si një nga heronjtë dhe kreshnikët e myslimanëve dhe të brezit të ashabëve. Ai është po ashtu njëri nga gjashtë personat që zgjodhi Umer ibnul Hatabi për të zgjedhur halifen pasues pas Umerit. Në Luftën e Uhudit, Zubejri qëndronte në krahun e djathtë të Profetit a.s. , ndërkohë që në të majtën e Profetit a.s. qëndronte Mikdad ibnu Amri. Profeti a.s. i mbështetej forcës dhe fuqisë së Zubejrit në këtë betejë.

**Jeta e Zubejr Ibnu Avamit i ngjan shumë jetës dhe vuajtjeve të një figure tjetër të përgëzuar me Xhennet, që ishte Talha ibnu Ubejdullah. Për këtë arsye, vetë Muhamedi a.s. i përgëzoi të dy njëkohësisht me Xhennet, duke u thënë: "Ata do të jenë dy fqinjët e mi në Xhennet"[9]**

(1) Xhasim Mutava, Të përgëzuarit me xhennet , (përktheu Elmaz Fida), Furkan, SHB "Furkan ISM", Shkup, 2010, f. 154-155. (2) Nektari i vulosur i xhennetit, Safijurrahman El-mubarek Elkfuri. (3) Xhasim Mutava, Ibid f. 155. (4) Po aty, f. 156 (5)Po aty, f. 156. (6) Po aty, f. 159. (7) Po aty, f. 161. (8) Halid Muhamed Halid, Burrat përreth Pejgamberit, Orienti, Shkup, 2008, f. 437. (Titulli origjinal: Er-Rixhal Haule-r-Resul). (9) Xhasim Mutava, Ibid f. 167.

# Premtimi hyjnor për ngadhënjimin e besimtarëve

**Sadat Islami**

### Premtimet profetike

Në ligjëratën e kaluar 'premtimin hyjnor për ngadhënjimin e besimtarëve' e trajtuam nga perspektiva kuranore. Pamë se sa madhështor është Islami, sa i fuqishëm dhe rezistues është ai përballë sfidave. Sikurse mësuam edhe për shkaqet që mundësojnë jetësimin a realizimin e këtyre premtimeve për triumf në praktikë. Po kështu, patëm rastin edhe të portretizonim deri diku besimtarët, me të cilët këto premtime do të bëhen realitet. Kjo, sepse jo të gjithë besimtarët do të kenë nderin dhe privilegjin e realizimit të një fitoreje dhe triumfi të tillë. Edhe ligjërata e sotme shtjellon tematikë të njëjtë. Edhe në këtë hytbe do të kemi në fokus premtimin hyjnor për fitoren e besimtarëve, vetëmse kësaj radhe pikë referimi do të kemi Synetin (Sunnetin) ose traditën e të Dërguarit të Allahut, Muhamedit, alejhis selam. Preferoj -të nderuar- që hapjen e kësaj teme ta bëjmë duke ndaluar tek një hadith profetik, i cili jo vetëm sqaron një ajet kuranor, por paralelisht me këtë sjell dhe një rregull shumë të rëndësishëm, që është:

### Fitorja nuk është realizuar tërësisht në të kaluarën

Duke lexuar ajetin kuranor: Ai (Allahu) është që e dërgoi të dërguarin e Tij me udhëzim të drejtë e fe të vërtetë, e për ta bërë që të dominojë mbi të gjitha fetë, edhe pse e urryen idhujtarët". (Et-Teubeh,33). . . dikush mbase mund të mendojë –gabimisht- se fitorja e apostrofuar e Islamit është realizuar. Islami ka ngadhënjyer në të kaluarën ndaj idhujtarisë dhe me të është mbyllur kapitulli i fitores së premtuar. Për ajetin dhe çështjen në fjalë, Shejhu Muhamed Nasiruddin el-Albani jep një koment brilant, i cili nuk lë vend as për keqkuptimin më të vogël. "Ky ajet kuranor – shkruan ai, - përgëzon se e ardhmja i takon Islamit dhe kjo me mbizotërim, lartësim dhe gjykim ndaj feve të tjera. Disa mendojnë se ky triumf është realizuar në kohën e Pejgamberit, a.s. , Halifëve të drejtë dhe mbretërve të sinqertë, por nuk është kështu. Realizimi i fitores në fakt ka qenë i pjesërishëm, ose ajo që është realizuar, ka qenë vetëm një pjesë e premtimit të vërtetë, mu ashtu siç ka aluduar Pejgamberi, a.s. , në thënien e tij: "Nuk do të ndodhë kataklizma para se të mos adhurohen Lati dhe Uzzaja (dy idhuj)! O i Dërguari i Allahut! Kam menduar se kur Allahu ka shpallur ajetin: "Ai (Allahu) është që e dërgoi të dërguarin e Tij me udhëzim të drejtë e fe të vërtetë, e për ta bërë që të dominojë mbi të gjitha fetë, edhe pse e urryen idhujtarët. " (Et-Teubeh, 33), fitorja do të jetë e tërësishme – e plotë ( përhershme) – pyeti Aisheja me habi. Pejgamberi, alejhis selam i tha: Jo, kjo do të jetë (fitorja do të realizohet) aq sa të dojë Allahu ..."[1] Nga ky hadith dhe hadithe të tjera të ngjashme, që ne, me lejen e Allahut, disa prej tyre do t'i përmendim në vijim, - dijetarët, si Shejh Albani dhe të tjerë, e kanë kuptuar se fitorja e Islamit nuk është realizuar ende tërësisht.

### Fitorja do ta përshkojë botën në tërësi

Pejgamberi, alejhis selam, paralajmëroi se Islami do të përhapet fuqishëm në tërë botën. Thuajse nuk do të mbetet vend ku Islami nuk do të depërtojë. Ja se ç'detaje na sjell i Dërguari i

Allahut. Imam Ahmedi transmeton nga sahabiu i nderuar, Temim ed-Darijj, i cili e kishte dëgjuar Pejgamberin, alejhis selam, duke thënë: “Vërtet, kjo fe do të depërtojë atje ku kanë depërtuar nata dhe dita. Allahu nuk do të lërë qytet as fshat pa e futur këtë fe, o me krenari të krenarit, o me poshtërim të kundërshtarit (të të poshtëruarit); krenari me të cilën Allahu nderon Islamin, dhe poshtërim me të cilën poshtërohet jobesimi”.[2]

Ngjashëm me këtë hadith transmetojnë edhe Imam Muslimi, Ebu Davudi, Tirmridhiu, Ibni Maxheh dhe Imam Ahmedi nga Theubani, se Pejgamberi, a.s. , ka thënë: “Vërtet, Allahu ma ofroi tërë tokën para syve, kështu që pashë lindjen dhe perëndimin e saj. Gjithsesi, pushteti i Ymetit tim do ta përfshijë tërë atë që pashë ... ”

**Megjithëkëtë, triumfi është i kushtëzuar**

Në Sunnet, gjegjësisht në paralajmërimet përkatëse për triumf, aludohet edhe për veprime që duhen ndërmarrë paraprakisht për realizimin e tij. Imam Ahmedi dhe të tjerë transmetojnë nga Ebu Kabili, i cili thotë: “Ishim tek Abdullah ibn Amr el –Asi, të cilin e pyetën për qytetin e parë që do të çlirohet - në ishte Konstantinopoja (Stambolli) apo Roma? Abdullahu kërkoi t’ia sillnin një sënduk nga i cili nxori një libër (me hadithe) e tha: Derisa ishim tek Pejgamberi, alejhis selam, duke shkruar (hadithe), ai u pyet: Cili nga dy qytetet (e përmendura sipër) çlirohet i pari, Konstantinopoja (Stambolli) apo Roma? Pejgamberi, alejhis selam, tha: “Qyteti i Hiraklit çlirohet i pari. ” d. t. th. Konstantinopoja (Stambolli).[3] Ky paralajmërim ka ndodhur në të kaluarën, pothuaj tetë shekuj pas thënies së tij, në kohën e sulltan Muhamed Fatihut. Ndërsa, me lejen e Allahut, do të ndodhë prapë. Por, si dhe kur? Shpjegimet i gjejmë tek kolosi bashkëkohor i Hadithit, Shejhu M. N. Albani, i cili thotë: “Po kështu, nuk ka dyshim se çlirimi i dytë (do të ndodhë dhe) parashtron nevojën e rikthimit të Hilafetit të drejtë në ummeti islam. Kjo është ajo për se na paralajmëron – përgëzon Pejgamberi, a.s. ...”.

**Reformatorët shekullorë dhe pala e pamposhtur e besimtarëve të sinqertë**

Prej paralajmërimeve profetike për të ardhmen e Islamit dhe myslimanëve, janë edhe hadithet që flasin për dërgimin për çdo kryeshekull të një reformatori që zhduk keqkuptimet, shpifjet dhe akuzat kundër Islamit, sikur që udhëheq palën apo grupin e mirë të besimtarëve, të cilët ndonëse jo me shifër të madhe, vazhdojnë të ekzistojnë në çdo gjeneratë. Pejgamberi, alejhis selam, ka thënë: “Vërtet, Allahu për çdo kryeshekull i dërgon këtij Ymeti njerëz që ia ripërtërijnë fenë atij”.[4] Ka thënë Munaviu: “Për çdo shekull hixhrijj ose tjetër (gregorian), Allahu dërgon (një ose më shumë) njerëz, të cilët ndajnë Sunnetin nga bidati, ndërsa si rezultat shtohet dija, përkrahen dijetarët, kurse risimtarët – novatorët (bidatçinjtë) poshtërohen”. Ndërkaq, për grupin e mirë që bartin të vërtetën gjeneratë pas gjenerate, janë dhënë shpjegime se ata do të vazhdojnë të qëndrojnë në mesin e njerëzve deri në mbarim të kësaj bote. Imam Muslimi transmeton nga Xhabir ibn Abdullahu se Pejgamberi, a.s., ka thënë: “Një grup nga Ymeti im do të vazhdojnë të luftojnë për të vërtetën dhe të jenë triumfues deri në Ditën e Kiametit. ” Ndërsa në një version nga Ebu Davudi, autentik po kështu, qëndron dhe kjo shtesë: “... derisa i fundit prej tyre ta luftojë Mesihun Dexh-xhallin”! Pra, mandati i tyre është deri në këtë kohë, kur edhe do ta luftojnë Dexh-xhallin e mallkuar përkrah Isait, a.s. .

**Arma e dijes**

Jetëgjatësia e këtij grupi në skenën njerëzore, nuk është sepse ata i kanë armët më të sofistikuara, përkundrazi, ata vazhdojnë të ekzistojnë duke qenë se posedojnë dituri. Shumë dijetarë kanë thënë se me këto palë aludohet për dijetarët, kurse Imam Ahmedi nënvizon se ata janë hadithologët –ata që merren me hadithet e Resulullahit, a.s.,.

**Shfaqja e Mehdiut dhe zbritja e Isasë, alejhis selam**

Prej paralajmërimeve profetike për triumfin e myslimanëve dhe rikthimin e Hilafetit të drejtë, janë edhe hadithet që flasin për shfaqjen e Mehdiut dhe, më pas, zbritjen e Isait, a.s. ,. Bezzar, Taberaniu dhe të tjerë transmetojnë se Pejgamberi, a.s., ka thënë: “Toka do të mbushet me shtypje dhe padrejtësi, e kur të ndodhë një gjë e tillë, atëherë Allahu ka për të dërguar një burrë prej meje (familjes sime), emri i të cilit është sikur emri im, dhe emri i babait të të cilit është sikurse emri i babait tim. Me të Allahu do ta mbushë tokën me drejtësi dhe barazi, mu ashtu siç është mbushur me shtypje dhe padrejtësi ...”.[5] Pas shfaqjes së Mehdiut, atëherë kur përfundimisht sprovat do të jenë më të mëdhatë dhe më të vështirat, të cilat do t’i sfidojë ai me ndihmën e Allahut, do të zbresë Isai, a.s. , zbritja e të cilit paraqet triumfin më të madh. Kjo nënkupton se:

**Për fitoren e madhe duhet përgatitja shpirtërore më e larta**

Besimtarët që do të presin të Dërguarin e Allahut, Isanë, alejhis elam, do të jenë në majat më të larta të besimit. Këtë e dëshmon edhe hadithi autentik nga Buhariu dhe Muslimi: “Si do të jetë puna juaj kur në mesin tuaj të zbresë Isai, a.s., ndërsa Imami do të jetë prej jush”? Kur të zbresë Isai, a.s., myslimanët do të jenë

në namaz, prandaj edhe ai do të lidhet pas Imamit të myslimanëve, si nder dhe respekt për këtë Ymet. Me Isanë, alejhis selam, nuk do të arrihet vetëm fitorja kundër të mallkuarit, Dexh-xhallit, por po kështu do të triumfojë dhe teoria islame për Isanë, se ka qenë vetëm i Dërguar i Zotit dhe jo se ka qenë biri i Zotit, ose vetë Zoti –Allahu na ruajttë nga shpifjet e jobesimtarëve! Allahu ka thënë: "Nuk ka asnjë nga ithtarët e librit vetëmse ka për t'i besuar atij (Isait) para vdekjes së vet, e në Ditën e Gjykimit ai dëshmon kundër tyre". (En-Nisa, 159)Ndërsa Pejgamberi, a.s. , ka thënë: "Pasha Atë, në dorën e të Cilit është shpirti im, ka gjasa që (së shpejti) në mesin tuaj të zbresë Isai, a.s., si gjykues i drejtë, që thyen kryqin, mbyt derrin, largon xhizjen dhe shtohet pasuria aq sa askush nuk e pranon atë". (Buhariu). I Dërguari i Allahut po kështu ka paralajmëruar çlirimin e tokave palestineze. Buhariu dhe Muslimi transmetojnë se Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Nuk do të ndodhë kataklizma pa i luftuar çifutët, derisa të flasë edhe guri prapa të cilit fshihet çifuti e të thotë: O mysliman! Ja ky është një çifut pas meje, eja dhe mbyte"!

**Çlirimi i Konstantinopojës dhe vrasja e Dexh-xhallit**

Prej thënieve profetike që paralajmërojnë triumfin e myslimanëve, janë dhe ato që kanë të bëjnë me riçlirimin e Konstantinopojës a Stambollit, siç folëm pak më parë, dhe po kështu edhe vrasja e Dexh-xhallit, siç qëndron në hadithin e Nafi ibn Utbe-s, të shënuar nga Muslimi: "Do ta luftoni Gadishullin Arabik e Allahu do ta çlirojë atë, pastaj do ta luftoni Persinë dhe Allahu do ta çlirojë atë, pastaj do ta luftoni Romën dhe Allahu do ta çlirojë atë, e pastaj do ta luftoni Dexh-xhallin dhe Allahu do ta mbysë atë".

**Hadithe të keqkuptuara**

Nga hadithet që trajtojnë këtë çështje, sigurisht që ka edhe hadithe që sipërfaqësisht mund të kuptohen si kundërthënëse me temën e shtjelluar nga shumica e haditheve të tjera këtu. Pejgamberi, alejhis selam, ka thënë: "Bëni durim, ngase nuk ka kohë që ju vjen e të mos jetë më e dëmshme se koha paraprake, dhe kjo derisa ta takoni Zotin tuaj". Hadithin e transmeton Buhariu nga Enes ibn Maliku. Disa këtë hadith e marrin si argument për të mos punuar, për të mos u përpjekur për përmirësimin e gjërave, sepse -sipas tyre- gjërat do jenë në degradim vazhdimisht. Por, Shejhu M. N. Albani porosit që ky hadith duhet të kuptohet në dritën e haditheve të tjera, që argumentojnë se ky hadith nuk është i përgjithshëm ... Hafidh Ibni Haxheri ndan mendimin se me 'kohën paraprake' aludohet koha e sahanëve, që s'do mend se është më e



mirë se çdo kohë tjetër. Ndërkaq, hadithi tjetër është ai i 'gurebave' –të huajve, i transmetuar nga Muslimi në Sahihun e tij. "Islami ka filluar si i huaj, dhe po ashtu do të kthehet si i huaj, pra, lum për ata të huaj"! Islami ka filluar me pak veta, dhe në një gjendje të tillë do të kthehet prapë, prandaj përgëzime për ata njerëz që do ta mbajnë fenë në kohën kur të tjerët do të jenë të dhënë pas dynjasë. Ky hadith nuk nënkupton Perëndimin dhe shuarjen e Islamit, dhe ky përshkrim nuk është i përgjithshëm dhe i përhershëm. Ka thënë Ibnu-l-Kajjimi: "Ky përshkrim mund të jetë në një dhe jo në vendin tjetër, në një dhe jo në kohën tjetër, në një dhe jo në popullin tjetër ...".

(1) Transmeton Imam Muslimi në Sahihun e tij. (2) Hadithin Shejhu M. N. Albani e ka klasifikuar si autentik. Shih: Es-Silsiletu-s-Sahihah, nr. 1. (3) Hakimi e cilëson hadithin autentik, për ç'gjë pajton edhe Dhehebiu. (4) Transmeton Ebu Davudi në Sunenin e tij, ndërsa M. N. Albani e ka klasifikuar autentik. (5) Albani e ka klasifikuar autentik.



# Sistemi monetar dhe karakteristikat e monedhave në Botën Islame

**Dr. Islam Hasani**

**Ky shkrim diskuton aspektin historik të shtypjes së monedhave dhe karakteristikat e monedhave në Botën Islame.**

Ekonomia si një shkencë e cila është e lidhur ngushtë me jetën e njeriut, është diskutuar nga dijetarët më të njohur të Botës Myslimane. Ata kanë folur për parime dhe koncepte të ekonomisë. Njëra nga konceptet ekonomike që është diskutuar prej tyre, është edhe largimi nga ekonomia bartare dhe rëndësia e monetarizimit të ekonomisë si një prej elementeve të drejtësisë në ekonomi. Përveçse është diskutuar për monetarizimin e ekonomisë, vëmendje e veçantë i është kushtuar edhe llojit të kaligrafisë për nga aspekti artistik dhe mbishkrimeve se çfarë përmbajtjeje do të kishin, para se të shfaqeshin, në monedhat e shtypura nga udhëheqësit e shtetit mysliman. Ky shkrim diskuton aspektin historik të shtypjes së monedhave dhe karakteristikat e monedhave në Botën Islame.

**Karakteristikat e monedhave në Botën Islame**

Ndryshimet e para në sistemin monetar ishin ndërmarrë në kohën e hilafetit gjatë shekullit të 7. Në atë kohë ekzistonin tri sisteme të ndryshme monedhash të argjendit, Baxhli - dërhem në Persi, Rumi - dërhem për këmbim me arin bizantin dhe Tabari - dërhem në Azinë Qendrore. Pesha e dërhemit ishte vendosur në një mesatare të 14 karatëve. Halifi Omer r.a. (634 – 644) ishte i pari që autorizoi standardizimin e peshës së monedhave të argjendit, edhe pse dinari i arit i Bizantinëve dhe dërhemi i argjendit i Sasanidëve vazhdoi të tregtohej në rajonin e tyre të origjinës. Aliu r.a. (656-661) provoi një reformim shumë të madh në Basra në vitin 660, duke futur në përdorim dërhemin e shtetit mysliman me mbishkrime islame.[1]

**Monedhat e Emevinjve**

Sundimtari i Emevinjve, Abdul Meliku, ishte i pari që prezantoi dhe na njohu me monedhën islamike si pjesë të politikës së tij, për t'i identifikuar rajonet që kishte nën sundimin e tij. Monedha e parë ishte shtypur në mes të viteve 691-692 të erës sonë. Kjo arritje shkaktoi konflikte me bizantinët, të cilët refuzuan ta pranonin monedhën arabe të arit, e cila ishte e njëjtë në pamje dhe në peshë me monedhën bizantine, por përmbante mbishkrimin arab në vend të atij bizantin, si dhe quhej dinar. Në ballinë ishin të vendosura tri figura, identiteti i të cilave nuk dihej, ashtu siç ishte dhe në monedhën bizantine, kurse në faqen tjetër kryqi bizantin ishte zëvendësuar me tri shkallë në krye me një rreth. Në margjinat përreth disenjit ishte shkruar, Në emër të Zotit, nuk ka zot tjetër përveç Allahut, Ai është Një, Muhamedi është i dërguari i Tij. Monedha e re arabe theksonte Njëshmërinë e Zotit, që të ballafaqohej me doktrinën e trinitetit të krishterë, dhe emri i halifit nuk ishte i përmendur. Perandori bizantin, Justiniani II, u përgjigj duke shtypur një monedhë të re me figurën e Krishtit, dhe veten e tij, duke mbajtur një kryq.[2]

Abd al-Malik nga ana tjetër u përgjigj duke shtypur një dinar të ri në vitin 693. Në njërën anë të monedhës ishte kalifi me kapelën tradicionale arabe, duke mbajtur një shpatë, dhe në margjinat e tij ishte vendosur dëshmia e Islamit (Shehadeti) e në anën tjetër ishte ruajtur i njëjti rresht me tri shkallët dhe rrethin, nëpër margjina ishte shkruar Në Emër të Zotit. Perandori bizantin reagoi përsëri duke paraqitur një monedhë të

re të njëjtë me atë arabe, e cila me sukses rriti inatin e Abd ul Malikut. Në vitin 697 halifi paraqiti monedhën e parë islame, duke hequr prezantimin e figurave (pa ikonografi) , në të dy anët kishte të shkruar ajete nga Kur'ani. Halifi lëshoi një dekret që dinari i ri duhej të ishte monedha e vetme në shtetin e Emevinjve dhe bëri thirrje për tërheqjen e të gjitha monedhave të mëhershme. Këto ishin të destinuara për thesarin shtetëror, që të shkriheshin dhe të shtypeshin sërish.

Dinarët e rinj të arit ishin më të lehtë se monedha e bizantinëve. Ata ishin gjysmë- dhe një e treta e dinarit, për nga madhësia ishin më të vegjël dhe më të shkurtër dhe përmbanin mbishkrim më të shkurtër. Dinarët emevitë të Afrikës Veriore dhe të Spanjës ishin të ngjashëm dhe mbanin emrin e qytetit dhe datën e shtypjes.

Halifët ishin përgjegjës për sigurimin dhe standardizimin e pastërtisë dhe peshën e monedhës. Në përgjithësi monedhat islame tregonin vendin dhe datën ku ishin shtypur, emrin e sunduesit dhe të babait të tij. Sa herë që në pushtet vinte një sundues i ri, ai nxirrte monedha të reja me emrin e tij, për të ndryshuar rregullat zyrtare.

**Monedhat Abasite**

Damasku ishte qendra e parë e shtypjes së monedhave në Perandorinë Abasite, më vonë Bagdadi mori pushtetin dhe u bë qendër e perandorisë dhe në të njëjtën kohë u bë qendër edhe për aktivitete ekonomike. Standardi për peshën dhe pastërtinë e monedhës së arit, u përdor ashtu siç përdorej në kohën Emevinjve pa ndonjë ndryshim, deri në përdorimin e dërhemit të argjendit.

Halifi Me'mun bëri eksperiment me lloje të ndryshme monedhash, me shijen e tij artistike të lartë, ai e përmirësoi edhe më shumë pamjen me shkrimin kufik. Dinari i ri u punua me rrathë më të gjerë, kështu që mund të përfshinte dy legjenda margjinale. Stili i monedhave filloi në këtë periudhë dhe vazhdoi për shekuj në këtë mënyrë gjatë sundimit abasit si dhe për dinastitë e tjera në vazhdim.[3]

Dinastitë gjysmë të pavarura shtypnin monedhat e tyre në qendrat e tyre, duke shtuar emrat e udhëheqësve dhe komanduesve të ushtrisë, duke njohur udhëheqësin e Hilafetit Abasit dhe duke ndjekur modelin e njëjtë. Këto dinasti gjysmë të pavarura ishin në Egjipt, Iran dhe Palestinë. Kur këto dinasti u bënë të pavarura, vazhduan me stilin e Me'munit të tekstit në monedha.

**Monedhat e Memlukëve**

Stili i monedhave të Memlukëve filloi në rajonin e al-Zahir Bejbers. Monedha më e hershme e asaj periudhe mbante titullin e sundimtarit si 'melik' mbreti, siç e kishin





paraardhësit e tij. Gradualisht, nën sundimtarët pasues, legjenda margjinale u zhduk, emri dhe data e prodhimit u transferuan në hapësirën kryesore. Kaligrafia në monedhat e hershme, shpesh herë shquhej për stilin e saj, duke pasqyruar cilësi të shkëlqyer të Kur'anit të famshëm të Memlukëve, të gjetura në të njëjtën periudhë. Megjithatë, që nga viti 1350 e tutje, ato u bënë bazë zbatuese e zhvillimit në përputhje me rënien e përgjithshme në standardin artistik në fund të mesjetës egjiptase.

Në vitin 1402, standardi i dinarit tradicional me peshën monetare 4. 25 gramë, ishte ringjallur. Këta dinarë ishin të disenjuar në një mënyrë që i dalloi ata menjëherë nga monedha konvencionale. Pjesa e përparme kishte Shehadetin (dëshmia se nuk ka zot tjetër përveç Allahut), ndërkohë që emri i sundimtarit ishte vënë i vetëm brenda një rrethi në pjesën e prapme. Legjenda margjinale e pjesës së prapme përmbante që të dyja, protokollin mbretëror dhe formulën me datën e shtypjes. Këto monedha erdhën disi befasisht në disa





vlera të dinarit: gjysmë, të vetme, dyshe dhe të trefishta.

Reforma e dytë e këtij periudhe nën sundimin e tyre ishte kthimi tek monedhat e dalluara 'shufra të metalta' (të cilat u prodhuan në formë të gjysmëproceduara) të cilat vazhduan deri në vitet 1407-1408, kur u vendos pesha për dinarin e ri të arit 3. 40 gramë, standardi i arit u bë monedhë e njohur tregtare e pranuar ndërkombëtarisht. U deshën pothuaj njëzet vjet para se pasardhësi i tij ta pranonte përgjithësisht atë standard, por në fund qe miratuar dhe u bë model për sistemin e monedhave të arit për Osmanet dhe Safavidet.

**Monedha osmane**

Sundimtarët osmanë nuk patën shtypur monedha ari në emrin e tyre deri në vitin 1478. Para kësaj kohe ata kishin përdorur monedhat që ishin në përdorim deri në atë kohë.

Monedha e re prej ari e osmanëve ishte prerë në standardin e monedhës që peshonte përafërsisht 3. 50 gramë prej ari të pastër. Kjo siguroi pranimin e saj të menjëhershëm në zonat mediterane dhe në lindje, në drejtim të Indisë. Disenji i kësaj monedhe ishte ndryshe nga çdo monedhë tjetër e deriatëhershme, qoftë të ishin myslimane ose jomyslimane, dhe kishte një respekt të jashtëzakonshëm, sepse ishte me natyrë laike. Në faqen ku zakonisht ndodhej Shehadeti, u shfaq një formulë e cila lavdëronte sundimtarin. Në përgjithësi, kjo ishte njëra prej dy formave:

Sulltani i dy tokave (kontinenteve) - Evropës e Azisë dhe sundimtar i dy deteve, Detit të Zi dhe detit Mesdhe, sulltan dhe bir i sulltanit. Në faqen tjetër u shfaq protokolli mbretëror si dhe vendi dhe data e shtypjes. Kjo mori formën e zakonshme " sulltani …. . biri i …. Khanit. Ndihma e Zotit mund të sjellë madhështi në të! shtypur në vendin . . . . dhe në vitin . . . ".

Monedhave të reja iu dha emri eshrefi, "më i ndershmi", në vend të të vjetrave "sherefi" i nderuar ose "sulltani", një term që u përdor në katalog. Eshrefi peshonte njësoj sa monedha e deriatëhershme.

Edhe tek udhëheqësit e tjerë gjatë dinastive të ndryshme, që ekzistonin në kohën kur osmanët sundonin shumicën e vendeve myslimane, monedhat e shtypura në vendet përkatëse kishin karakteristikat e veta identifikuese.

**Përfundim**

Dijetarët e hershëm kanë diskutuar edhe për monetarizimin e ekonomisë dhe nevojën e largimit nga ekonomia bartare (ekonomi e ndërrimit të mallrave) duke e shpjeguar këtë në mënyrë shumë të thjeshtë me një arsyetim ekonomik. Njëri prej më të dalluarve që i takon kohës së vjetër, ishte Ebu Hamid Gazali, dhe ai konsiderohet me të drejtë edhe njëri nga ekonomistët e parë që kishte diskutuar këtë problematikë dhe mendimet e të cilit më vonë qenë pasuar nga ekonomistë të tjerë. Njëri prej ekonomistëve të mëdhenj, i cili konsiderohet si baba i ekonomisë moderne, ka huazuar mendimet e Gazalit për të shpjeguar nevojën e monetarizimit të ekonomisë 6 shekuj më vonë se Gazali. Gazali dhe dijetarë të tjerë pas tij kanë diskutuar për organizimin e këmbimeve, tregjeve dhe tregtisë si dhe për funksionin e parasë si mjet i ndërrimit të mallit. Ai gjithashtu ka shpjeguar edhe nevojën dhe organizimin e tregtisë së brendshme dhe ndërkombëtare.[4]

Ky shkrim i shkurtër synon të japë vetëm një pasqyrë të shkurtër rreth kësaj teme, e cila meriton më shumë vëmendje dhe studim më të gjithanshëm.

(1)The Islamic World to 1600, www. britanica. Com (2) Justin McCarthy, The Ottoman Turks – An introductory History to 1923, London & New York, Longman, 1997, p. 8 (3) www. encyclopedia. wikipedia. Org (4) Sabri Orman, 'Abu Hamid al-Ghazali on the Formation and Development of Economic, Social and Political Life' , Al-Shajarah, Vol. 10, No. 1, 2005. F. 15.

# Norma e zekatit dhe kushtet e tij

**Mr. Ejup Haziri**

**Të drejtat në Islam nuk janë absolute, veçse ato duhet të ushtrohen në atë mënyrë që të mos dëmtojnë të drejtën e askujt.**

**Për sa i përket dënimit të paraparë prej prijësit mysliman, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush e jep zekatin me qëllim të shpërblimit, ai do të shpërblehet. Por, nëse nuk e jep, ne do t'ia marrim atë dhe një pjesë të pasurisë...". (Nesaiu)**

Zekati konsiderohet obligim i prerë: ai që e jep atë, merr shpërblimin e Allahut të Madhëruar, kurse mohuesi i zekatit konsiderohet i dalë nga besimi, e ai që nuk e jep atë, trajtohet si mëkatar. E dënimi për ata që nuk e japin zekatin, është dy llojesh:

-dënim në këtë botë, dhe

-dënim në Botën tjetër.

Dënimet në këtë botë për mosdhënien e zekatit janë dënime të caktuara prej Allahut xh.sh. dhe dënime prej prijësit të myslimanëve. Se çfarë dënimi sjell Allahu tek ata që nuk e japin zekatin, e vërejmë shumë qartë nga këto fjalë të Pejgamberit a.s.[1]. : "Një popull që nuk e jep zekatin, do ta dënojë Allahu me thatësira. Sikur të mos ishin kafshët, nuk do të reshte asnjë pikë shiu". (Ibni Maxheh)

Për sa i përket dënimit në Botën tjetër për ata që nuk e kanë dhënë zekatin, i Madhërishmi thotë: "Ata që bëjnë koprraci me atë që nga të mirat e Veta u dha Allahu, të mos mendojnë kurrsesi se ajo është në dobi të tyre. Jo, ajo është në dëm të tyre. Ajo e mirë me se bënë koprraci, në Ditën e Kiametit do t'u mbështillet në qafën e tyre. Allahut i mbesin trashëgim qiejt dhe Toka, Allahu është i njohur mirë për atë që veproni". (Ali Imran, 180)

**Dispozita ndaj atij që nuk e jep zekatin për shkak të koprracisë**

Kush nuk e jep zekatin për shkak të koprracisë, duke qenë i bindur se ai është obligim, ai është mëkatar, mirëpo kjo nuk e nxjerr prej Islamit, ngase zekati është një prej degëve të Fesë dhe lënësi i saj nuk del prej Islamit vetëm për shkak të lënies. Pejgamberi a.s. , për lënësit e dhënies së zekatit ka thënë: ". . . Pastaj ai e sheh rrugën e tij, ose për në Xhenet ose për në Zjarr".[2] Nëse ky ishte kafir, atëherë nuk do të kishte për të rrugë për në Xhenet. Njeriut të këtillë pushteti duhet t'ia marrë zekatin me detyrim dhe duhet ta disiplinojë duke e ndëshkuar. Nëse lufton për ta mbrojtur atë pjesë të pasurisë, atëherë duhet të luftohet derisa t'i nënshtrohet Urdhrit të Allahut dhe ta japë zekatin.[3] Allahu thotë: "Por, nëse pendohen, falin namazin dhe japin zekatin, atëherë i lini të qetë"! (Tevbe, 5)

**Ebu Bekri i luftoi mohuesit e zekatit**

Kur vdiq i Dërguari i Allahut, disa grupe njerëzish mohuan të jepnin zekatin. Ebu Bekri u shpalli luftë atyre, kurse Omeri u çudit nga veprimi i Ebu Bekrit, prandaj edhe e pyeti këtë të fundit: "Si po i lufton njerëzit, kur dihet që i Dërguari i Allahut ka thënë: "Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit përderisa të mos deklarojnë se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut, e kush e deklaron këtë, atëherë pasuria dhe jeta e tij do të jenë të mbrojtura, përveç në rast se bën ndonjë delikt, i cili e rrezikon jetën dhe pasurinë e tij, e gjykimi përfundimtar është ai i Allahut". (Buhariu, nr. 1399).

Ndërsa përgjigjja e Ebu Bekrit qe kjo: "Pasha Allahun, do të luftoj kundër atyre që kanë bërë dallim ndërmjet namazit dhe zekatit. Vërtet zekati është e drejtë që i takon pasurisë. Nëse e mohojnë dhënien e vetëm një dashi të vogël, do të luftoj kundër tyre, për shkak të atij delikti". Omeri pastaj deklaroi: "Pasha Allahun, kjo nuk ishte diçka tjetër përveçse udhëzim i Allahut që ia mbushi gjoksin Ebu Bekrit dhe e dija se kjo ishte e vërtetë". (Buhariu, nr. 1400).

Ebu Bekri nuk bëri dallim në mes namazit e zekatit, prandaj ai i kundërshtoi haptazi mohuesit e zekatit, madje edhe ata që nuk e jepnin për zekat gjënë më të vogël, i trajtoi sikurse ata që nuk jepnin për pasuri të madhe.

**Zekati në shoqërinë tonë**

Çështja e zekatit në shoqërinë tonë është një qasje që meriton të hulumtohet dhe të studiohet nga aspekte të ndryshme, si kur të flitet për të kaluarën, ashtu edhe për të tashmen, për arsye se kjo çështje është anashkaluar dhe kësaj nuk i është kushtuar rëndësi e posaçme, ndonëse, për nga obligimi e vlera, radhitet me namazin e me obligime të ngjashme.

Në të kaluarën është dhënë zekati për prodhime bujqësore, por jo në masë të madhe e të kënaqshme, e për sa i përket kohës aktuale, mund të themi se zekati mbetet një obligim i harruar dhe i anashkaluar në masë të madhe, ndonëse duhen hulumtuar shkaqet dhe arsyet për se ky obligim mbetet vetëm në të shkruar, kurse në realitet përfillet shumë pak. A është problematika tek ligjëruesit e fesë, që nuk flasin për të sa duhet, apo është esenca e problemit tek shoqëria, që nuk janë vetëdijësuar ende për të kryer këtë obligim madhor e tepër të rëndësishëm, që bën socializimin dhe vëllazërimin e njerëzve. Por, mund të ndodhë që këto dy problematika të jenë të gërshetuara në mes tyre për mos-funksionalizimin e këtij obligimi sublim. Por nuk duhet harruar edhe një gjë, se për të shkruhet pak, ndoshta nga pesë shtyllat e fesë islame, për zekatin flitet më së paku.

**Kushtet e obligueshmërisë së zekatit**

Për të qenë zekati obligim, duhet të plotësohen kushte të caktuara, për të cilat do të flasim në vijim:

1- Të jetë në moshën madhore, ngase i mituri nuk obligohet të japë zekatin.

2- Të jetë mysliman, ngase nuk pranohet dhënia e zekatit nga jomyslimani.

3- Të jetë i aftë nga ana e tij mendore, ngase i çmenduri nuk obligohet të japë zekat për shkak të paaftësisë së tij mendore.[4]

4- Të jetë i lirë, ngase robi nuk e ka obligim zekatin, për faktin se ai nuk posedon.

5- Sasia e pasurisë (nisabi), ngase nuk obligohet dhënia e zekatit nëse nuk është arritur kuota e caktuar (nisabi).[5]

6- Të kalojë një vit i posedimit të kuotës së pasurisë.

7- Që pasuria të jetë e pastër nga borxhet. Për t'u dhënë zekati, dhënësi duhet të mos jetë i futur në borxhe. Nëse ka borxhe, nuk obligohet ta japë zekatin, por duhet ta paguajë borxhin.

8- Pasuria të jetë tepricë dhe të jenë të plotësuara nevojat e domosdoshme të jetës. Me këtë nënkuptohet që ai që do ta japë zekatin, duhet t'i ketë plotësuar të gjitha gjërat elementare të jetës, si f. v. të ketë shtëpi, rroba, orendi etj.[6]

**Pasuritë për të cilat jepet zekati**

Zekati është obligim të jepet për pesë lloje të pasurive:

1- Zekati i kullotave apo bagëtive.

Këtu hyjnë devetë, lopët, dhentë e dhitë. Në lidhje me këtë i Dërguari i Allahut ka thënë: "Secili pronar i deveve, lopëve dhe dhenve, që nuk e ka dhënë zekatin e tyre, do të dalë në Ditën e Gjykimit dhe do t'i vijnë ato më të mëdha e më të majme sesa kanë qenë e do ta godasin me brirët e do ta shkelin me këmbët e tyre. Sa herë që kalon e fundit, kthehet e para, dhe kështu vazhdon derisa të mbarojë gjykimi në mes njerëzve". (Muslimi nr. 987)

2- Ari, argjendi dhe valutat bashkëkohore.

Ari dhe argjendi dhe çdo gjë që zë vendin e tyre, siç janë valutat në letër që përdoren në kohën aktuale. Në lidhje me këtë, në Kur'an thuhet: "Ata që grumbullojnë ar e argjend dhe nuk e shpenzojnë për hir të Allahut, paralajmëroji për dënim të dhembshëm". (Tevbe: 34. ) Ndërsa i Dërguari i Allahut në këtë kontekst thoshte: "Secili pronar i arit dhe argjendit, që nuk e jep të drejtën e tyre që kërkohet, kur të vijë në Ditën e Gjykimit, atij do t'i bëhen pllaka prej zjarri, të cilat do të nxehen në zjarrin e Xhehenemit dhe me to do t'i fërkohen balli, shpina dhe krahët. Sa herë që ftohen, ato nxehen përsëri. Kjo i ndodh në një ditë që është sa pesëdhjetë mijë vjet. " (Muslimi nr. 987)

3- Malli i tregtisë.

Konsiderohet secili send që është bërë gati për shitblerje me qëllim përfitimi. Në lidhje me këtë, Kur'ani proklamon: "O besimtarë! Jepni pa u kursyer nga të mirat që keni fituar. . . ". (Bekare, 267). Shumica e dijetarëve thonë se qëllimi është për zekatin e mallit të tregtisë.

4- Të vjelat dhe të korrurat.

Bëhet fjalë për prodhimet që vilen dhe që korren, për të cilat Kur'ani thotë: ". . . dhe nga ato që jua kemi nxjerrë Ne nga toka"! (Bekare, 267). "Jepni atë që është detyrë (zekatin) në ditën e vjeljes së tyre"! (En'am, 141).

5- Pasuritë nëntokësore dhe thesaret e fshehura.

Pasuritë nëntokësore nënkuptojnë mineralet xeherore, pasuritë e ndryshme që gjenden në brendësi të tokës dhe thesaret e ndryshme, si ari, argjendi, bakri e të ngjashme. I Madhërishmi, në lidhje me këtë, thotë: "Jepni pa u kursyer nga të mirat që keni fituar dhe nga ato që jua kemi nxjerrë Ne nga toka"! (Bekare, 267) I Dërguari i Allahut ka thënë: "Për thesaret jepet një e pesta. " (Buhariu, nr. 1499 dhe Muslimi nr. 1710).[7]

(1) Sofiu, Flamur, Fikhul Ibadat, Kryesia e BIK, Prishtinë 2009, f. 170. (2) Muslimi në Sahihun e tij, nr. 987. Kjo është një pjesë e hadithit të gjatë që flet për mëkatin e mosdhënësit të zekatit, në të cilin, në mes të tjerash, thuhet: Ai që nuk e jep zekatin e arit dhe të argjendit, me to do të dënohet në zjarrin e Xhehenemit, pastaj do ta shohë rrugën e tij, për në Xhenet ose për në Xhehenem. (4) Grup dijetarësh, Shpjegim i shkurtër i Legjislaturës Islame në dritën e Kur'anit dhe Sunnetit. Shkup, 2008, f. 154. (5) Xhezairi, Abdurrahman, El-Fikh'u ale'l Medhahibi'l Erbeati, vëll. I, f. 451-452. (7) Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, bot. II-të, Daru'l Fet'h, Kairo-Egjipt, vëll. I, f. 395

# Sëmundjet e zemrës sipas Kuranit

**Mr. Avdyl Rrahmani**

**Llojet e sëmundjeve të zemrës ashtu siç i përshkruan Kurani, janë të shumta, por unë do të përpiqem t'i përmend disa prej tyre dhe të jap sqarime për to në pika të shkurtra.**
**Llojet e zemrës së sëmurë në Kuran janë të shumta, ato cilësohen kështu:**

### 1. Sëmundje

Ky lloj cilësimi i zemrës në Kuranin fisnik ka një specifikë të veçantë. Allahu i Madhërishëm në Kuran thotë (Shih: El-Bekare, 100, Et-Tevbe, 125, Elmudethir, 31) Ibn Mesudi dhe disa shokë të tjerë të Pejgamberit a.s. , Zoti qoftë i kënaqur me ta, thonë për këtë ajet: (në zemrat e tyre ka sëmundje ) ka dyshim dhe Zoti edhe më shumë ua shton dyshimin e tyre.[1]

### 2. Mbyllje

Lidhur me mbylljen e zemrës, Kurani ka folur në shumë ajete. Kjo cilësi e zemrës ka trajtim të veçantë dhe është përmendur disa herë në Kuranin fisnik, madje duke filluar nga ajeti tetë i kaptinës së dytë në Kuranin fisnik, ku Allahu i Madhërishëm thotë( Shih: ajetet El –Bekare, 7, El- Enam, 46). Në lidhje me mbulesën e zemrës, Allahu i Madhërishëm gjithashtu thotë: Shih: (Shuraa, 24)Për sa i përket komentimit të ajetit kuranor, në të cilin Allahu i Madhërishëm thotë: "Allahu ua mbylli atyre zemrat, dhe veshët e tyre. . . ", Imam Taberiu në tefsirin e tij thotë: "Zemra e njeriut lirisht mund të thuhet se i ngjason një vendi në të cilin depozitohen gjërat, sepse në të mblidhen njohuri me të cilat arrijmë t'i kuptojmë gjërat. Nga ky kuptim ne mund të themi se mbyllja e zemrave dhe e të dëgjuarit do të thotë që këto dy pjesë të trupit i humbin funksionet e tyre për të cilat janë krijuar, sepse ato nuk janë në gjendje t'i kuptojnë gjërat në esencën e tyre". Ndërsa Muxhahidi thotë në tefsirin e tij se zemra është sikur një shuplakë e dorës, sa herë që zemra gabon, nga ajo (shuplaka) bie një gisht, derisa t'i bien të gjithë gishtërinjtë.[2]

### 3. Mbulesa me perde

Një nga sëmundjet e zemrës është edhe mbulesa me perde. Kjo sëmundje në Kuranin fisnik përshkruhet si shumë e rrezikshme për zemrën e njeriut, pasi ajo ndikon drejtpërsëdrejti në të dhe e mbulon me një perde, e cila pengon pranimin e rrugës së drejtë dhe pranimin e argumenteve të Allahut Fuqiplotë. Lidhur me këtë, Allahu i Madhërishëm në Kuranin fisnik thotë: (Shih: En-Nisa, 155 dhe Gafir, 35) Ndërsa në një ajet tjetër Allahu përshkruan gjendjen e zemrave të atyre që janë të luhatshëm në besimin e tyre dhe për pak interesa të kësaj bote ndërrojnë besimin e tyre. Allahu thotë: (Shih: El Munafikun, 3).

### 4. Vrazhdësia

Edhe vrazhdësia është nga sëmundjet e zemrës, e cila ndikon në mospranimin e argumenteve të Allahut të Madhërishëm. Vrazhdësia e saj në kaptinën 'El Bekare' cilësohet edhe më e madhe se vrazhdësia e gurit, sepse ekzistojnë lloje gurësh që në përbërjen e tyre janë më të butë, po edhe gurë nëpërmes të cilëve dalin uji edhe bimët. Lidhur me këtë, Allahu i Madhërishëm në Kuran thotë: (Shih: El-Bekare, 74 dhe Hadid, 16).

### 5. Dyshimi

Edhe dyshimi përmendet në Kuranin fisnik si një nga sëmundjet e zemrës, që ka ndikim të madh në shtrembërimin e saj nga rruga e drejtë. Zoti i Madhërishëm në Kuranin fisnik thotë: "Jo, nuk është ashtu! Por të këqijat që i punuan, zemrat e tyre ua mbuluan". (El Mutafifin, 14). Dyshimi më së shumti paraqitet tek zemrat e pabesimtarëve. Këtë e sqaron edhe hadithi

i Pejgamberit a.s. , të cilin e transmeton Ebu Hurejra:"Nëse njeriu bën një mëkat, atëherë në zemrën e tij ngjitet një pikë e zezë, e, po qe se pendohet, atëherë zemra e tij pastrohet, po nëse bën mëkate pandërprerë, atëherë zemra e tij mbushet me pika të zeza derisa arrin në atë që thotë Allahu i Madhërishëm". (Muslimi): "Jo, nuk është ashtu! Por të këqijat që i punuan, zemrat e tyre ua mbuluan". Ndërsa Hasen El Basriu thotë: "Dyshimi me të cilin mbushet zemra, nuk është asgjë tjetër përveçse kur njeriu bën mëkat mbi mëkat, derisa zemra e tij të mbushet me dyshim dhe të vdesë tërësisht".

**6. Verbërimi i zemrës**

Verbërimi i zemrës gjithashtu është një sëmundje që e pengon atë për të pranuar argumentet e Allahut. Allahu i Madhërishëm në Kuranin fisnik thotë: Shih: El -Haxh, 46). Ibn Kethiri, në komentimin e këtij ajeti, thotë: "Ata nuk kanë dobi prej këtyre gjymtyrëve të trupit, edhe pse ato kryejnë funksionin e tyre, si veshët për dëgjim, sytë për shikim, - ata prapëseprapë nuk i shfrytëzojnë për atë që janë krijuar, këto gjymtyrë nuk janë krijuar për asgjë tjetër përveçse për ta adhuruar Allahun e Madhërishëm dhe përmes tyre njeriu ta njohë Krijuesin e tij duke i shikuar argumentet e Tij në gjithësi dhe duke dëgjuar atë që ka lejuar Allahu i Madhërishëm. Ata që nuk i shfrytëzojnë gjymtyrët e trupit për atë që janë krijuar, ata degradohen në shkallë edhe më të ulët se shtaza, sepse shtaza, edhe pse nuk i kupton fjalët e bariut ose të njeriut në përgjithësi, ajo i dëgjon ato dhe, me instinktin që ka, shkon nga i thotë bariu, kështu që ai që i nënshtrohet ligjit të Allahut, ngrihet në shkallë edhe më të lartë se melaiket, ndërsa ai që kundërshton ligjin e Allahut, degradohet edhe më poshtë se shtaza". Lidhur me këtë Allahu i Madhërishëm thotë[3] (Shih: El- Aëraf, 179)

**7. Animi nga e shtrembëta**

Animi nga e shtrembëta, duke mos i përfillur argumentet e Allahut dhe duke mos i pranuar ato fare, ndikon shumë në sëmundjen e zemrës. Allahu i Madhërishëm thotë në Kuranin fisnik: (Shih: Ali Imran, 7 dhe 8 si dhe Saff, 5)

**8. Hipokrizia**

Hipokrizia është gjithashtu një sëmundje që ndikon në zemër dhe përhapet prej individit deri në shoqëri. Ajo ndikon në sëmundjen e zemrës, që ajo të mos i pranojë argumentet e Allahut. Zemra me virusin e hipokrizisë, vetëm shtiret se i pranon argumentet e Allahut, por ajo në realitet nuk i pranon ato. Këtë sëmundje mund ta quajmë edhe më të rrezikshmen për zemrën, sepse ajo vepron gjëra të cilat, në të vërtetë, nuk janë ashtu. Allahu i Madhërishëm në Kuranin fisnik, lidhur me hipokritët dhe hipokrizinë, thotë: (Shih: Tevbe, 77) Pasuesit e Islamit janë të shumtë; në mesin e tyre ka edhe hipokritë, të cilët Islamin e shfaqin si veprim që duket, ndërsa në brendinë e tyre ata janë hipokritë. Hipokritët janë të shumtë në të gjitha kohët dhe vendi i tyre në Ahiret do të jetë shkalla më e thellë e zjarrit. Ndodh që njeriu të ketë vetëm një pjesë hipokrizi dhe mosbesimi, edhe pse ai ka një pjesë të imanit në rregull. Lidhur me këtë, Pejgamberi a.s. thotë: " Nëse tek një njeri gjenden katër cilësi, ai është hipokrit i vërtetë, ndërsa nëse tek ai gjendet vetëm njëra prej tyre, atëherë ai është mynafik vetëm në atë cilësi derisa ta braktisë atë, e ato janë: kur flet, gënjen; kur i besohet, tradhton; kur premton, nuk zbaton dhe, kur ka mospajtime me dikë, e tepron". Këtu vlen të theksohet se hipokritët janë njerëzit të cilët shfaqin atë që nuk e kanë në brendi të tyre dhe gjithherë e thonë të kundërtën e asaj që kanë në zemër. Kurtubiu në ajetin kuranor:((Shih: El- Bekare ,8)thekson që njerëzit , të cilët përmenden në këtë ajet kuranor janë hipokritë, sepse fjala e tyre bie në kundërshtim me veprën e tyre, brendia e tyre bie në kundërshtim me sjelljet e jashtme të tyre.[4]

**9. Zilia**

Zilia është sëmundje që i shkakton probleme të mëdha zemrës. Disa e cilësojnë si një dëm që mund t'i shkaktojë atij që ka pasuri, kurse një grup tjetër e cilësojnë atë si të shpresuarit e njeriut të varfër për të marrë një dhunti dhe një pasuri, me të cilin është furnizuar tjetri. Pejgamberi a.s. thotë: "Nuk ka zili përveç në dy raste: ndaj njeriut të cilit Allahu i ka dhënë dituri dhe urtësi e ai punon me të, gjykon e ua mëson të tjerëve atë, dhe një njeriu të cilit Allahu i ka dhënë pasuri dhe ai nuk ka rrugë në të mirë përveçse e jep në rrugën e Allahut".

**10. Egot**

Egoja gjithashtu është nga sëmundjet shum të rrezikshme për zemrën. Atëherë kur zemra u nënshtrohet egove, medoemos që edhe trupi dhe mendja do t'u nënshtrohet atyre. Lidhur me këtë, Allahu i Madhërishëm thotë: (Shih: Ahzab, 32) Kështu, pra egot duhet të edukohen dhe nuk duhet të nënçmohen, ato edukohen përmes zemrës, e cila luan rol kyç në edukimin e tyre. Kështu, po qe se njeriu nuk u nënshtrohet egove dhe epsheve të tij dhe largohet nga puna e keqe vetëm për hir të Allahut atëherë ai është brenda Fjalës së Zotit, i Cili thotë:(Shih: Naziat 40-41) Egot, pra, kur dëshirojnë një gjë, ato edhe përpiqen ta arrijnë atë, por duhet të kemi kujdes. Nëse ajo gjë është prej të ndaluarave, atëherë të largohemi prej saj, e nëse është prej të lejuarave, ta veprojmë atë sepse do të shpërblehemi.[5]

(1) Emradul kulubi e Ibn Kajim El Xhevzijeh Darul Mearif, Kajro 1989. (2) Emradul kulubi Ibid. (3) Emradul kulubi li ibnul kajim elxhevzije, Ibid f. 164. (4) Tefsiri i Ibn Kethirit, pjesa e parë 98. (5) Sekinetul Imani Muhamed Kemali, f. 80 dar ibnu Kethir, Jemen.




# KAZAKISTANI

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Pozita gjeografike**

Kazakistani, si një shtet me sipërfaqe të madhe, pjesa më e madhe e të cilit i takon kontinentit të Azisë dhe pjesërisht Evropës Lindore, bie në veri të Azisë Qendrore, përkatësisht në lindje të liqenit Ural, që tradicionalisht është pjesë e kufirit në mes të Evropës dhe Azisë. Sipërfaqja totale e vendit afërsisht arrin deri në 2. 717. 300 km$^2$, prej saj 2. 669. 800 km$^2$ i takojnë zonës tokësore dhe 47. 500 km$^2$ i takojnë zonës ujore. Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të vendit arrin në 12. 185 km. Republika e Kazakistanit kufizohet me pesë shtete fqinje: nga veriu kufizohet me Rusinë me një gjatësi prej 6846 km$^2$; nga lindja me Kinën, me gjatësi prej 1533 km$^2$; nga jugu me Kirkizstanin në një gjatësi deri në 1224 km dhe po ashtu nga jugu me Uzbekistanin në gjatësi deri në 2203 km, po edhe me Turkmenistanin me një gjatësi prej 379 km dhe me liqenin Ural në një gjatësi deri në 1070 km; nga perëndimi me liqenin (detin) Kaspik me një gjatësi prej 1894 km$^2$. Edhe pse Kazakistani ka shumë forma të terrenit, në fakt konsiderohet një pllajë e sheshtë. Zonat e ulëta në vend përfshijnë më shumë se një të tretën e zonës së tërësishme. Ndërkohë e përshkojnë disa kodrina dhe male. Ndërkaq, rajonet malore përfshijnë rreth 20% të sipërfaqes së tërësishme të vendit[3]. Bazuar në të dhënat e vitit 2007, Republika e Kazakistanit ka gjithsej 97 aeroporte, 65 prej të cilve janë të asfaltuara, kurse 32 të paasfaltuara. Në vend ka edhe një numër të konsiderueshëm portesh detare, prej tyre më kryesoret janë porti Aqtau, Atyrau, Oskemen, Pavlodar dhe Semey[4]. Shteti i Kazakistanit ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta arsimore. Prej universiteteve më të njohura në vend janë: Universiteti Shtetëror i Kazakistanit, Universiteti Pavlodar, Universiteti Turan, Universiteti Ekonomik Kazak, Universiteti Shtetëror Teknik Kazak[5].

**Të dhëna statistikore[1]:**

• Emri ndërkombëtar në anglisht: Kazakhstan.
• Emri zyrtar: Republika e Kazakistanit.
• Sistemi i qeverisjes: Republikë.
• Sipërfaqja: 2,724,900 km².
• Numri i banorëve: 16. 600. 000 (2011).
• Dendësia: 5. 94 (banorë në 1 km²).
• Feja: Myslimanë 70. 2%, të krishterë 26. 2% dhe të tjerë 3. 6%.
• Kryeqyteti: Astana.
• Qytete të tjera: Almaty (konsiderohet qyteti më i madh në vend), Karagandy, Aktobe, Kostanay, Mangystau, Kyzylorda, etj.
• Grupet etnike: kazakë 63. 1%, rusë 23. 7%, uzbekë 2. 9%, ukrainas 2. 1%, ujgurë 1. 4%, tatarë 1. 3%, gjermanë 1. 1% dhe të tjerë 4. 5%.
• Gjuhët kryesore: kazake (gjuhë e parë zyrtare) dhe ruse (gjuhë e dytë zyrtare).
• Njësia monetare: Tenge, (1. 00 KZT = 0. 0050 EUR).
• Data e pavarësisë: 16 Dhjetor 1991 (nga Bashkimi Sovjetik).
• Festë kombëtare: 25 Tetor 1990 (dita e Republikës).

Astana: Si kryeqytet i Republikës së Kazakistanit ka një popullsi prej 705. 897 (sipas statistikave të vitit 2010). Ky qytet ndodhet në qendrën veriore të vendit dhe që nga viti 1998 është kryeqytet i Kazakistanit, si dhe është qyteti i dytë më i madh në vend. Këtë qytet e ka ndërtuar presidenti Nur Sultan Nazarbajev, i cili u shpall kryeqyteti i vendit pas pavarësisë së republikës, për të zëvendësuar kryeqytetin e mëparshëm Almaty. Ndërkaq, si qytet njihet që nga viti 1830. Fjala Astana domethënë "kryeqytet". Astana konsiderohet qendra kryesore e hekurudhave në rajon. Astana është e njohur në Kazakistan për prodhimin e drithërave dhe blegtorisë, njëherësh llogaritet si qendër për industrinë ushqimore dhe të prodhimit. Pozita e Astanës është e shtrirë pranë lumit "Eshim", i cili rrjedh në fushat veriore-qendrore të Kazakistanit. Gjithashtu, kryeqyteti shtrihet në një zonë të rrafshtë gjysmë-shkretinore, sa kohë që kjo shkretëtirë mbulon shumicën e rajoneve të vendit6.

**Historia e Kazakistanit**

Kazakët autoktonë kanë qenë fise nomade, të cilat u vendosën në zonat e Kazakistanit të sotëm në fillim të erës sonë, kurse feja islame në mesin e tyre u përhap në shekullin XIII. Ata



bënin migrime sezonale, në kërkim të kullotave për kopetë e tyre të deleve, kuajve dhe bagëtive të tjera. Edhe pse fiset kazake kishin hanët (kryetarët) e tyre, ata nuk u bashkuan në një shtet dhe nën komandën e një udhëheqësi. Këto, fise në shekullin XIII ranë nën sundimin e mongolëve, për të mbetur kështu nën sundimin e tatarëve deri në vitin 1735, atëherë kur pushtimi rus kishte filluar shtrirjen në ato rajone. Pastaj, midis viteve 1822 e 1848, Rusia cariste kishte përfunduar pushtimin e zonave të Kazakistanit, ndërsa në vitin 1865 rusët okupuan edhe qytetin Almati, i cili ishte një qendër e njohur tregtare. Kazakistani në vitin 1920 u bë republikë sovjetike, autonome, kurse në vitin 1936 u bë një nga republikat që përbënin Bashkimin Sovjetik. Në vitin 1989, Nur Sultan Nazarbajev – një reformator modern kombëtar – u bë udhëheqës i Partisë Komuniste Kazake, i cili paraqiti një program të reformës ekonomike, kulturore, si dhe inkurajoi investitorët e huaj për të bërë investime në vend. Në vitin 1990 Nazarbajev u bë kryetar i shtetit, kurse në vitin 1991 vendi hoqi dorë nga Partia Komuniste Kazake dhe u bashkua me Bashkësinë e Shteteve të Pavarura, dhe kjo – ky veprim u shpall në qytetin Almati, dhe kështu Shtetet e Bashkuara të Amerikës njohën pavarësinë e Kazakistanit. Pastaj, në vitin 1992 Kazakistani u pranua anëtare në Kombet e Bashkuara dhe në Organizatën për Siguri dhe Bashkëpunim Evropian. Në qershor të vitit 1992 populli miratoi një kushtetutë të re dhe filloi të ndërtoj sistemin e pluralizmit politik dhe Nazarbajev u zgjodh president i padiskutueshëm i vendit. Më në fund, në zgjedhjet legjislative që u mbajtën në mars të vitit 1994, Partia në fjalë korri një fitore bindëse në këtë vend ...[7].

**Historia e përhapjes së islamit në Kazakistan**

Feja Islame në Kazakistan arriti pasi kishte arritur në Buhara, Samerkand dhe Tashkent – qytete në Uzbekistanin e sotëm –. Kur komandanti i mirënjohur Kutejbe ibn Muslim El Bahili mori komandën e Horasanit në kohën e halifit emevit Abdul Melik ibn Mervan (65 – 86 h / 685 – 705 m), kaloi mbi 14 vjet përtej lumit Sejhun (Serdaria) në vënien e shtyllave të Islamit. Çlirimet e komandantit Kutejbe patën arritur deri në Kashgar – qytet në Turkistanin e sotëm – pranë kufijve të Kinës. Pastaj, në kohën e halifit më të drejtë të Dinastisë Emevite, Umer ibn Abdul Aziz (99 – 101 h / 717 – 720 m) vazhdoi përhapja e Fesë Islame nëpër ato zona. Ky halif dërgoi ushtarë myslimanë tek mbretërit e zonave përtej lumit – Xhejhun –, d.m.th. në Kazakistanin e sotëm, për t'i ftuar popujtë e tyre në Islam dhe disa prej tyre pranuan Islamin që atëherë, e të tjerët e pranuan në kohën e halifit tjetër emevit, Hisham ibn Abdul Melikut (105 – 125 h / 724 – 743 m). Mandej përhapja e Fesë Islame nëpër këto zona u rrit edhe më shumë gjatë periudhës së Dinastisë Abasite (132 – 923 h / 750 – 1517 m). Rreth përhapjes së Fesë Islame në këto rajone, ka mundësuar njëkohësisht edhe Islami i turqve selxhukë, kontributi i të cilëve në këtë drejtim ka qenë i dukshëm[8].

**Klima**

Klima në Kazakistan është ekstreme, shumë e ftohtë në dimër dhe kryesisht e nxehtë gjatë



verës. Kjo gjendje vjen për shkak të largësisë së vendit nga sipërfaqet bregdetare dhe për shkak se ndikimi klimatik i detit Kaspik në këto zona është shumë i kufizuar. Temperaturat rriten kryesisht gjatë muajve të verës, si p. sh. temperaturat mesatare në korrik sillen në mes 27 gradë Celsius në veri dhe 33 gradë Celsius në jug të vendit. Megjithatë, gjatë muajve të dimrit temperaturat bien në mënyrë ekstreme, si p. sh. temperaturat mesatare në rajonet qendrore dhe veriore të vendit sillen rreth 15 e deri në 35 gradë Celsius nën zero. Të reshurat atmosferike përfshijnë kryesisht zonat veriore të vendit, kurse në zonat e tjera bien pak shira, me përjashtim të fushave të larta malore, ku shiu i madh reflekton dukshëm në bimësinë e vendit. Pra, në këto fusha të larta malore shihen pyje të dendura si rriten në shpatet e larta në lindje dhe në juglindje të vendit[9].

**Gjendja ekonomike**

Republika e Kazakistanit ka pasur sukses në arritjen e stabilitetit ekonomik dhe të prodhimit në vend. Faktikisht, prodhimi filloi të rritej me një intensitet të madh, kur ekspertë të pavarur vlerësuan thellësinë dhe ritmin e reformave ekonomike në Kazakistan, të cilat e bënë vendin të jetë në ballë të Bashkësisë së Shteteve të Pavarura. Sot – pas dhjetë vjetësh – Kazakistani është një vend me një industri të rehabilituar plotësisht, që prodhon 1 milion bermile (fuçi) naftë në ditë, 14 miliardë kub gaz, 85 milion ton qymyr dhe 65 kWh të energjisë elektrike, si dhe me prodhimin e hekurit dhe të bakrit zë vend bë grupin e atyre të përparuara në botë. Kazakistani është një vend i madh bujqësor dhe prodhon 15 milionë tonë grurë e 400 mijë tonë pambuk. Kazakistani ka arritur të bëhet edhe një shtet me shtrirje në hapësirë, sepse arrin të dërgojë pilotët e tij nëpër gjithësi dhe kështu u bë një nga vendet e pakta në botë që bartin këtë status. Kazakistani nga Bashkësia Ndërkombëtare njihet si një shtet me ekonomi të lirë dhe që ka krijuar kushte të përshtatshme për investimet e huaja, prandaj Kazakistani, në bazë të sistemit të vet financiar, zë vendin e parë në Bashkësinë e Shteteve të Pavarura[10].

(1) Vladimir Zoto Enciklopedi gjeografike e botës, f. 111. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame, f. 101. Logos-a, 2009, Shkup. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 460. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. ar. wikipedia. org (2) www. marefa. org. www. moqatel. com. (3) www. kazembgulf. net (4) www. moqatel. com (5) www. bulter. nl (6) www. marefa. org (7) Muhammed Atris, Ibid. f. 461, 462. (8) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; El Vexhiz fi Gjugrafia El Alem El Islami, f. 143. Dar Alem El Kutub, 1997, Rijad. (9) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani, Ibid (7) Muhammed Atris, Ibid. f. 461, 462. (8) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; El Vexhiz fi Gjugrafia El Alem El Islami, f. 143. Dar Alem El Kutub, 1997, Rijad. (9) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani, Ibid f. 143. www. kazembgulf. net(10) www. kazembgulf. net



# Feja (Religjioni) dhe Diplomacia në shekullin 21 - Modeli Turk

**Zija Meral**

**Duket "modeli turk" është i dobishëm jo vetëm për të ndihmuar shtetet me shumicë myslimane, të cilat mendojnë për balancimin e konservatorizmit dhe demokracisë. Ky mund të ndihmojë gjithashtu diplomatë perëndimorë, të cilët mendojnë se si mund ta aftësojnë më shumë kuadrin e tyre diplomatik.**

Kur gazetat përmendin shkurtimisht se Ministri i Jashtëm Turk Ahmet Davutollu u bashkua në lutje në një xhami në Bosnjë, gjatë një vizite shtetërore, u habita pse kjo ngjarje nuk u debatua në shtypin turk. Kjo tregon se sa larg ka shkuar Turqia ndaj ndjenjës në shtëpi, si në lëkurën (identitetin) e vet. Ka qenë një kohë kur gratë myslimane turke, të veshura me shami, nuk pranoheshin në pritje në raste ngjarjesh dhe ceremonish të ndryshme në ambasadat turke. Por ajo që shohim më shumë se debatet e brendshme rreth fesë dhe laicizmit, është një zhvillim i shpejtë dhe model për praktikën e diplomacisë në shekullin e 21-të në Turqi.
Një kod i fortë i pashkruar klasik i shërbimit diplomatik, kryesisht mbetje e shekullit 19 dhe fillimit të shekullit 20, ende udhëzon praktikat e ministrive të jashtme në gjithë botën. Një nga tabutë më të mëdha në listë, është tema e fesë. Urtësia konvencionale jo vetëm që ndalon të flitet në lidhje me fenë me kolegët a koleget në vende të tjera, por edhe përkrah diplomatët dhe politikanët për të fshehur bindjet e tyre fetare. Feja është parë si një temë jashtë 'protokolleve' të diplomacisë, me përjashtim të rasteve për shtrëngim duarsh me një figurë të rëndësishme por liberale fetare. Kur besimi personal i Toni Blerit u bë një temë diskutimi publik në Britaninë e Madhe, mjeku i tij personal deklaroi: "Ne nuk e bëjmë atë Perëndi"!Që nga viti 1970, megjithatë, kjo urtësi konvencionale diplomatike ka qenë mbytëse e praktikës në politikën e jashtme dhe të vendeve, duke penguar angazhimin e një prej faktorëve më të rëndësishëm në botën e sotme. Teoricienët dhe praktikuesit në marrëdhëniet ndërkombëtare, janë rreth 20 vjet pas sociologëve dhe shkencëtarëve politikë; ata ngushtuan dhe u treguan koprracë rreth vendit të fesë në botën e sotme; elita e lartë-fluturuese e diplomacisë në botë mbetet ende e paditur dhe e shkëputur nga kjo temë. Kjo ishte ajo për se Medëllin Ollbrajt (Madeline Albright) ankohej në librin e saj "Të Fuqishmit dhe i Plotfuqishmi". Zonja Ollbrajt theksoi se ajo kishte këshilltarë të panumërt për çdo çështje të mundur të jetës, por asnjë për çështje të fesë. Ndërsa, kur 11 Shtatori dhe lufta kundër terrorizmit nxorën në pah dhe krijuan marketingun dhe një treg të shfrytëzuesve të fesë e të ekspertëve të terrorizmit, - feja ishte vetëm në biseda qeveritare rreth fesë dhe, si të tilla, ato nuk kaluan përtej politikës kundër kryengritësve në vende të ndryshme.

**Ekspertë të fesë në kuadër të politikës së jashtme të ShBA-së**

Kohët e fundit, Shtëpia e Bardhë ka nisur përpjekjet për të sjellë ekspertë të fesë në kuadër të makinerive të politikës së jashtme të ShBA-së, duke punuar së bashku në grupe të ndryshme të punës, për të kuptuar se si ndikon feja në çështjet globale.

Ministrat e Punëve të Jashtme - i Norvegjisë dhe i Holandës kërkuan gjithashtu që të kuptonin gjithnjë e më shumë rreth fesë, dhe angazhuan figura fetare. Kanadaja konsideroi nevojën për krijimin e një ambasadori- mbi çështjet e lirisë fetare në përgjithësi, ashtu si në Shtetet e Bashkuara. Zyra Britanike për politikë të Jashtme dhe të Komonveltit ka vetëm një anëtar në stafin dhe në ekipin e saj për të drejtat



e njeriut, i cili në portofolin dhe sektorin e tij përfshin edhe fenë, siç janë disa gjëra të tjera "të vogla" shqetësuese. Kjo është ndoshta më shumë se Ministria e Jashtme Franceze, cila njihet për përbërjen e brendshme të saj: obsesioni i saj me "kulte" rezulton me një injorancë të plotë ndaj çështjeve fetare. Në të gjitha këto raste, angazhimi lidhur me fenë është vetëm në fazën e hershme të njohjes së vërtetë të rolit të fesë në botën e sotme. Mirëpo, diplomatët në këtë fushë vazhdojnë të jenë të shurdhër dhe memecë e të verbër dhe të mangët e të robëruar nga urtia konvencionale e vjetër. Ka një besim shqetësues në mesin e diplomatëve amerikanë pse Kushtetuta e ShBA-së ua ndalon që të angazhohen lidhur me fenë. Në heshtje, Turqia ka marrë dhe ka ngritur debatin në nivelin e ardhshëm; por nuk i shmanget as temës, e cila nxit një markë të veçantë të fesë në ndjekjen e ambicieve të saj gjeopolitike. Ajo bën diplomaci në mënyra tejet laike dhe pragmatike, por, në të njëjtën kohë, nuk sheh ndonjë problem në manifestimin e besimit fetar, duke përdorur gjuhën fetare dhe tërheqëse për vlera fetare, kur ajo ka nevojë për të. Vizita e Kryeministrit turk në një vend të shenjtë kyç shiit, në Irak, për të promovuar marrëdhëniet sunite-shiite, mund të ketë qenë hedhur poshtë nga qarqet diplomatike perëndimore, si një gjest populist dhe jodiplomatik. Megjithatë, për disa prej nesh, që kanë ngritur alarmin për një presion në rritje ndaj shiitëve dhe sunitëve, ky ishte, në fakt, një akt diplomatik për të ardhmen e rajonit. Ndryshe nga të gjitha modelet e tjera të angazhimit fetar në shekullin e 21-të, Turqia është duke menaxhuar për të përdorur kapitalin e saj fetar jo vetëm me myslimanët e tjerë, po edhe me jomyslimanët dhe botën e gjerë. Ndërsa homologët e tyre evropianë dhe amerikanë e gjejnë këtë angazhim shumë naiv, - shumë prej nesh kemi mirëpritur përpjekjet turke dhe ato spanjolle për të krijuar një Aleancë të Qytetërimeve. Ky ndryshim i heshtur paradigme nuk është rastësi. Partia për Drejtësi dhe Zhvillim (AKP) dhe krijuesit e politikës së jashtme janë shkolluar jo vetëm mbi koncepte klasike perëndimore, po edhe mbi mendimin islam, dhe ata vlerësojnë shumë kompleksin dhe fuqinë e besimeve fetare. Duket "modeli turk" është i dobishëm jo vetëm për të ndihmuar shtetet me shumicë myslimane, të cilat mendojnë për balancimin e konservatorizmit dhe demokracisë. Ky mund të ndihmojë gjithashtu diplomatë perëndimorë, të cilët mendojnë se si mund ta aftësojnë më shumë kuadrin e tyre diplomatik.

(Autori: Zija Meral është studiues dhe analist me bazën në Londër) Marrë nga TODAYS ZAMAN, gazetë turke në gjuhën angleze, 17 October 2011, Monday, Përktheu nga anglishtja: Mr. Besim Mehmeti

# Pranvera arabe një vit pas

Mr. Qemajl Morina

E tëra filloi në Tunizi, **një të premte në mëngjes, saktësisht një vit më parë, shitësi 26 vjeçar, Muhamed Buazizi e lagi veten dhe u dogj.**

Më 17 dhjetor të këtij viti u shënua përvjetori i parë i një akti vetësakrifikues në Tunizi, i cili shkaktoi një seri intifadash në tërë botën arabe, rrëzimin e tri regjimeve, kërcënoi për të rrëzuar edhe dy të tjerë, dhe detyroi disa qeveri të marrin masa të menjëhershme për të adresuar pakënaqësisë popullore.

E tëra filloi në Tunizi, ku diktatura dhe luksi i presidentit Zejnul Abidin ben Ali kaluan kufirin e paturpësisë në sytë e një qytetari të zakonshëm. Shitësi 26 vjeçar, Muhamed Buazizi e ndezi fitilin. Buazizi jetonte në qytetin tunizian Sidi Bouzid, rreth 150 kilometra në jug të Tunizisë. Një të premte në mëngjes, saktësisht një vit më parë, ai u nis për në punë, duke shitur mallra me karrocën e tij. Policia e kishte ngucur vazhdimisht Buazizin tregon familja e tij, duke e gjobitur dhe duke i vënë pengesa burokratike. Më 17 dhjetor 2010, një police filloi ta bezdiste sërish. Ajo e konfiskoi peshoren e tij dhe goditi me shuplakë. Ai u nis menjëherë në ndërtesën e komunës për t'u ankuar dhe askush nuk e mori seriozisht. Në portë ai e lagi veten dhe u dogj.

"I biri im ia vuri vetes flakën për dinjitet", më pati thënë Manubia Buazizi, nëna e tij kur e vizitova. "Në Tunizi, dinjiteti është më i rëndësishëm sesa buka", shtoi vajza e saj 16 vjeçare, Basma, përkujton gazetari i gazetës "Time" këto ditë.

Në Egjipt, shkaku i revoltës ishin mashtrimet gjatë zgjedhjeve të vitit 2010 dhe, ashtu si edhe në Tunizi, brutaliteti i pafalshëm i agjentëve të sigurisë.

Në ndërkohë, revoltat shpërthyen edhe në Libi, Jemen, Siri, Bahrejn, por edhe në vende tjera arabe. Disa prej tyre kanë përfunduar e disa tjera në rrugën e tyre për të marrë fund.

Një vit më vonë duket qartë se revolucionet arabe patën rrugë të ndryshme dhe ato mund të mos meritojnë etiketën e 'pranverës'. Por, derisa modeli tunizian dhe ai egjiptian në fillim ishte më paqësor, në muajt e mëvonshëm ishim dëshmitar për masakra të vërteta, pasi Gadafi i Libisë, Asadi i Sirisë dhe Salihu i Jemenit kanë zgjedhur të luftojnë madje deri në vdekje vetëm e vetëm për të qëndruar në pozitat udhëheqëse.



Gadafi mori fund ashtu siç edhe meritoi më 20 tetor, në vendlindjen e tij në Sirt. Ali Abdullah Salih pas shumë bishtnimeve më në fund ia dorëzoi pushtetin zëvendësit të tij. Regjimi i Asadit mund të pësoj së shpejti. Por, mijëra vdekje të shkaktuara nga ta kanë mbetur si re të zeza për vendet e tyre. Askush nuk e di se kur dhe si i do të përfundojnë vrasjet?! Me gjithë aktivizimin e Ligës Arabe në Siri, deri më tani nuk po shihet ndonjë rezultat.

**Përvoja tuniziane**

Përvoja tuniziane pa mëdyshje se deri më tani u tregua më e suksesshme. Në krye të një viti u rrumbullaksua i tërë procesi. Në zgjedhjet e para parlamentare demokratike që u mbajtën gjatë muajit tetor, fitoi bindshëm partia 'Ennahda' e udhëhequr nga Rashid El-Gannushi, me orientim pro islamik. Ajo shkoi në koalicion me dy parti tjera më të vogla në zgjedhjen e presidentit dhe formimin e qeverisë.



President i vendit, më 10 dhjetor u zgjodh Munsif el-Merzuki nga Partia e Kongresit për Republikë, i cili është kryetar i katërt i Tunizisë, që nga koha e pavarësisë më 1965. Në fjalimin e tij inaugurues, ai shpalli kandidatin për kryeministër të qeverisë së re, Hamadi el-Xhibalin, sekretar i përgjithshëm i Partisë 'Ennahda', e cila fitoi numrin më të madh të uleseve të Asamblesë Kombëtare të posa zgjedhur.

Pas dhënies së betimit si president i parë legjitim dhe i zgjedhur i Tunizisë pas revolucionit Jasemin, mori mbi vete se do t'i mbrojë vlerat e revolucionit dhe se do ta mbrojë nderin dhe të drejtën e çdo qytetari për punë, shprehje dhe protestë. Ai u zotua se përpjekjet e tija, në periudhën e ardhshme do të përqendrohen në vendosjen e bazave të shtetit demokratik dhe qytetar ku do të respektohen të drejtat dhe do të sigurohen liritë e në veçanti liria e gruas.

Egjipti ishte vendi i dytë arab ku shpërtheu revolucioni dhe i cili ishte i suksesshëm deri në fillimin e zgjedhjeve të para dhe të lira në vend, pas më shumë se gjashtë dekadash. Mirëpo, për fat të keq kohëve të fundit, kanë filluar përçarjet në përmasa të gjëra.

Rezultatet e para të zgjedhjeve tregojnë se spektri islamik i përfaqësuar në partinë 'Liri dhe Drejtësi', krahu politik i 'Vëllezërve myslimanë' po udhëheq. Pas tyre vendin e dytë e zë Partia 'Nur' e selefijve, të cilët kanë bërë sensacion në skenën politike egjiptiane.

Fitorja e partive islame, qoftë në Tunizi, Marok, Egjipt, por edhe në vendet tjera arabe nuk është pritur mirë si nga qarqe të caktuara brenda botës arabe, por edhe nga qarqe zyrtare në botën perëndimore.

Më i zëshmi ishte, kryeministri izraelit, Benjamin Natanjahu, i cili pasi kishte kaluar një vit i plotë nga fillimi i revolucioneve arabe, Pranverën arabe e kishte quajtur se po e çon prapa Lindjen e Mesme.

Natanjahu sulmoi të gjithë liderët evropianë dhe botërorë, veçanërisht Presidentin Obama, se nuk ka kuptuar asgjë nga Pranvera Arabe. 'Ata janë naivë', tha Natanjahu duke shtuar se Pranvera Arabe mund të kthehet në një lëvizje anti-perëndimore, anti- liberale, anti-izraelite dhe anti-demokratike.

'I pyes sot ata, kush nuk e ka kuptuar realitetin? Kush nuk e ka kuptuar historinë?', tha ai nga podiumi i Kness-it.

# Letërsia dhe këmbimet kulturore

**Atdhe Ibrahimi**

**1. Letërsia**

Të shkruash për letërsinë, do të thotë të shkruash për një botë e cila i tejkalon mundësitë njerëzore dhe e bën më të lehtë rrugën e njohjes së kombeve përmes këmbimeve kulturore. Historia e letërsisë botërore na mëson se shumë popuj kanë arritur të afirmojnë vetveten në marrëdhënie me kultura të tjera.

**2. Këmbimet letrare**

Përpjekjet që veprës letrare t'i vihen kufij artificialë, jo gjithmonë kanë rezultuar të suksesshme, sepse ajo ka arritur të depërtojë deri tek lexuesi i vet edhe në rrugë dytësore.

Me të arritur deri tek lexuesi, vepra letrare ka arritur të krijojë imazhin e vet për shoqërinë si produkt i saj.

Shembujt e këmbimeve letrare ndërmjet "Zolës dhe Floberit"[1] dhe disa shkrimtarëve të tjerë vetëm sa na e përforcojnë bindjen se letërsia kurrë nuk ka njohur dhe kurrë nuk do të njohë kufij artificialë.

**3. Njohja në letërsi**

Njohja në letërsi nuk vjen vetvetiu, ajo vjen si rezultat i këmbimeve kulturore dhe i raporteve reciproke që ndërtojnë në mes tyre popujt që flasin dhe krijojnë në gjuhë të ndryshme. Kjo është dëshmuar që nga antika e lashtë e deri në postmodernitet.

Shembujt që kanë të bëjnë me njohjen e veprave të antikës nga ana e një rrethi të gjerë lexuesish disa shekuj më vonë, duke përfshirë këtu edhe disa nga krijuesit shqiptarë, dëshmojnë se fenomeni i njohjes, i receptimit dhe i ndikimit të veprave letrare ka qenë i njohur shumë herët.

**4. Fenomeni i njohjes dhe i receptimit te shqiptarët**

Shqiptarët, edhe pse të robëruar dhe të vonuar historikisht, nuk mbetën asnjëherë jashtë zhvillimeve letrare që ngjanin në Evropën e shekujve XVIII, XIX dhe XX.

Megjithëse tek ne shqiptarët fenomeni i ndikimit të disave nga shkrimtarët e letërsisë botërore tek shkrimtarët shqiptarë, si ndikimi i Homerit te Fishta, i Bajronit te De Rada e Zef Serembe, dhe ndikimi i Xhelaledin Rumiut te Naim Frashëri – është vërejtur shumë herët, letërsia shqiptare prapëseprapë ka arritur të ruajë origjinalitetin e vet, edhe pse është krijuar gjatë një procesi të kushtëzuar historik.

Duke argumentuar gjenezën e shqiptarëve dhe orientimin strategjik të tyre nëpër kohë, Straboni thoshte: "Shqiptarët janë i vetmi popull etnik evropian që ruajti gjuhën e vjetër të Evropës, pasi kombet e tjera që rrodhën nga kjo racë e njëjtë, krijuan gjuhë të tjera, por që nënë kanë shqipen"[2]. Kjo dëshmon se shqiptarët besonin fuqishëm në vlerat perëndimore. Kjo qasje e theksuar properëndimore në letërsinë shqipe ka ndikuar deri diku që në kontekstin e studimit të letërsisë të anashkalohet letërsia e Lindjes dhe të krijohen paragjykime të panevojshme për të.

Megjithatë, kur jemi te poezia romantike evropiane, duhet ta përmendim Zef Sereben si njërin nga përfaqësuesit më të spikatur të romantizmit shqiptar, i cili, i ndikuar nga poetët italianë dhe evropianë, si Leopardi, Dante



Aligieri, Petrarka dhe nga poeti francez Alfred de Myse, - krijoi identitetin evropian të poezisë shqipe, duke qenë plotësisht i vetëdijshëm për idealin e tij krijues.

Mbase edhe fati në jetë duket të ketë qenë përcaktues i temave që ata kanë trajtuar në veprat e tyre.

Me stilin e larmishëm dhe me lirizmin e hollë, me evokimin e së kaluarës historike, saqë kjo e bëri poetin italian Lamartin të thoshte: "Poezia erdhi andej nga brigjet tuaja dhe andej do të kthehet". Kjo thënie e Lamartinit i adresohet drejtëpërsëdrejti shkrimtarit të romantizmit shqiptar - Zef Serembe.

Njohja me ambientin italian ia mundësoi Zef Serembes njohjen me të mëdhenjtë e letërsisë italiane.

Si një erudit i rrallë, Serembe u bë pishtari i lirikës shqipe dhe fanar i romantizmit shqiptar.

Dashuria që ndien për vashën ideale dhe mungesa e saj, e bëjnë Sereamben të ndihet sikurse Danteja për Beatriçen, Petrarka për Laurën dhe Leopardi për të dashurën e tij.

Duke njohur krijimtarinë e Dantes, Aligierit, Leopardit dhe Petrarkës, Serembja filloi të krijonte të njëjtin identitet poetik që krijuan ata. Përngjasimi në tema, motive dhe ide na lë të kuptojmë se sa i gjerë është universi letrar dhe se sa gjëra të përbashkëta kanë njerëzit dhe kombet ndërmjet tyre.

(1) Masar Stavileci, Tema letrare franceze, f 178 (2) Pjese nga libri i Elena Kocaqit "Albanët me famë në mijëvjeçarë (Nga Troja e lashtë deri në ditët tona)".

# Gjurmët...

**Mr. sc. Afrim Jusufi**

Gjurmët janë shenjat që na rrëfejnë për të kaluarën, dëshmojnë për të tashmen dhe sinjalizojnë për të ardhmen. ID i secilit frymor me vetëdije identifikohet me gishtin tregues që ti e ngre për të orientuar dikë kur i ofron ndihmë, apo…Atë shenjë që sinjalizon identitetin tënd me imtësinë më të madhe, ktheje nga vetja dhe rrëfe në të njëjtën kohë e pyete vetveten se çfarë gjurme je duke lënë ti si njeri, para së gjithash si posedues i fjalës mohuese, e cila POHON ÇDO GJË, fjalës më të shtrenjtë së cilës nuk i rezistoi kodra, guri e druri, me gjithë potencialin e fortësinë që kanë, dhe as qielli me gjerësinë, e as Toka me thellësinë e saj.

Cila është gjurma jote si individ, jona në përgjithësi si shoqëri, Ymet?

A jemi Ne shëmbëlltyra e njerëzimit?

A jemi Ne Ymeti më i zgjedhur?

A jemi Ne pronarët e mesatares?

Ne, kush jemi ne sot?

Kush kemi qenë dikur?

Gjurmët tona na rrëfejnë se ata që na përcollën emanetin, ku ishin dikur?

Ata ishin shembull dhe lanë gjurmë thellë në të gjitha sferat e jetës. Të sinjalizojmë vetëm në aspektin arsimor dhe të shkencës, pasi këto janë djep i qytetërimit.

Al-kimi, Avicena, Farabiu, Gazaliu, …. .

A ishin këta, gjaku i të cilëvee ka lëvizur nëpër enët e tyre pa qëllim, pa moto e pa pretendim.

Ku je ti, po unë? Ata lanë gjurmë, e ne? Cila është gjurma jote, dje, sot, dikur?

A krijove një përshtypje në vendin tënd të punës, në takim, në bisedë?

Pozitive, e kam fjalën, ngase vetëm këto janë gjurmë që duhet t`i gdhendësh me mund e me djersë, me etikë e moral shëmbëlltyrë, shembullor.

Apo ndoshta u vonove 5, 15, 30 minuta, e mos më thuaj 1 orë?

Zoti yt është betuar në Kohën tënde, në minutën, sekondën tënde, e ti e shpërfille atë çast.

Shpërfillja jote është rikthyer e konsiderohet: minuta - orë e sekonda - minutë për ata që i mban sytë drejt tyre e që fatkeqësisht i ke model për vëllanë tënd njeri nga origjina, prandaj ai prin, ai të udhëheq ty.

Ti lë gjurmë ngado që ecën, motër e nderuar,- ti lë gjurmë ngado që ecën, shikon e vështron.

Ti lë gjurmë para së gjithash tek Ai, që respektove Fjalën e Tij që të lësh gjurmë, tek krijesat e tij të dritës, që luten për ty dhe të ndriçojnë rrugën tënde.

Ama edhe motra jote të xhelozon, pa marrë parasysh se në syrin tënd parandien se të injoron.

Por, të pyes - a je në nivelin e detyrës, njëmend ? A je duke kryer rolin tënd ? Si motër, nënë, bashkëshorte?

Të kujtoj një prej një milion insertesh që lanë gjurmë, dhe jo vetëm gjurmë po edhe aromë, që kaluan tokën e depërtuan edhe përtej qiejve, e cila e përcolli krijesën më të çiltër s.a.v.s., përtej qiejve.

Është kjo floktarja në kohën e Musait a.s.. Pse, ç'bëri ajo, çfarë ishte vepra e saj aq me peshë ?

E ndiej se e di, po vetëm dua ta kujtosh, që të meditosh e ndoshta të mësosh.

Është fjala për sakrificën sublime të saj dhe të fëmijëve të saj për një moto, për një qëllim, që bëri mrekulli, që e shtyri fëmijën të fliste para kohe, për fjalën që duhet të jetë ideali yt, e të arsyetosh me zemrën, mendjen e ta materializosh me gjymtyrët e tua.

Ah gjurmët e tua jam duke i ndjekur, por ende nuk jam duke i vështruar me saktësi, ende…

A je duke lënë gjurmë në drejtësi, apo ndoshta je duke ua kaluar edhe atyre që nuk kanë dritë në zemrat e tyre?

A je duke lënë gjurmë në mbulesën e të metave të vëllait tënd/motrës sate apo . . . ndoshta je duke i zbuluar deri në lakuriqësi?

Mjaft më me ID Prapambetjeje?

Mjaft më me ID të gjakut, të jetës më të lirë? S. Ejjubi ka qenë vetëm një jetë.

Me ty po krijojnë lajmin kryesor? Mjaft më, mjaft! ….

Përkundrazi, ti duhet të jesh Shëmbëlltyrë. Sot më shumë se kurrë duhet të lësh gjurmë, duhet të lëmë gjurmë të gjithë. Jemi mu në kohën e zgjimit e jo të hutimit dhe as të tëhuajsimit. Mjaft më me gabime, se nuk ka kohë për arsyetime, e nuk do të falesh lehtë nëse gjurmon si i lig. Hapi sytë! Dielli agoi e do të bëjë dritë për shumë e shumë orë, edhe shiu do të ujisë tokën që të skalitësh gjurmën tënde me lehtësi, kurse hëna do të pëshpërisë me yjet për hapin tënd të radhës.

Punë të mbarë! Planin e gjurmëve e ke të gatshëm në tryezën e punës, varet nga ti! Jo ec, po vrapo! Koha e pushimit ka perënduar, prandaj të lëmë Gjurmë!





# MUHIBBÍ

**(Sulltan Sulejman Kanuniu - Ligjvënësi)**

(Trabzun 1494 - Zigetvar 1566)

Është i biri i Sulltan Selimit të Rreptë dhe sulltani X osman. Në fillim kreu detyrat e sanxhakbeut në sanxhaqe të ndryshme të Anadollit, pastaj, pas vdekjes së të atit më 1520, hipi në fronin sulltanor. Gjatë mbretërimit të tij 46-vjeçar, duke e zgjeruar pushtetin në Azi, Afrikë dhe Europë, shteti osman arriti në kufijtë e tij më të gjerë dhe u bë një shtet botëror. Me ligjet që nxori dhe zbatoi, e bëri aparatin shtetëror dhe institucionet e tij të funksionojnë me rregull dhe efektivitet të lartë, për çka fitoi admirimin e botës dhe u mbiquajt "Kanuniu", "Ligjvënësi".

Krahas drejtimit politik të shtetit dhe fitoreve ushtarake, Kanuniu kreu shërbime të mëdha për zhvillimin e shkencave dhe artit dhe gjallërimin e jetës shkencore e artistike. Ngriti medresetë Sulejmanije.

Në kohën e Kanuniut dolën poetët e mëdhenj të poezisë së Divanit Baki, Fuzuli, Jahja, Hajali Bej dhe Hajreti, historianët Ali, Nishanxhi dhe Xhelalzade, detarët Barbaros Hajredin, Piri Reis dhe Sejdi Ali Reis, kaligráfi Karahisarí, kompozitori Dervish Omer, arkitekti Sinan, si dhe shumë e shumë dijetarë dhe artistë në fusha të ndryshme të artit, si në dizenjo, miniaturë, libërlidhje, etj., të cilët merituan konsideratën e lartë dhe mbrojtjen e tij. Shkaku i vërtetë i faktit që europianët e mbiquajtën Sulejman Kanuniun "Le Magnifique" (i Shkëlqyeri) është ky zhvillim i realizuar në fushë të dijeve, mendimit dhe arteve.

Në poezitë e tij ku duket se i pati përvetësuar rregullat e poezisë së Divanit, elementët e kënaqësisë dhe estetikës së saj dhe ku sillet jo si një sulltan krenar, por si një poet shumë modest, .

Të tërheq vëmendjen fakti që Muhibbiu, i cili ka mëse tri mijë poezi, është poeti më prodhimtar pas Zatiut. Në poezitë e tij përdorte, krahas pseudonimit Muhibbí, edhe pseudonimet Meftuní dhe Axhizí.

Muhibbiu ka një Divan të sistemuar e të mrekullueshëm. Një ekzemplar jo i plotë i Divanit të tij është shtypur në Stamboll më 1308 Hixhri nga vajza e Mahmudit II, Adile Sulltan.



***Gazel***

*Mes njerëzve s'ka më të nderuar gjë se një shtet,*
*Por shteti s'vlen në këtë botë as sa një frymë shëndet!*

*Nuk ka si besimi në këtë botë lumturi e fat!*
*Një luftë e pafund është ajo që i thonë salltanet!*

*Lëri dëfrimet, të ngrënat, pijet, se përfundojnë keq!*
*Nuk ka si adhurimi në e kërkofsh Zotin e vërtetë!*

*Dhe në paç ditë për të jetuar sa kokrrat e rërës,*
*Shishja e fatit do të të thyhet sa hap e mbyll sytë!*

*O Muhibí, hiq dorë nga çdo gjë në daç qetësi;*
*Nuk ka në botë si qoshja ku hiqesh vetë i vetë!*

*Nga "Antologji e poezise klasike turke" (Poezia e Divanit) / botoi: Logos-A, Shkup / përktheu: Mithat Hoxha / përzgjodhi E.A.*



# Lufta për ekzistencë në „xhunglën e urbanizuar“

Prim. dr. med. sc. Ali F. Iljazi

**Sytë e tre personave nuk do ta shohin zjarrin (në Ditën e Gjykimit): syri i cili ka qenë zgjuar në rrugën e Allahut, syri i cili ka qarë nga frika e Allahut xh.sh. , dhe syri i cili është ruajtur nga shikimi i asaj që ka qenë e ndaluar (Hadith)**

Shumica prej nesh ka dëgjuar edhe më parë tregime të vërteta për njerëzit që kanë qenë të humbur në xhungël. Për ta ruajtur jetën dhe për të mbijetuar, kanë përdorur metoda dhe teknika ekstreme, pa u bazuar në kulturë, etikë dhe moral. Për shkak të etjes, kanë pirë urinën e tyre; për shkak të urisë, kanë ngrënë çdo gjë që u ka shkuar për dore. Me rëndësi ka qenë vetëm të mbijetojnë në vegjetacionin e dendur të xhunglës. Por, sot shumica e banorëve të planetit Tokë, jetojnë në një lloj tjetër xhungle, në të cilën nuk është aq e rëndësishme mbijetesa fizike sa ajo fetare, morale dhe kulturore. Qytetet moderne, të vogla a të mëdha, janë përplot vese të rënda, kriminalitet dhe bisha në formë njerëzish, kështu që lirisht mund të quhen xhungla të urbanizuara, në të cilat mbretërojnë kaosi dhe anarkia. Posaçërisht janë të rrezikuar besimtarët, të cilët nuk mund të jenë indiferentë ndaj kësaj që po ndodh përreth tyre, e që në „ Botën moderne "kjo çmohet si gjë normale dhe tolerante. Zemra e besimtarit nuk është tërësisht imune ndaj të gjitha ndodhive negative përreth, prandaj duhet të njohë rreziqet që fshihen në „Xhunglën moderne " dhe pastaj të gjejë mënyrat dhe metodat që të mbrohet dhe të mbijetojë me sa më pak pasoja. Rreziqet janë të shumta dhe të ndryshme, por mund të përmblidhen në këto:

**Amazonat (femrat e xhunglës)**

Sytë janë dritare të shpirtit të njeriut, me të cilët shikohen e mira dhe e keqja. Mu sikur nëpër dritare që në shtëpi hyjnë erëra kundërmuese dhe zëra shqetësues, gjithashtu me shikimin e haramit, njeriu në shpirtin e tij e lëshon atë që plagos dhe shkatërron qetësinë shpirtërore. Në "Xhunglën e asfaltuar" është vështirë ose gati e pamundur të ruhen sytë nga ndyrësirat që dominojnë në shumicën e qyteteve. Veshjen (zhveshjen) femërore të sotme më së miri mund ta definojmë si të varfër, jo nga aspekti material, por si varfëri fetare, turpi, kulture, etike dhe morale. Më lehtë do t` kuptonin tërë këtë shkallë të zhveshjes, sikur të mos jetonim në mjedisin e shumtë mysliman, ku aktorët kryesorë të këtij parakalimi rrugor të turpshëm janë bijat tona, të cilat janë rritur në ambientin fetar, kanë mësuar disa dua, disa sjellje fetare etj. . E vetmja mënyrë para kësaj sprove, që të mbijetojë zemra e besimtarit, është ulja e syve. Allahu i Madhëruar urdhëron e thotë:" . . . Thuaju besimtarëve të ndalin shikimet (prej haramit)". (En-Nurë,30-31), kurse Pejgamberi a.s. në hadithin që transmeton Muavi b. Hajde r.a. , thotë: "Sytë e tre personave nuk do ta shohin zjarrin (në Ditën e Gjykimit): syri i cili ka qenë zgjuar në rrugën e Allahut, syri i cili ka qarë nga frika e Allahut xh.sh. , dhe syri i cili është ruajtur nga shikimi i asaj që ka qenë e ndaluar". (Teberaniu në Kebir nr. 16347 me sened të mirë)

**Njerëzit e xhunglës**

Edhe meshkujt nuk ngecin pas. Shumica u ngjajnë njerëzve të xhunglës, të fiseve barbare: luftarakë, të zhveshur, me tatuazhe, me flokë të ngjyrosur, me veshë të shpuar, me vathë në hundë, në vesh, në kërthizë dhe gjuhë, me shikim të ashpër dhe me fjalor vulgar. Shpesh shëtisin në shoqëri me miqtë katërkëmbësh të rrezikshëm, të cilët me një lëvizje syri sulmojnë

personin e dëshiruar. Më së tepërmi kemi të bëjmë me qentë e rrezikshëm të tipit Pit-bullë, Rotvajler, Staford, të cilët korpurohen tërësisht në imixhin e tyre, aspak më të rrezikshëm se pronari. Përse shërbejnë këto kafshë? Kryesisht për të larguar melekët dhe bereqetin nga shtëpitë myslimane dhe për të shkatërruar veprat e mira! Ka thënë Pejgamberi  a.s. :"Kush mban qen, të cilin nuk e përdor për ruajtjen e bagëtisë ose për gjueti, të atillit çdo ditë nga veprat e tij të mira i merren dy kirat". (Buhariu, nr. 5481, Muslimi nr. 1574 nga Ibn Omeri r. a)

Edhe pse tash për tash dominojnë qentë, ndoshta nuk është larg koha kur nëpër çarshitë tona do t`i shohim derrat shkurtabiqë të Vietnamit ose hardhucat iguane, të cilat tash janë të pranishme në Perëndim, kështu që ,,Xhungla urbane" do të kompletohet. Nga Seid b. Hudriu r.a. transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Do të pasoni zakonet e atyre që kanë qenë para jush hap pas hapi, pëllëmbë për pëllëmbë, bile sikur ata të hyjnë në zgavrën e hardhucës, edhe ju do të hyni pas tyre". (Buhariu, nr. 7319) Masa e këtyre banorëve të xhunglës dhe amazonat, përveç duhanit, konsumojnë edhe ,,bimë shëruese", si: marihuana dhe substancat të tjera narkotike, për të ushqyer fantazinë e prishur dhe pasionet e ulëta. I vizitojnë edhe magjistarët bashkëkohorë, të cilët largojnë shpirtrat e këqij, përcaktojnë fatin mu sikur në xhungël!

**Ulurima, klithmat dhe bërtima**

Nëse besimtari shpëton rastësisht nga shikimi i ndaluar, veshët e besimtarit në ,,Xhunglën e urbanizuar", me siguri do të pësojnë dëmtim. Ka thënë Pejgamberi a.s. :

"Birit të Ademit i përshkruhet pjesëmarrje në zina (prostitucion), të cilit nuk mund t`i shmanget . . . edhe veshët bëjnë zina me dëgjim". ( Buhariu, nr. 6243 në version të shkurtuar nga Ebu Hurejre r. a, Muslimi ). Muzika për shumicën është bërë hyjni, e cila adhurohet "me shpirt"dhe pa të cilën nuk mundemi. Sidomos gjatë kohës së verës këngëtarët "live" dhe fansat e tyre okupojnë tregjet dhe taracat e restoranteve dhe, pa kurrfarë mëshire, deri në orët e vona të natës, terrorizojnë të gjithë ata që dëshirojnë qetësi nga ulërimat bashkëkohore. Në sprovë të veçantë janë ata që kanë shtëpitë apo xhaminë në afërsi të disko-klubeve ose folkotekave, ku zhurma e padurueshme dëgjohet deri në mëngjes të premteve, të shtunave dhe gjatë festave. Këta meskinë (të mjerë), dashtë e pa dashtë, i mësojnë përmendsh të gjitha hitet e kohës, të cilave më shumë u përshtatet termi turbo-porno-folk. Në realitet, shumë më mirë do të ishte të dëgjosh ulërimën e ujqve, tigrave, luanëve, sesa këtë që sot e quajnë "art". Nuk duhet përmendur se këto ndenjje, shoqërohen patjetër me alkool, që rrjedh rrëke, me drogë e përfundojnë me zina.



Në këtë bela, më së miri është të bësh të kundërtën, të shoqërohesh sa më shumë me librin e Allahut, duke lexuar, studiuar dhe dëgjuar, dhe natyrisht sa më tepër të largohemi nga vendet e këtilla.

**Rriqërat, shushunjat dhe gjakpirësit e tjerë**

Islami në kushte të caktuara e ka lejuar personin e varfër të lypë për ta ushqyer momentalisht veten dhe familjen e tij, por secili është i obliguar të mundohet të gjejë mënyrën që me punën e tij të ushqejë familjen. Sot, "Xhungla urbane" është përplot imponues të ndryshëm, të cilët, duke u lypur njerëzve të ndershëm, mundohen t`u nxjerrin paratë dhe këtë mënyrë të fitimit e kanë marrë si profesion. Lypësit e dyshimtë vlojnë në çdo kënd dhe nga gjahu i tyre kërkojnë "bile dhjetë centë". Shumicës së lypësve të sotëm, sikur t`u ndahej shuma prej 1000 €, përsëri do të gjendeshin në rrugë për të lypur.



Për të tillët Pejgamberi s. a. v. s. ka thënë:"Ai i cili kërkon nga njerëzit për ta rritur pasurinë e tij, i tilli me të vërtetë kërkon zjarr (prush), prandaj le të kërkojë më shumë ose më pak". ( Muslimi nr. 1041 nga Ebu Hurejre r. a) Në transmetimin tjetër thuhet që personi i tillë do të vijë në Ditën e Gjykimit, e në fytyrën e tij nuk do të ketë asnjë copë mishi (Buhariu nr. 1474, Muslimi nr. 1040 nga Ibn Omeri r.a. ). Atëherë, si t`i njohim ata që me të vërtetë janë të nevojshëm? Sipas krenarisë dhe modestisë. Thotë Allahu i Madhëruar, duke përshkruar të varfrit, të cilëve u duhet dhënë sadakaja (lëmoshë). (Shih: El Bekare, 273)

Me këtë mënyrë të mashtruesve ndoshta jemi mësuar, por koha e re na ka sjellë njerëz të tjerë që kërkojnë para në një mënyrë tërësisht të re dhe fine. Hasim për çdo ditë të ashtuquajtur "mjekë popullorë" me krem dhe losione aktuale për rritjen e flokëve, muskujve, që shërojnë çdo sëmundje si kancerin etj. . .

**Kameleonët dhe gjarpërinjtë helmues**

Ka thënë Pejgamberi a.s. : ". . . dhe do t`i gjeni njerëzit më të këqij ata me dy fytyra, njërit grup të njerëzve u vijnë me një fytyrë, ndërsa grupit tjetër me një fytyrë tjetër". (Buhariu, nr. 3493, Muslimi, nr. 2526 nga Ebu Hurejre r.a. ). Në transmetimin tjetër thuhet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush i ka dy fytyra në dynja, në Ditën e Gjykimit do t`i ketë dy gjuhë prej zjarrit". (Ebu Davudi nr. 4873 nga Ammar b. Jasiri)

Hipokritët u kanë sjellë myslimanëve gjithmonë kokëçarje dhe kanë paraqitur rrezik më të madh për ta se pabesimtarët. "Xhungla urbane" vlon prej tyre. Mu sikur kameleoni i ndërrojnë ngjyrat, duke u kamufluar e duke pritur momentin e goditjes vdekjeprurëse, kështu edhe hipokritët e kohës moderne shfrytëzojnë të gjitha metodat që disponojnë, për t`i dëmtuar besimtarët.

Për hipokritët, Allahu xh.sh. thotë(Shih:Ali Imran, 118) Ka edhe „gjarpërinj helmues", të cilët armiqësinë e tyre ndaj Islamit dhe myslimanëve nuk e fshehin aspak. Propagandën e tyre e plasojnë kurdo e gjejnë rastin, ndërsa urrejtja dhe zilia shkrepin nga sytë, gjuhët dhe gjoksi i tyre. Për të tillët Allahu xh.sh. thotë: (Shih: Ali Imran, 118)

Të tillëve u themi atë që Allahu i tha Pejgamberit a.s. t`u përcjellë: "Thuaju: "Vdisni me atë mllef tuajin". (Ali Imran, 119)

**Si të mbijetojmë?**

Për mbijetesë në kushtet ekstreme, dijetarët këshillojnë që mënyra më e thjeshtë dhe më e sigurt për të dalë nga "Xhungla e dendur", është që së pari të gjendet lumi e pastaj me durim të ndiqet rrjedha e tij. Pastaj të ndërtosh një trap sa më të mirë dhe të lëshohet rrymës së ujit, e cila njeriun e dërgon drejt në oqean. Në xhunglën e urbanizuar situata është e ngjashme. Për t`u larguar me sa më pak dhembje nga rreziku, duke gjetur rrugën e shpëtimit, besimtari duhet të mësojë të gjitha teknikat e mbijetesës së imanit, në mënyrë që zemra të mos i nxihet në detin e ligësive dhe haramit që e rrethon. Me durim të ndjekë rrugën e trasuar nga Pejgamberi a.s. si dhe të ashabëve dhe dijetarëve të sinqertë të Islamit, ndërsa devotshmëria dhe veprat e mira do të jenë barkë në të cilën, me ndihmën e Allahut, me siguri do t`i kalojë të gjitha kurthet dhe sprovat e dynjasë, përderisa të mos notojë me fat në skelën e mëshirës së Allahut. Këtë e ka përshkruar bukur me vargje Imam Shafiu r.a.:

*"Allahu posedon robër të Tij të zgjedhur,*
*të cilët dynjanë e lëshuan dhe sprovave iu frikësuan, /*
*Atë e vështruan dhe fuqishëm u bindën*
*se për të gjallin nuk është vendbanim i përhershëm. /*
*Prandaj dynjanë e menduan si valë të errëta*
*të detit të trazuar. /*
*Dhe nëpër të, me veprat e mira,*
*si me anije notuan".*

# Dëlirësia, vetëpërmbajtja dhe ndershmëria

**Dr. Jusuf El-Kardavi**

**Allahu xh.sh. dhe i Dërguari i Tij kanë dëshiruar të formojnë një shoqëri fetare, të ndershme dhe të mbrojtur, në të cilën çdo person do të edukohej dhe do të mësonte se amoraliteti është i ndaluar, prostitucioni është i ndaluar, turpi është pjesë e imanit, dhe ndalimi i shikimit është adhurim, kurse ruajtja e nderit është obligim.**

Rinia është forca e së sotmes dhe potenciali i së ardhmes së këtij ymeti, për këtë arsye është obligim yni që t'i edukojmë me besim, me virtytet fisnike dhe me moral, t'i mbrojmë nga shthurja, nga rrymat pushtuese të cilat në vete përmbajnë ide të importuara. Ekziston një gjë që e quajnë "lidhje dashurie", lidhje sensuale ndërmjet mashkullit dhe femrës, ndërmjet të riut e së resë, dhe lidhjen dashurore e kanë quajtur problematike! Po, sikur njerëzit të kishin pasuar udhëzimin e Allahut dhe të shkonin sipas metodës dhe rrugës së Allahut, ajo nuk do të shkaktonte probleme asnjëherë. Vërtet, Islami instinktin seksual në shpirtin e të riut a së resë, mashkullit a femrës, nuk e konsideron prej djallit. Islami këtë nuk e konsideron si diçka të ndyrë, që njeriu duhet ta kundërshtojë dhe t'i kundërvihet. Jo, ai është një dukuri natyrore, që e ka mbjellë Allahu xh.sh. në mesin e njerëzve për shkak të një urtësie të madhe, për të inkurajuar të riun dhe të renë që të kërkojnë partnerin e jetës së tyre, që në këtë mënyrë të formohen familjet, e pastaj të formohen edhe bashkësitë dhe të vazhdojë të mbijetojë ky lloj të cilin Allahu e ka bërë zotërues në tokë, dhe prej tij ka kërkuar që ta zhvillojë atë. Në këtë dukuri natyrore nuk ka ndyrësi. Jo, ndyrësitë ndodhin atëherë kur të tejkalohen kufijtë e Allahut xh.sh. , kur të tejkalohet ajo që ka dëshiruar Sheriati. Por, kur të vendoset në raporte të duhura, atëherë kjo dukuri nuk është as e pistë, as e fëlliqët e as e ndyrë.

**Lejimi i martesës dhe ndalimi i imoralitetit**

Nuk është mëkat për njeriun që të kërkojë për çlirimin e kësaj fuqie ose t'i përgjigjet ftesës së dëshirës seksuale, po të jetë në kufijtë e caktuar nga ana e Allahut xh.sh. . Allahu e ka lejuar martesën dhe ka ndaluar imoralitetin, prostitucionin. Allahu ka ndaluar devijimin seksual, homoseksualizmin, veprimin e popullit të Lutit a.s. . Allahu xh.sh. i ka ndaluar këto, por prej njerëzve ka kërkuar që të martohen. Shoqëria e ka detyrim që t'u ndihmojë atyre që dëshirojnë të martohen. (Shih:En-Nur, 32). Sipas këtij urdhri hyjnor, shoqëria myslimane është e urdhëruar t'i martojnë të pamartuarit, t'u ndihmojnë atyre për martesë, të mos pengojnë martesën e lejuar, të mos bëjnë pengesa dhe vështirësi në rrugën e tij, ta lehtësojnë të lejuarën, e ta pengojnë të ndaluarën.

**Ndalimi i shikimit jo të dëlirë**

Nga këto instanca, Islami ka ndaluar gjithçka që shpie drejt anarkisë (çrregullimt) seksual. Ndaloi shikimin jo të dëlirë, shikimin që përshkon trupin e personit të gjinisë tjetër. Pejgamberi a.s. i ka thënë Aliut r.a. : "O Ali, mos e përsërit shikimin me shikim, i pari të lejohet, por jo edhe shikimi i dytë". (Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Hakimi, nga hadithi i Burejdes). Allahu xh.sh. u drejtohet burrave e u thotë, shih suren En-Nur, 30. E grave u thotë, (Shih: En-Nur, 31). Islami dëshiron nga myslimani që të rritet duke iu bindur Allahut xh.sh. në atë masë, saqë, nëse dikush e thërret për prostitucion, ai i thotë: Unë kam frikë Allahun, Zotin e botëve. Me këtë akt, ai do të jetë njëri prej atyre shtatë personave që do t'i strehojë Allahu nën Hijen e Tij, atë ditë kur s'do ketë hije tjetër përveç Hijes së Tij. Islami

i edukon myslimanët me moral të këtillë, me vetëpërmbajtje, ndershmëri dhe devotshmëri të këtillë, saqë, edhe kur para vetes të shohin haramin, të mos e pranojnë, po ta shmangin, për asgjë tjetër përveçse nga frika e Allahut dhe duke kërkuar kënaqësinë e Tij. Gjithashtu edhe myslimania, ndonjëherë e ka lehtë të gjejë para vetes së saj mundësinë për të bërë haram, por e përmban vetveten, ruan nderin e saj. Kështu kishte bërë një grua, të cilën një person e kishte ftuar për të bërë mëkat me të, e ajo ishte përmbajtur dhe kishte refuzuar. Njeriu i tha: 'Çfarë të ndalon të bësh një gjë të tillë me mua, kur askush përveç yjeve nuk na sheh'? Ajo iu përgjigj: 'Mjerë për ty! E ku është Ai Që ua dha ndriçimin atyre'?! Islami dëshiron nga myslimanët dhe myslimanet që të rriten në dëlirësi dhe ndershmëri. Ndërkaq, injoranca bashkëkohore dëshiron nga bijtë dhe bijat e myslimanëve, që t'i lënë këto mendime e ide, në këmbim të ideve bashkëkohore të dëmshme. Këto mendime të vjetra, ata i konsiderojnë nga mbetjet e shekujve të prapambetur, ato janë mbetje të dekadencës, nga të cilat duhet të çlirohemi. Sipas mendimit të pabesimtarëve, duhet të heqim kontrollin ndaj të rinjve e të rejave, në mënyrë që të shikojnë njëri-tjetrin me një shikim të ri; duhet të ketë përzierje të rinjsh e të rejash në: shkolla, universitete, klube, tregje e vende të tjera; duhet t'i eliminojmë këto barriera të vjetruara, që në shikimet e tyre paraqesin mendime arkaike dhe ide të vjetruara dhe, me kalimin e kohës, ato janë shuar. Mirëpo, këto mendime e ide kanë ardhur nga Libri i Allahut xh.sh. dhe Syneti i të Dërguarit të Tij, e ata që dëshirojnë t'i heqin këto pengesa, kundërshtojnë atë që kanë urdhëruar Allahu dhe i Dërguari i Tij. Allahu xh.sh. dhe i Dërguari i Tij kanë dëshiruar të formojnë një shoqëri fetare, të ndershme dhe të mbrojtur, në të cilën çdo person do të edukohej dhe do të mësonte se amoraliteti është i ndaluar, prostitucioni është i ndaluar, turpi është pjesë e imanit, dhe ndalimi i shikimit është adhurim, kurse ruajtja e nderit është obligim( Shih, El-Mu'minun, 5-6. El-Mearixh, 29-30).

**Ndalimi i vetmimit të mashkullit me një femër të huaj**

Islami na urdhëron t'i ndalojmë shikimet, siç urdhëron që të mos vetmohen mashkulli me femrën përveçse me kusht që në praninë e tyre të jetë edhe mahremi (personi me të cilin femra e ka të ndaluar të martohet), sepse, kur të vetmohen mashkulli me femrën, në mesin e tyre i treti është djalli, meqë ai mund të joshë mashkullin me femrën dhe anasjelltas. Për këtë arsye, Islami mbyll rrugët që shpien në çrregullime, ndalon vetminë, ndalon edhe shfaqjen e bukurisë së trupit, gruas ia ndaloi daljen në rrugë e zbukuruar, e rregulluar dhe e parfumosur, sepse në këtë mënyrë ajo i josh njerëzit dhe i tërheq të rinjtë. Ata që dëshirojnë t'i thyejnë pengesat ndërmjet të rinjve e të rejave, bëjnë thirrje dhe insistojnë për programe të përbashkëta e të përziera, si në festime, kampingje, aktrime, lojëra folklorike dhe në veprimtari të tjera, për të cilat pretendojnë se janë prej shkaqeve të emancipimit dhe shenjave të modernizimit. Ata që dëshirojnë t'i zbatojmë ato që janë thënë në programet e sundimtarëve sionisët, në mënyrë që jetesa jonë t'i përshtatet Perëndimit, dhe filozofinë tonë ta marrim nga shkollat anarkike, nga shkollat sociologjike perëndimore, dhe të pasojmë idetë e Frojdit, Dorkajemit, Marksit e të tjerëve si ata. Kjo intrigë perëndimore dëshiron të dëmtojë idenë e këtij ymeti, bindjen, moralin, familjet dhe shoqërinë e tyre. Ata dëshirojnë prej nesh të lëmë fenë tonë, Kuranin, Synetin e të Dërguarit tonë, Muhamedit a.s. për të ndjekur praktikat dhe idetë e tyre, hap pas hapi dhe krah për krahu. Ata janë të huaj për ne, nuk ka vend për ta në shoqërinë tonë. Ne jemi shoqëri myslimane që krenohemi me Islamin, krenohemi me turpin e ndershmërinë, krenohemi me këto virtyte. Por, shoqëritë e tjera, madje dhe në rrugë bëjnë marrëdhënie intime. A kërkohet nga ne që të bëhemi si ata? Ata janë që e kanë zgjidhur litarin, siç thonë, dhe ç'bënë kur u dhanë të riut e të resë lirinë e dashurisë, lirinë e marrëdhënieve intime, vallë, mos e zgjidhën problemin me këtë? Jo, për Zotin, imoraliteti është rritur edhe më shumë, saqë intelektualët, mendimtarët dhe reformatorët e tyre ankohen. Disa prej tyre thonë: "Problemi seksual në ditët e sotme për Perëndimin është më i rrezikshëm se bomba atomike"! Sepse, sa më shumë që kanë pirë, aq më shumë janë etur; sa më shumë që ishin të lirë, aq më shumë u ngjanin kafshëve. Pra, ata nuk e kanë zgjidhur problemin. Islami na ka ligjësuar rrugën mesatare dhe metodën e matur, e nuk dëshiron nga ne që të bëhemi (siç ndodh me disa religjione) murgjër e të heqim dorë nga martesa, dhe gratë t'i konsiderojmë të ndotura, apo gruan ta shohim si një djall të personifikuar. Islami nuk e konsideron martesën dhe as të menduarit për marrëdhënie intime të lejuar, si krim e mëkat. Kurani aktin seksual e vë në nivelin më të lartë shpirtëror, kur flet për agjërimin dhe lutjen; në mes të ajeteve të agjërimit dhe lutjeve, Kurani nuk heziton të flasë rreth marrëdhënieve seksuale.

**Edukata seksuale në Islam**

Allahu xh.sh. i mëson besimtarët duke thënë:((Shih:El-Bekare, 223). Afrojuni grave tuaja si të dëshironi, në vendin e duhur, në vendmbjellje, nuk ka lidhje se në çfarë mënyre do ta bëni atë, që të kënaqesh me gruan tënde. Gjer në këtë masë flet Libri i Allahut, rreth këtyre marrëdhënieve, dhe fare nuk heziton të flasë për to. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nëse ndonjëri prej



jush, kur të dëshirojë t'i afrohet gruas së tij, thotë: Me emrin e Allahut, o Zot, na e largo djallin nga ne dhe nga ai me të cilin do të na furnizosh. Nëse nga ai çast u bëhet (lind) fëmija, djalli kurrë nuk do ta lëndojë atë (fëmijën)". (Buhariu, Muslimi, Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibn Maxhe nga Ibn Abbasi r.a. ). Madje, edhe në këto momente, në momentet e instinktit dhe pasionit, myslimani nuk harron të përmendurit dhe lutjet drejtuar Zotit të vet, në mënyrë që ta mposhtë djallin, dhe me këtë, akti natyror instinktiv shndërrohet në një akt adhurimi të qëllimshëm. Islami nuk e shikon aktin seksual si një gjë të ndyrë dhe të fëlliqur, po ajo bëhet e ndyrë dhe e fëlliqur atëherë kur të kalohet nga hallalli në haram. Mirëpo, nëse ajo bëhet në kushte të lejuara, në këtë mënyrë ajo konsiderohet ibadet dhe sadaka (lëmoshë), dhe për shkak të saj besimtari shpërblehet. Për këtë arsye, Pejgamberi a.s. u ka treguar ashabëve për lloje të ndryshme të lëmoshës, pastaj u tha: "Edhe marrëdhënia seksuale (bashkëshortore) është sadaka. Njerëzit i thanë: O i Dërguar i Allahut, a edhe për epshet e ndonjërit prej nesh ka shpërblim? Tha: Më thoni, nëse epshin e tij e përdor në haram, a nuk ka mëkat për të? Po ashtu, nëse e përdor në hallall, do të ketë shpërblim". (Muslimi ). Domethënë: A po i llogaritni të këqijat e nuk i llogaritni të mirat?! Islami i edukon njerëzit që nga vegjëlia, dhe u jep njohuri rreth edukatës seksuale. Myslimani njihet me to atëherë kur i mëson gjërat që prishin abdesin, ose shkaqet që detyrojnë marrjen e gusullit, ose hajdin (menstruacionin) dhe nifasin (lehoninë), e gjëra të tjera. Në këtë mënyrë, ai mëson shumë prej këtyre gjërave që kanë lidhje me të, po ato i mëson në një atmosferë pozitive dhe të pastër, larg nga atmosfera e ndyrë dhe e infektuar. Ata që dëshirojnë të ndryshojnë strukturën islame të kësaj shoqërie, përpiqen dhe dëshirojnë të fusin tek ai ide të reja, në emër të këtij idhulli të ri, që quhet "evolucion". Në sytë e tyre, Jusufi i sinqertë ishte njeri i përmbajtur, konservator, dhe, sikur t'i përgjigjej gruas së zotërisë së tij, atëherë, sipas mendimit të tyre, ai do të ishte njeri modern dhe i lirë. Me ndihmën e propagandës perëndimore, kulturës dhe civilizimit perëndimor, ata po luftojnë që ne t'u përngjajmë atyre, mirëpo nuk do të pranohet asnjëherë ndikimi i tyre në shoqërinë tonë. Asnjëherë nuk do t'u shkojë për dore që t'i transferojnë këto ide të dëmshme e të ndyra në shoqërinë myslimane, në shoqërinë që krenohet me virtytet e vetëpërmbajtjes dhe ndershmërisë, që konsideron se ruajtja e nderit dhe ndershmërisë është tipar i moralit të njerëzve që janë besimtarë.

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo, (Burimi: "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2001, vëll. 4).

# Bixhoz, drogë e alkool

**Sadbere Beqolli**

**Të shohim si është gjendja e Kosovës sot, kur e gjithë bota investon në kulturë, dije dhe arsim të mirëfilltë. Tek ne disa grupe njerëzish investojnë në duhan, drogë, alkool etj. etj. , sa kohë që para të tjerëve ankohemi pa hezitim për papunësi e korrupsion, përderisa me mijëra euro shpenzohen në turp, kazino, bixhoz, bastore etj.**

Argëtohemi dhe "civilizohemi" me një pritje madhështore të këngëtarëve të huaj, të cilët nuk percjellin kurrfarë vlere me gjeste, sjellje rrugaçe, e që të futin frikën në palcë.

Njeriu (i riu) paguan e shkon për t'u kënaqur, e ajo kënaqësi të zë frymën me tym, banalitete, narkotikë e ndoshta mund të kesh fatin të kthehesh edhe i gjymtuar, apo të mos kthehesh fare në shtëpi. E gjithë kjo ndodh në mesin e rinisë kosovare, që "dikur"ishte e pa(kaq) djallëzuar. Ah sikur të kishim një institucion, i cili të dinte në se dhe ku të investonte; të kishim një grup punues që të merret me kriteret e këngëtarëve të huaj; të kishim pak dinjitet dhe të kujtonim ç'do të thotë një rini e shëndoshë dhe e aftë të zgjedhë se ç'është dhe ç'nuk është vlerë, kulturë dhe civilizim për të. Një rini të shëndoshë, për të cilën do të kemi nevojë pas disa vitesh nëse vazhdohet me këtë ritëm shfrenimi, e banaliteti. Nuk mund t'u themi jokomplete argëtimit e gjërave me të cilat ballafaqohet çdo i ri, por të vëmë kufi në dobinë tonë, të rinisë, popullit, që dikur, në mungesë të kafshatës së bukës, atë pak pasuri që kishin e investonin në dije e edukatë, kurse sot, me të gjitha këto mundësi që kemi, i biem shkelm së mirës dhe përqafojmë turpin. Natyrisht kjo nuk vlen për të gjithë, po për një shtresë të popullatës, e cila do të "qytetërohet" duke ndjekur vetëm shfaqjet më ekstravagante të muzikës së shthurur, të këngëtarëve që një Zot e di nga vijnë dhe çfarë (kundër)vlerash sjellin këtu në truallin tonë "të etshëm" për gjithçka të huajën!.

Për të qenë i aftë çdo individ që të dallojë pozitiven nga negativja, duhet t'i japim më shumë prioritet cilësisë së edukatës që marrim e të mos lëmë anash moralin, themelin e të qenit korrekt me vetëveten dhe me të tjerët. Nuk u jepet përparësi aktiviteteve rinore, klubeve të të rinjve, aktiviteteve edukativo-arsimore e fetare, aktiviteteve humane, po, përkundrazi, klubeve të natës, ku shkohet me mendje të kthjellët e prej nga kthehet në orët e vona të natës, në klube dite, disko, kafiteri të stërmbushura, me një rini që shpërfill orët e mësimit, - një detyrim që duhet përmbushur patjetër. Tërë kjo në favor të dembelisë, mburrjes mbi ato që të zënë frymën dhe i ngrenë nervat çdo qytetari. A nuk mendon askush nga prindërit - që sa mirë do të ishte që ato të holla t'i dedikoheshin një ore shtesë argëtimi me përmbajtje edukative, ose edhe t'u jepen si ndihma shumë prej bashkëmoshatarëve, të cilët nuk kanë mundësi për një jetë normale, dhe gjendja e të cilëve përkeqësohet dita-ditës, të sëmurëve në spitale brenda e jashtë vendit me komplikime të ndryshme. Investimi që bëjnë një pjesë e prindërve sot, shkon në duhan, alkool, narkotikë, gjëra këto që e bëjnë më të lehtë dhe hapin rrugën për veprime kriminale, për në burgje të stërmbushura, rrugën e turpit për ne si komb edhe për ta që sytë i kanë nga ne. Qetësia dhe rehatia nuk gjenden aty ku ka amoralitet, drogë, krim e prostitucion, aty ku nuk ka rregulla për asgjë, e për këto çmimi është më se i lartë. Vaj halli për ne, po vazhduam kështu, dita-ditës t'ia mbyllim syt vetes me qëllim e të bëhemi miq me të keqen, vuajtjen e mjerimin.

Ju që jeni prindër, e edhe ju që do të bëheni, hapni sytë mirë e shihni përreth se ç'po na gjen e si po katandisemi kështu!

# Mos ndani Fenë dhe Shkencën nga njëra-tjetra

**INTERVISTË EKSKLUZIVE ME ASTRONAUTIN DR. FARUK EL-BAZ**

**Dr. Faruk el-Baz është një shkencëtar i njohur në botë nga Egjipti. Ai është sekreti i vërtetë në tezën e plasuar në lidhje me "Myslimanizmin e Neil Armstrong". El-Baz, i cili ka diplomuar në universitetin "Ajn-u Shems" të Kajros në vitin 1958, ka marrë dhe kryer detyra të larta në agjencinë NASA, për programin Apollo Month. Në një theksim nga Worden për zhvillimin e 12 astronautëve Apollo, Dr. Faruk el-Baz është emëruar si "Mbret". Kjo, pa dyshim është një gjë që tregon se sa i dashur ishte ai në rrethin e tij. Dr. Faruk el-Baz, i cili ka marrë pjesë në shumë projekte të mëdha, njihet si shkencëtar me identitet myslimani. Mbreti, tani gjendet në një detyrë administrimi në Universitetin Boston në Qendrën Remote Sensing. Prandaj, e vizituam për të marrë përgjigjet e shumë pyetjeve nga ai.**

*Si i komentoni ngjarjet e fundit që ndodhën në vendin tuaj në Egjipt? A e shihni ecurinë si pozitive?*

Unë kam mbetur shumë i kënaqur nga zhvillimet në Egjipt nga revolucioni, që nuk kanë përfunduar ende. Sepse mendoj se Egjipti ka shumë vite që ka mbetur mbrapa në zhvillim. Kështu që, nëse shikojmë të kaluarën, atëherë shohim se jemi pesëdhjetë vjet mbrapa. Në realitet, në pesëdhjetë vjetët e kaluar ne gjithmonë ishim në gjumë dhe nuk u realizua asgjë. Nuk kishte shpresa për brezin e ri, nuk kishte ardhmëri dhe as potencial. Dhe në këtë mënyrë, Egjipti nuk do të bëhej ashtu siç kemi menduar. Për këtë arsye, revolucioni i Egjiptit do të ketë shumë ndikime dhe efekte tek ata.

*Për fat të keq, 13 astronautët Apollo, nga një shpërthim që ndodhi në modul, u detyruan të ktheheshin të tokë pa mundur të zbrisnin në Hënë. A mund ta bisedoni me ne (këtë periudhë) Jim Lovell, njëri nga astronautët, shqiptoi thënien e tij të njohur "Houston, kemi një problem", dhe ka informuar stacionin dhe qendrën në Tokë për shqetësimin për shkak të defekteve. Si rezultat i kësaj, nga thellësitë e hapësirës ku astronautët do të përshëndeteshin me jetën e tyre, tre prej tyre, ia dolën të ktheheshin përsëri në Tokë. )*

Jemi frikësuar shumë për astronautët, sepse ata ishin shokët tanë. Ata nuk ishin vetëm njerëzit tanë që u kemi thënë "Shkoni në Hënë", ne i njihnim ata dhe familjet e tyre. Për këtë shkak ne ishim të shqetësuar për jetën e tyre. Jam i sigurt se ju kujtohet: Pas gjithë këtyre përjetimeve,ata u kthyen në shtëpitë e tyre shëndoshë e mirë. Gjatë kohës së detyrës "Faruk dëgjo! Diçka shkoi gabim dhe nuk po e dimë se ç'ndodhi. Do të kemi nevojë për fotografitë e bëra gjatë punës. Kështu, do të mund të kuptojmë se çka ka ndodhur në mjetin e hapësirës. Dhe, ti je personi i vetëm që u ke mësuar astronautëve se si bëhen këto fotografi. Shko dhe gjeje se ç'është problemi. Kur dhe si janë bërë fotografitë? Gjatë largimit të anijes kozmike nga Toka, dy pjesë të saj u ndanë. Dhe ne kishim shumë nevojë për fotografitë e bëra shumë mirë, që tregojnë pjesën e ndarë dhe të dëmtuar të anijes. Drejtori thoshte: "Shko dhe gjeji ato". Kështu, unë e gjeta problemin se ç'ishte. Përafërsisht gjatë 30 orëve nuk ia dolën të bënin asgjë, por unë menjëherë e gjeta se ç'duhej të bënin aty.

*Çfarë rruge duhet të ndjekë një i ri i përsosur, që të bëhet shkencëtar?*

Edhe Turqia është sikurse shtetet e tjera të botës. Edhe atje gjenden grupe të studentëve myslimanë. Gjëja e vetme për se keni nevojë që të gjithë, futeni veten tuaj në rrugën për të fituar dituri. Këtë duhet ta mbillni patjetër në kokat tuaja. Ja, pra, kjo është gjëja që në të kaluarën ka bërë Qytetërimi İslam. Duhet të jesh i sigurt për diturinë, sa mund ta mësosh atë. Duhet të mendosh rreth diturisë që ke fituar, dhe për ato se ç'thuhet rreth saj, e pastaj të gjitha këto t'i depozitosh dhe të bësh prova dhe teste. Më pas duhet të jesh i sigurt për rezultatin e tyre nëse janë të drejta apo ajo. Pas gjithë këtyre hapave, gjithçka duhet ta shkruash. E gjithë kjo është një periudhë që duhet ta kalosh. Kjo donethënë se, sa më shumë që të grumbullosh dituri, aq më shumë e zotëron sigurinë. E sa më shumë që të



kesh siguri në dituri, aq më shumë do të mësosh, sepse në këtë mënyrë fiton aq më tepër respektin nga më shumë njerëz. Për këtë shkak, sa të mund të fitosh dituri, aq më shumë edhe do ta vëresh se është e nevojshme të vazhdosh në nxënien e saj.

*Në të vërtetë, në ditët tona NASA, për aq sa e kemi zmadhuar, është një gjë dhe një vend që nuk mund ta arrijmë? Dua të them, cilat janë porositë tuaja që në Egjipt ose në vendin tonë (Turqi) si mund të krijojmë një Qendër Hulumtimi të Hapësirës?*

Nuk mund të krijoni një qendër të tillë hulumtimi. Nuk keni as raketë e as njeri që mund të punojë me kompjuter, të bëjë disenjin, pra s'keni forcë. NASA – nuk vjen "tëk" ashtu nga qielli. NASA buron nga themeli i shkencës dhe teknologjisë. E para është që ju të kaloni në këtë shkallë. Së pari duhet të siguroheni se a keni një forcë të mirë studimi apo jo. Kështu shumë shtete kanë kaluar në kësi hapash, por në fund u detyruan të pranonin se "studimet e tyre ishin të këqija dhe ishin të pamjaftueshme për prova të mjaftueshme dhe dituri". E para është se kërkohet që sistemin e studimit ta rritim në një shkallë të lartë dhe të mjaftueshme. Kjo fazë mund të marrë dhjetë, pesëmbëdhjetë ose edhe njëzet vjet. E kjo punë kështu, në këtë mënyrë, zë vend shumë mirë. Nëse sistemi i studimit është i tillë që, qysh nga fëmijëria e deri në universitete, të merret i tillë, atëherë në këtë mënyrë mund të arrini një mundësi force të tillë. Pastaj, filloni botën e shkencës, që të mund të garoni edhe me shtetet e tjera të botës. Në fund, nëse e zhvilloni sistemin e studimit në këtë shkallë, atëherë mund të bëni dhe projektoni programe hulumtimi për të kuptuar atmosferën, hapësirën, gjithësinë dhe gjëra të tjera të ngjashme.

*Ç'na thotë Kur'ani fisnik për shkencën?*

Kjo është e rëndësishme që, Kur'ani fisnik neve na ka dhënë informacione hyrëse për rrethin tonë dhe ne duhet ta kuptojmë këtë. Kur'ani na flet se si meshkujt duhet të jenë të kujdesshëm dhe si të sillen ndaj grave, dhe ai ka zbritur që të vendosë rregulla për njerëzit dhe rrethin. Si bëhet pastërtia, si duhet të pastrohemi, si duhet të kesh raporte me fqinjin dhe shumë e shumë sjellje të tjera. . . Kur'ani ka zbritur se si duhet të sillemi me të tjerët, me vetveten e rrethin tonë dhe shumë gjëra të tjera të ngjashme. . . në të njëjtën kohë Kur'ani, neve na jep disa sekrete në lidhje me përsosmëritë dhe bukuritë e rrethit tonë. Kur'ani nuk është një libër i shkencës! Mirëpo, ai jep ca mundësi dhe gjëra në lidhje me shkencën, kur thotë mëso, vepro, bëj, vëzhgo, shih, hulumto. Kumtimi i të gjitha këtyre është "shko dhe studio vetë". Por ti mos e hap Kur'anin për shkak se në të gjendet atomi, se është përmendur hapësira qiellore, se gjendet ndarja e Hënës në dy pjesë, se ekziston Xhehenemi etj. . Të gjitha këto janë gjëra të gabuara, sepse mendime të tilla ty të thonë se nuk ke nevojë për një dituri dhe shkencë tjetër. Nëse e lexon Kur'anin kështu, atëherë kjo do të thotë se çdo shkencë ti e ke aty. Dhe se kjo gati sa është menjëherë një lëvizje në kundërshtim me Islamin. Ndërkaq, Kur'ani thotë: "Ti, o njëri, dil dhe hulumto krijesat e Allahut në rrethin tënd, studioji ato, lexo, zbulo, medito".

*Sipas jush, si do të jenë fluturimet në hapësirë në të ardhmen? Rusia tashmë ka filluar të bëj hotelet.*

Në të ardhmen, me hulumtimet rreth Marsit dhe planetëve të tjerë, do të ketë jetë edhe në planetët e tjerë. Dhe për të jetuar edhe në vende të tjera, në këtë mënyrë do të vazhdohet hulumtimi. Por tani duhet pritur ende se a mundë të jetojnë njerëzit në vende tjera përveç Tokës apo jo. Tani për tani nuk e dimë. Nuk e dimë, sepse për mundësinë për të jetuar në në një vend tjetër ta afërt dhe të ngjashëm me Tokën, ende nuk kemi njohuri dhe nuk dimë ekzistimin e ndonjë vendi tjetër.

*Cilët janë emrat më të rëndësishëm në jetën e Faruk el-Bazit? (Mund të jetë ndonjë shkrimtar apo dikush që thjesht ju pëlqen). Dhe a ka ndonjë libër që mund ku të mësojë dhe të tjerë që i kanë pëlqyer dhe kanë ndikuar shumë tek ai?*

Në realitet, unë asnjëherë nuk kam përzgjedhur ndonjë libër dhe të them "të bëhem si ai". Gjëja e vetme që kam bërë, është ajo që mund ta bëja më së miri dhe më të mirën të mundshme. Çdo punë, pa marrë parasysh se çfarë është ajo. Çfarëdo pune që kërkohej nga unë ta bëja, atë e bëja në mënyrën më të mirë. Nëse bëj ushqime, mundohem të bëj më të mirën. Nëse ngrihem për të planifikuar ndonjë vend, mundohem ta bëj më të mirin. Nëse do të lexoj një libër, atëherë e lexoj atë. Nëse pergatitem për një provim, e përgatis në mënyrën më të mirë. Në fund, duhet të bësh më të mirën e mundshme të asaj që mund ta bësh. Çfarëdo që të bësh, bëje në mënyrën më të mirë.

*Keni ndonjë këshillë për rininë apo për ata që punojnë veçanërisht në këndin e astronomisë?*

Nga degët ku mund të punohet, astronomia është një drejtim që të zhvillon trurin. Sepse astronomia në vete është një drejtim i gjerë. E edhe gjithësia vazhdimisht zgjerohet. Për këtë shkak, duhet të mendosh mbi një gjë - pamje që vazhdimisht ndryshon duke e mbajtur në mendje. Si rezultat i kësaj, astronomia është një gjë që përparon vazhdimisht dhe që përmes saj mund të shohim gjëra të mrekullueshme.

*Cili është planeti që e do më së shumti?*

Planeti im i zgjedhur dhe i pëlqyer është Marsi. Në realitet, Marsin e dua, sepse më kujton shkretëtirat dhe vendet në Egjipt, ku kam vepruar për hulumtime. Nëse shëtit në jugperëndim të Egjiptit, ndihesh sikur të jesh në Mars. Në të kaluarën, në të dy vendet ka rënë shumë pak shi. Ka rrugë lumenjsh që janë në drejtim të pamjes së diellit, por tashmë në të dy vendet nuk ka ujë fare. Dhe ka shumë lugina. Në Egjipt gjenden shumë shtretër lumenjsh dhe lugina. Dhe ka shumë kodrina pluhuri. Për këtë shkak, Marsi gjithmonë më kujton Egjiptin jugperëndimor. Bashkë me këto, Marsi është i kuq, e po ashtu edhe rëra dhe pluhurat e Egjiptit, po ashtu janë të kuqe. Pra, janë shumë të ngjashme.

*Ka mundësi që kjo pyetje t'ju është shtruar shumë herë. Në lidhje me bërjen mysliman të Neil Amstrong-ut gjatë shkuarjes në Hënë nga Apollo 11. Cili është shkaku që myslimanët të mendojnë se Neil Amstrongu është bërë mysliman?*

Jo, Jo, Jo. Nuk ka një gjë të tillë. Të gjithë astronautët ishin njerëz shumë fetarë, sepse ata ishin pilotë testues. Test Pilot quhet ai person që për herë të parë udhëton në një vend ku askush nuk ka fluturuar më parë. Për këtë shkak ata duhet të besonin në Allahun, sepse po shkonin në një vend ku nuk dinin asgjë. Dhe ata, për këtë arsye, ishin njerëz fetarë, por asnjëri prej tyre nuk e ka ndërruar fenë.

Thënia se Neil Amstrongu është bërë mysliman kur dëgjoi ezanin, sa ishte në Egjipt, ku paskësh thënë: "Këtë zë e kam dëgjuar edhe në Hënë" është krejtësisht e pakuptimtë dhe krejtësisht e gabuar. Kjo ngjarje, në realitet ka dalë nga një gjë tjetër në këtë pikë. Të gjitha këto bazohen në një tregim. Në detyrën Apollo 15, në anijen kozmike kishte shumë risi, dhe ne për këtë shqetësoheshim për jetën e astronautëve. Dhe frikësoheshim se ndryshimet do të shkaktonin ndonjë problem.

*Apollo 15 u kishte dhënë astronautëve suren Fatiha?*

Për këtë shkak, që të kishin një mbrojtje të veçantë dhe ekstra, i thashë vetë që t'u jepte atyre surën e parë të Kur'anit, surën Fatiha. Ata,e morën dhe zbritën në Hënë duke thënë "Mrekulli, në rregull, morëm me vete të gjitha mbrojtjet e nevojshme". Kur janë kthyer, që të ruheshin nga shtypi, folën rreth surës Fatiha, që ua kisha dhënë. "Me vete vetëm Ungjillin nuk e morëm, por morëm pjesë nga Kur'ani" - thanë ata. Më pas, kur ata pyetën përsëri "E morët me vete Kur'anin fisnik"? - Astronautët thanë: "Nga ekipi tokësor është edhe Dr. Faruku. Në mënyrë që të mbroheshim, neve na dha ca pjesë nga Kur'ani Kerim". Më pas, këto thënie të astronautëve, qarkulluan nëpër shtypin e shkruar. Këto arritën në Egjipt dhe u përkthyen në arabishte. Më pas ky lajm u shpërnda që nga Egjipti deri në İran, më pastaj në Afganistan, e më vonë edhe më në lindje nga İndia. Ky lajm, pasi arriti në İndi, atje mori trajtë tjetër se Neil Amstrongu dëgjoi zërin e ezanit në Egjipt, dhe kishte thënë "Këtë zë e kam dëgjuar edhe në Hënë" dhe pas kësaj u bë mysliman!

*Në fakt, gjëra shumë të panevojshme. Lajmi është nga Apollo 15, kurse Neil Amstrongu ishte në Apollo 11?*

Po, ashtu është. Por lajmi kohë pas kohe, nga njëri tek tjetri u shpërnda dhe mori këtë trajtë. Një person, duke ia treguar këtë një tjetri, më në fund u thanë këto: "Hë! Një astronaut? Ah! Ai, Nil Amstrongu? Po, ai pas kësaj ngjarjeje u bë mysliman".

*Por, a është e nevojshme që një njëri të bëhet mysliman pasi të dëgjojë zërin e ezanit në Hënë?*

Në gjithësi, nuk mund të dëgjosh zë ezani. Zëri i vetëm që mund të dëgjosh, është zëri që vjen nga Hustoni. Por kjo nuk është pika kyçe këtu. Në fakt, pyetja e rëndësishme është kjo: "Ne si myslimanë, a kemi frikë në lidhje me fenë tonë islame, se ajo është një fe e mirë apo jo, dhe a kemi dyshime në të"?. Kur një i huaj bëhet mysliman, ne fillojmë të flasim në këtë mënyrë: "Ne jemi të mirë, pra, atëherë pra Islami është fe e vërtetë". Po presim që dikush të bëhet mysliman e pastaj të themi se Islami është një fe e mirë. Dhe më pas, po mund të themi, "Islami është një fe e vërtetë". Kjo është shumë e pakuptimtë dhe, sipas meje, është një çështje budallie.

*Vitin e kaluar në liqenin Mono të Kalifornisë, në ujin arsenik keni zbuluar një lloj bakteri. A mendoni se në planetë të tjerë a vende të tjera mund të jetojë një bakter i tillë?*

Në lidhje me ekzistencën dhe ekzistimin e llojshmërisë, nuk ka asnjë dyshim. Në Kur'an thuhet: "Allahu ka krijuar njerëzit dhe xhinët". Në realitet, nuk e dimë se ç'është "xhinni". Dhe po ashtu Allahu thotë: "Ai është që krijoi shtatë qiej palë mbi palë". (Mulk, 67/3), por ne nuk i dimë shtatë qiejt dhe nuk dimë se ç'janë ata. Ne jemi duke i parë planetët. Çdo planet, në vete përmban kushtet e tij. Jeta, sipas kushteve dhe nevojës së kësaj bote, ende është duke vazhduar. Kështu që, nëse kushtet e jetës kanë ndryshuar edhe në planetët e tjerë, do të ketë disa lloje të jetëve potenciale. Jemi duke menduar se me një imagjinatë të madhe kjo mund të jetë kështu. Pa dyshim. . .

*Për fund, në shekujt e kaluar kemi pasur shumë gjetje dhe zbulime në fushën e matematikës dhe astronomisë. Ndërsa shkenca moderne, këto gjetje i mori nga ne. Kurse tani, kemi filluar të frikësojmë njëri-tjetrin në lidhje me shkencën. Filluam të ndajmë nga njëra-tjetra Fenë dhe Shkencën.*

Të ndash fenë nga shkenca dhe të mundohesh të tregosh se ato janë në kundërshtim me njëra-tjetrën, është një gjë shumë e keqe. Në fakt, nuk ekziston një gjë e tillë. Madje, veçanërisht në brendinë e Jslamit, ekziston shkenca. Në Kur'anin Kerim thuhet kështu: "Shih! Vëre! Testo! Medito, mendo! Vëzhgo! Argumento! Argumentoje veten tënde"! Që të dëshmosh, duhet që këtë të mund ta bësh, e kjo është një rrugë. Sepse, sa më shumë që të argumentosh dhe dëshmosh, aq më shumë shikon dhe vrojton në rrethin tënd, aq më shumë bën prova dhe aq më shumë mendon. Ja, pra, pikërisht atëherë beson më shumë se Allahu është më i Madhi.

Marrë nga Revista "Genç" Nr. 61, 2011. Përktheu: Mr. sci. Zymer Ramadani

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME TË GJILANIT**

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës-**

**1. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Dheu i Bardhë";**
**2. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Malisheva e Epërme;**
**3. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Livoçi i Epërm.**

**KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:**

**1. Të kenë kryer FSI-në ose ndonjë fakultet të studimeve islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);**
**2. T'i përmbahen Kushtetutës së BIK-së, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;**
**3. Të kenë aftësi komunikimi;**
**4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;**
**5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë.**

**DOKUMENTET E NEVOJSHME:**

**Kërkesës i duhen bashkëngjitur këto dokumente:**

*** Diploma e Fakultetit dhe e Medresesë,**
*** Certifikata e lindjes,**
*** Certifikata shëndetësore,**
*** Certifikata se nuk është nën hetime,**
*** Dëshmi mbi karakteristikat në punë ( nëse paraprakisht kanë qenë në punë),**
*** Deklarata me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,**
**CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.**
**(Të gjitha dokumentet të jenë origjinale).**

**VËREJTJE:**

**Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Gjilanit.**
**Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.**
**Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".**



## MYFTIU TËRNAVA PRITI KRYETARIN E KAMENICËS

Myftiu i Kosovës, më 15 dhjetor priti kryetarin e Kamenicës z. Shaip Surdulli dhe kryetarin e KBI-së të Kamenicës, Eshref ef. Cakolli. Myftiu falënderoi kryetarin e Kamenicës për vizitën dhe për bashkëpunimin e shkëlqyer që ka komuna e Kamenicës me BIK-në, dhe sidomos me KBI-në e Kamenicës. Ndërsa kryetari Surdulli falënderoi Myftiun për pritjen dhe për mbështetjen e BIK-së për komunën e Kamenicës, me donacione të ndryshme në ndërtimin e xhamive dhe ndërtimin e selisë së re të KBI-së të Kamenicës, në mënyrë që të ofrojmë kushte dhe ambiente sa më të mira për besimtarët dhe për nëpunësit e këtij institucioni. (R. Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA DËNON DËMTIMIN E VARREZAVE HEBRAIKE NË PRISHTINË

Në emrin tim personal, në emër të Kryesisë së BIK, në emër të punonjësve të Bashkësisë Islame, dhe në emër të besimtarëve islam, dënoj fuqishëm atakimin dhe përdhosjen e varrezave hebraike në Prishtinë. Është e ditur botërisht se hebrenjtë gjatë Luftës së Dytë Botërore dhe ndjekjeve të nazistëve, gjetën mbrojtje, përkrahje dhe strehim gjithandej ndër shqiptarët. Të parët tanë e bënë këtë vepër humane e njerëzore, madje duke rrezikuar edhe veten e tyre. Populli ynë po ashtu ka ruajtur dhe trajtuar me dinjitet ndër dekada këto varreza si dëshmi e një realiteti historik dhe e një periudhe ndër më të errëtat të njerëzimit. Përdhosja, dhunimi dhe atakimi i varrezave, përveçse është i dënueshëm sipas parimeve fetare, nuk ka të bëjë as me traditën e popullit të Kosovës. Sipas mësimeve islame, të atakosh vendin e të vdekurve, është vepër e urryer, përkitazi me këtë i dërguari Muhamedi a.s. ka thënë: “Kush shkel mbi varr, shkel në zjarr”. Ne jemi mësuar dhe edukuar nga të parët tanë që të respektojmë e të vlerësojmë fenë, përkatësinë dhe traditën e tjetrit, andaj këtë vepër e konsiderojmë edhe atak mbi vlerat dhe frymën e tolerancës e mirëkuptimit ndërfetar që populli i Kosovës i ka kultivuar me shekuj. Kërkoj, nga organet përgjegjëse që sa më parë të gjejnë autorët e këtij akti brutal dhe të njëjtit të nxirren para drejtësisë. (R. Shkodra)



## PËRUROHET OBJEKTI PËR PRITJE NË SHTIME

Në prani të autoriteteve më të larta të Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK), autoriteteve komunale të Shtimes , këshillave të BI-së të Kaçanikut, Vushtrrisë, anëtarëve të kryesisë së BIK-së, hoxhallarëve dhe xhematlinjve, më 15 dhjetor u bë përurimi i objektit për pritje, që u ndërtua me kontributin e KBI-së të Ferizajt, KK të Shtimes dhe xhematit. Në fjalën e tij, Myftiu i Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava , duke uruar këtë dhuratë kaq të madhe për këtë komunë, tha se kjo punë është arritur me punë sistematike, me një angazhim shumë të madh të KBI-së të Ferizajt, anëtarit të Kryesisë së BIK-së dhe njëkohësisht imam i Shtimes, Isa ef Tërshanit. “Aty ku ka bashkëpunim, aty ka edhe rezultat. Unë thërras për një bashkëpunim edhe më të madh në mes të pushteteve lokale, por edhe atyre qendrore edhe me bashkësitë fetare në Kosovë, që të kemi rezultate të mira, sepse Kosova ka nevojë për një mirëqenie të përgjithshme në të gjitha fushat e jetës. Ne duhet

të punojmë për këtë vend se Zoti na ka krijuar në këtë vend dhe t'i çojmë proceset përpara e t'i avancojmë vlerat fetare dhe kombëtare me të gjithë ata që kanë gatishmëri. " - ka thënë Myftiu Tërnava. Myftiu, në emër të BIK-së dhuroi 1500 euro për rregullimin e oborrit të këtij objekti. Ideatori dhe udhëheqësi i këtij projekti, njëkohësisht imam në xhaminë qendrore në Shtime, Isa ef. Tërshani, me rastin e përurimit të këtij objekti, përveç të tjerash, tha se nuk ka dilemë se besimtari i mirë, kur u bën mirë të tjerëve, në vete përmbledh një pasuri të madhe. Këtë përurim e ka përshëndetur edhe kreu i KBI-së të Ferizajt Fehmi ef. Mehmeti, duke vlerësuar se objekti nga jashtë dhe nga brenda ia ka shtuar bukurinë kësaj ane dhe shpreson që ky objekt do të jetë në shërbim të xhematit. Kreu u KK-së të Shtimes, Naim Ismaili, për këtë truall dha 5 ari truall dhe ndihmoi me 7. 500 euro për ngritjen e këtij objekti, gjithashtu ka shtruar edhe asfaltin. Ai theksoi se ky sallon do të shërbejë për qytetarët dhe duhet të kemi parasysh se ne kemi bërë identifikimin e prioriteteve me institucionet fetare, me krerët e BIK-së dhe me përkrahje të dyanshme mund të bëhen vepra, të cilat u hyjnë në funksion qytetarëve tanë. Ai premtoi se do të realizojë edhe projekte të tjera dhe do të jenë në koordinim të plotë me BI dhe të japin ndihmë sa herë që identifikohen problemet në të mirë të qytetarëve.

Ata që kanë raste vdekjeje në Shtime, nuk e kanë problem më se ku të mbajnë të pamen. Objekti ka 128 $m^2$ dhe ka kushtuar 27.813 euro, prej tyre 5 mijë euro janë vlerë pune dhe materiali falas që janë dhuruar nga xhemati. Koha e ndërtimit ka zgjatur dy vjet. Ky objekt del të jetë i llojit të parë në Kosove dhe do të shfrytëzohet kryesisht për të pame në rast se familjet nuk kanë vend ku të bëjnë pritjen, ose për ndonjë pritje që do t'u shërbejë qytetarëve të komunës së Shtimes. (R. Suma)

### PËRFUNDOI KURSI I KUR'ANIT DHE TEXHVIDIT

Në kuadër të aktiviteteve të tij, Departamenti i të Rinjve i BIK-së, siç e ka bërë traditë, edhe këtë herë organizoi dhe kreu me sukses kursin e Kur'anit dhe texhvidit. Ky aktivitet zgjati një muaj e gjysmë, nga 24. 10. 2011 deri më 12. 12. 2011.

Nga ky kurs u certifikuan gjithsejt 10 veta, shumica e të cilëve ishin studentë.

Kursi u mbajt në dy lëndë: Mësimi i shkronjave të Kur'anit dhe ai i Rregullave të texhvidit. Të diplomuarit janë: Pajtim Krasniqi, Agron Zeqiri, Gazmend Qeriqi, Luan Kryeziu Fidan Sabedini, Feston Hajdini, Arianit Berisha, Haki Selaj, Nebi Berisha, Diamant Selaj. Kurset u zhvilluan tri herë në javë dhe u mbajtën në sallën e Departamentit. Mësimin dhe ligjëratat i mbajtën kuadrot e Departamentit. (F. Spahiu)

## SESION KUSHTUAR JETËS DHE VEPRËS SË SADRI EFENDI PRESTRESHIT

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në 10-vjetorin e vdekjes së myderrizit tonë të njohur, Sadri efendi Prestreshit, organizon një Sesion shkencor, kushtuar jetës dhe veprës së Myderriz Sadri efendi Prestreshit.

Sesioni do të mbahet në janar 2012

### TEZAT PËR SESION

- Jeta dhe vepra e Myderriz Sadri efendi Prestreshit;
- Myderriz Sadri Prestreshi nxënës në medresenë "Pirinaz" të Prishtinës;
- Kontributi i Sadri efendi Prestreshit për shkollën shqipe;
- Kontributi i Myderriz Sadri efendi Prestreshit në NDSH;
- Myderriz Sadri efendi Prestreshi imam, imam ofiqar, vaiz, hatib dhe mualim;
- Myderriz Sadri efendi Prestreshi myderriz dhe pedagog në medresenë "Alauddin";
- Myderriz Sadri efendi Prestreshi dhe raportet e tij me nxënësit në medresenë "Alauddin";
- Qasja e Sadri efendi Prestreshit gjatë ligjërimit në raport me masën;
- Sadri efendi Prestreshi dhe roli i tij në ruajtjen e traditës dhe trashëgimisë pozitive tek ne;
- Myderriz Sadri efendi Prestreshi mësimdhënës i lëndës së Ahlakut dhe autor i tekstit të Ahlakut në medresenë "Alauddin" të Prishtinës;
- Personaliteti dhe virtytet e myderriz Sadri efendi Prestreshit;
- Porositë, këshillat dhe mësimet e myderriz Sadri efendi Prestreshit gjatë viteve '90 për Kauzën Kombëtare.

### FTESË:

Ftojmë të gjithë ish-nxënësit, ish-bashkëpunëtorët, ish-studentët dhe bashkëkohanikët e Myderriz Sadri efendi Prestreshit që të kontribuojnë me materiale, foto, dorëshkrime, kujtime të shkruara, të cilat do të botohen në një botim të veçantë.

Sesioni shkencor mbahet në janar 2012.

Paraqitja për pjesëmarrje mund të bëhet deri më 5 janar 2012, me rezymenë e kumtesës jo më shumë se një faqe.

Kumtesat e përfunduara, versioni për lexim dhe për botim, duhet t'i dorëzohen Këshillit organizues, respektivisht sekretarisë, brenda datës 15 janar 2012.

Kumtesa për lexim në tryezë, nuk duhet të ketë më shumë se 5 faqe, kurse ajo për botim deri një tabak autori.

**Adresa për paraqitje:**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Rr. "Bajram Kelmendi", 84, 10 000 Prishtinë
Tel. ++ 381 38 224 024 / Tel&Fax ++ 381 38 245 700
E-mail: shkodrar@yahoo. com




**VEPËR QË SHLYEN NJË BORXH NDAJ ULEMASË SHQIPTARE**

***Mr. Nuridin Ahmeti, Krerët fetarë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në Vilajetin e Kosovës (1878-1912), botoi Instituti Albanologjik, Prishtinë, 2011***

Doli nga shtypi monografia "Krerët fetarë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në Vilajetin e Kosovës (1878-1912)" e autorit Mr. Nuridin Ahmeti. Kjo monografi paraqet një pjesë të projektit të temës së magjistraturës të punonjësit shkencor në Institutin Albanologjik të Prishtinës, Mr. Nuridin Ahmetit, që u përmbyll me sukses me rastin e botimit të kësaj monografie, e cila, duke pasur parasysh periudhën që ka marrë në shqyrtim autori, është e një rëndësie të veçantë për historinë e Kosovës dhe për historinë e kulturës islame, dhe sidomos për ndriçimin e rolit të ulemasë dhe për kontributin e tyre në rrjedhat historike. Kjo monografi i ofron lexuesit të dhëna dhe njohuri të bollshme nga një këndvështrim tjetër nga çfarë jemi mësuar zakonisht të lexojmë mbi prijësit fetarë islamë të Kosovës dhe më gjerë. Këtu vihet në pah një profil tjetër i ulemasë shqiptare; e ai është roli i tyre në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, duke mos përmendur këtu punën dhe angazhimin që ka bërë ulemaja shqiptare brenda objekteve islame, duke shërbyer qoftë si myderrizë, mualimë, imamë, myezinë, hatibë etj. , e që gjithsesi hyjnë në kuadër të veprimtarisë së tyre patriotike dhe me interes kombëtar. Autori Mr. Nuridin Ahmeti, duke gjurmuar, hulumtuar e shfletuar një numër të konsiderueshëm të dokumenteve në gjuhë të ndryshme dhe duke shfrytëzuar në mënyrë kritike dhe analitike një mori veprash të botuara, paraqet me kujdes, paanshëm dhe me një qasje objektive dhe reale, për herë të parë dhe në këtë mënyrë, kontributin e ulemasë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në Vilajetin të Kosovës gjatë viteve 1878-1912, megjithëse, ç'është e vërteta, gjatë leximit do të gjejmë shënime dhe të dhëna edhe për një numër të ulemave që kapërcejnë kufijtë gjeografikë dhe kohorë, që ka marrë në shqyrtim autori. Duke lexuar librin e Mr. Nuridin Ahmetit "Krerët fetarë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në Vilajetin e Kosovës (1878-1912)", lexuesi nuk ka se si të mos bindet se kombi shqiptar ka pasur figura të shumta historike nga radhët e ulemasë, të cilët, sipas dokumenteve dhe fakteve, ose do t'i gjejmë, të shumtën, në ballë të popullit dhe duke u prirë atyre drejt realizimit të qëllimeve dhe aspiratave kombëtare, ose do t'i gjejmë si përkrahës besnikë dhe të pandashëm të figurave të tjera kombëtare jashtë radhëve të ulemasë, ose do t'i gjejmë, pothuajse në përgjithësi, si mobilizues dhe misionarë për vetëdijësimin kombëtar të popullatës dhe xhemateve të tyre.

Autori Mr. Nuridin Ahmeti, në monografinë "Krerët fetarë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në Vilajetin e Kosovës (1878-1912)", në bazë të hulumtimeve të tij, nxjerr edhe një konstatim tjetër të drejtë dhe të qëlluar, kur thotë: "Ulemaja shqiptare nuk ishin vetëm për të kryer ritet dhe shërbimet fetare, por gjithashtu ata dhanë një kontribut të çmueshëm edhe për çështjen kombëtare, jo vetëm duke qenë ndjekës apo vrojtues pasiv të ngjarjeve, por të shumtën duke u prirë atyre". Monografia "Krerët fetarë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në Vilajetin e Kosovës (1878-1912)" e autorit Mr. Nuridin Ahmeti vjen në duart tona në një kohë të përshtatshme dhe, na thotë mendja, paraqitet shumë e nevojshme, sidomos sot kur ndihet nevoja për të njohur të kaluarën tonë, e cila rrezikon të harrohet e të zbehet dhe të interpretohet ashtu siç nuk ka qenë në të vërtetë, kurse disa nga personalitetet kryesore bartës të lëvizjeve kombëtare, nga radhët e ulemasë, të anatemohen, të anashkalohen e të harrohen në pafundësi. E pra, monografia e Nuridin Ahmetit "Krerët fetarë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në Vilajetin e Kosovës (1878-1912)", e shkruar mbi bazën e fakteve dhe dokumenteve, dëshmon katërçipërisht të kundërtën. Ishin pikërisht ulemaja shqiptare ata të cilët, - duke qenë shtresa më e ditur dhe intelektualë të kohës, - bënë shumë për çështjen kombëtare; ishin ulemaja e kalibrit të Ymer Prizrenit, Ahmet Korenicës, myftiut Rrystem ef. Shportës, Haxhi Zekës, Hasan ef. Shllakut, Hafiz Ymer Gutës, shejh Salihut, e hoxhallarëve të Plavës e Gucisë, Haxhi Ymer Lutfi Paçarizit, Mulla Sylës së Vitisë, Mulla Sinan Maxherës, Mulla Halimit të Gjilanit, mulla Idriz Gjilanit, Hafëz Arifit, Azem

ef. Ollurit, Mulla Ademit të Keqekollës, Musa Shehzades, Shejh Eminit, Dervish Salihut, mulla Rasim Zapodit, Hoxhë Mehmetit të Shtiqnit, Ibrahim Fehmiut, Abdullah Hadrit, Shejh Mehmet Sezait e shumë e shumë të tjerëve, që përmenden në libër, të cilët me punën dhe kontributin e tyre kanë hyrë në histori dhe jo vetëm që kanë hyrë, por edhe e kanë bërë historinë. Monografia e Mr. Nuridin Ahmetit "Krerët fetarë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në Vilajetin e Kosovës (1878-1912)", e mbarështuar në tre kapituj në 300 faqe, për nga vëllimi, përmbajtja, materiali i prezantuar, për nga të dhënat jetëshkrimore për ulematë, fotografitë e ulemave, faksimilet etj. , është, si të thuash, një si leksikon i ulemave, i cili sigurisht që do t'u shërbejë si pikë referimi të gjithë atyre që dëshirojnë të njohin të kaluarën tonë fetare dhe kombëtare. Secili nga këta ulema që janë përfshirë në librin e autorit Mr. Nuridin Ahmeti, për shkak të veprimtarisë së tyre të bujshme, qoftë fetare, qoftë kombëtare, meritojnë nga një monografi në vete. (Sadik Mehmeti)

*Merhum*

**AMSHIM DIJETARI AHMED BEHXHETI**

Ahmed Behxheti ishte një ndër intelektualët më të njohur të botës islame. Si kritik letrar, pa dyshim që bën pjesë në ajkën e elitës së dijetarëve më eminentë të këtij lëmi.

U lind më 15.12.t 1932. Kishte mbaruar Fakultetin juridik në Universitetin e Kajros, kurse pas mbarimit të studimeve, pati filluar të punojë si gazetar, në fillim tek gazeta "Ahbaru-l-jeum", e më pas te revista "Sabahu-l-hajr", kurse më vonë në të përditshmen "El-Ahram", në të cilën vazhdoi të punojë deri në vdekje. Ai është autor i një sërë veprash të inspiruara nga trashëgimia historike dhe kulturore islame, midis të cilave, "Enbijaullah" (u ribotua mbi 30 herë, e cila, gjithashtu, para një viti është përkthyer dhe botuar edhe në gjuhën shqipe me titull "Pejgamberët e Allahut); pastaj vepra "Allah fi-l-akideti-l-islamijja" , "Et-Tarik ila-llah" , "Biharu-l-hubbi inde-s-sufijje", "Kamisu Jusuf", "Muzekkiratu saim", si dhe "Kisasu-l-hajvan fil Kur'an" .

Me shkrime gazetareske filloi qysh nga viti 1955, për të vazhduar pastaj shkrimin e librave, kryesisht në lëmin e kritikës letrare. Përkrah kësaj, ai u mor edhe me shkrime islame. Është autor i 40 librave, të cilat kanë lënë gjurmë të pashlyeshme në lëmin e islamistikës, dhe të kritikës letrare. Ndër vepra e tij më të njohura është padyshim vepra "Të dërguarit e Allahut" e cila deri më sot ka përjetuar 35 botime. Pastaj është i njohur edhe libri tjetër "Allahu në besimin islam", libër i cili vite më parë është përkthyer edhe në gjuhën shqipe.
Si publicist me renome botërore, në gazetën më prestigjioze të Egjiptit "El Ahram" mbante rubrikën e përhershme "Sunduku-d-dunja"-"Arka e Botës", në të cilën shtjellonte tema të rëndësishme të aktualitetit. Ahmed Behxheti si një mik i madh i shqiptarëve, shpeshherë në këtë rubrikë e ka shtjelluar edhe çështjen e Kosovës. Shkrimi i tij i fundit është i prillit 2009, ku ai kritikon qeverinë egjiptiane për indolencën dhe hezitimin e saj në pranimin e pavarësisë së Kosovës, ku pos tjerash i bën thirrje gjithë botës arabe të përshpejtojë me njohjen e realitetit të ri në Kosovë. Ai vdiq më 11 dhjetor. Allahu e shpërbleftë për kontributin e tij dhe mundin e tij dhënë për ngritjen dhe lartësimin e fjalës së Allahut xh.sh. (S. Bajgora)



**KALOI NË AMSHIM HOXHË HYSEN REXHEPI**

Pas një sëmundje të shkurtër e të rëndë, vdiq Hoxhë Hysen Rexhepi nga fshati Malishevë e Epërme. Hoxhë Hysen Rexhepi u lind më 09. 12. 1948, nga babai Sinani dhe nëna Rukije, në fshatin Malishevë e Epërme të komunës së Gjilanit. Shkollën fillore e kreu në fshatin Malishevë e Ulët, sepse në fshatin e lindjes asokohe nuk kishte shkollë fillore.

Mësimet e para fillore i mori te hoxha hfz Sadri Rrahimi. Krahas mësimeve që merrte tek hoxha Sadri Rrahimi, filloi të ndiqte mësimet edhe në medresenë "Alauddin" të Prishtinës. Në vitin 1973 kreu klasën e tretë të Medresesë, për të cilën e mori dëftesën, mirëpo, krahas mësimeve në medrese, ai vazhdonte mësimet në sarf dhe nahv tek Hoxhë Hafez Jashar Poqinci në Dobërçan. Qysh prej vitit 1970 ka shërbyer si imam i teravive gjatë Ramazanit, kurse si imam i rregullt me vendim të BIK-së në xhaminë e fshatit Malishevë e Epërme u emërua më 28. 03. 1995 për të punuar aty deri më 28. 07. 2011, kur u largua nga detyra e imamit. Për disa vite ka punuar në ndërmarrjen tregtare "16 Nëntori", ku ishte një punëtor shumë i zellshëm dhe besnik, për shkak të sjelljeve shumë të mira dhe besnikërisë, punonte në Arkë të vetëshërbimit. Hoxhë Hysen Rexhepi haxhillëkun e kreu në vitin 2001 si mysafir i mbretit. Hoxhë Hysen Rexhepi vdiq më 05. 11. 2011 dhe u varros në varrezat e fshatit Malishevë. Hoxha i nderuar la pesë vajza dhe një djalë. Allahu e gradoftë me Xhennet Hoxhën e nderuar, për kontributin e çmuar në lartësimin dhe mbrojtjen e Fjalës së Allahut xh.sh. . (I. Mustafa)



## IHSANOLLU KËRKON FORCIMIN E VLERAVE TË PËRBASHKËTA NË MES ISLAMIT DHE KRISHTERIMIT

Sekretari i përgjithshëm i Organizatës për Bashkëpunim Islamik (IBI), me anë të një mesazhi urimi në prag të Kurban- Bajramit, drejtuar për tërë Ymetin mysliman, nga Bota Perëndimore ka kërkuar që, duke përhapur kulturën e paqes dhe dashurisë, të forcojnë më tepër vlerat e përbashkëta në mes Botës Islame e Krishterimit si dhe të forcojnë edhe bashkëjetesën paqësore duke ruajtur interesat e të dy palëve. Ihsanollu ka theksuar nevojën e bashkimit dhe unitetit në mesin e myslimanëve, për se ka deklaruar: Ymeti islam sot më shumë se kurrë ka nevojë për t'u bashkuar me njëri-tjetrin duke pasur për qëllim krijimin dhe sigurimin e kushteve për të gëzuar dinjitetin e fesë për të mbrojtur simbolet e shenjta islame, në rend të parë Kudsin e shenjtë dhe çështjen e Palestinës. Ihsanollu në këtë mesazh ka deklaruar edhe njëherë përkrahjen e gjithanshme të OBI-së për anëtarësimin e Palestinës në OKB, për se ka thënë: Ne kemi bërë disa përpjekje në këtë drejtim dhe gjithashtu do t'i vazhdojmë këto përpjekje derisa kjo kërkesë të realizohet përfundimisht. Ai në vazhdim ka folur edhe për gjendjen në Somali, e cila po përjeton një thatësirë të madhe, ndërsa ka kërkuar nga myslimanët që të mos e harrojnë këtë shtet mysliman të Afrikës dhe ka falënderuar shtetet që kanë dërguar ndihma humanitare për të ndihmuar popullin e këtij vendi.

## ANULOHET LIGJI PËR NDALIMIN E HIXHABIT PËR SPIKERET E TELEVIZIONEVE NË EGJIPT

Meha Al-Shafi'it, spikere në kanalin e pestë të Televizionit zyrtar të Egjiptit, në vitin 2008 ia kishin ndaluar të vazhdonte punën e saj në televizion, me urdhrin e Ministrit të medieve të këtij vendi. Ajo në atë kohë kishte bërë një ankesë kundër Ministrit të informimit të asaj kohe dhe kishte kërkuar nga Gjykata e Egjiptit që të anulonte atë urdhër të tij, për arsye se shkelte haptazi ligjin e Egjiptit, dhe t'i paguhej një shumë si shpërblim për shkak të marrjes së atij vendimi. Gjykata, pas përmbysjes së regjimit të ish-presidentit Mubarek, ka shqyrtuar këtë akuzë të kësaj zonje myslimane dhe ka anuluar plotësisht ligjin për ndalimin e përdorimit të hixhabit në radiotelevizione. Gjykata ka deklaruar: Hixhabi ruan fisnikërinë, pozitën dhe dinjitetin e myslimanes, e cila u qëndron besnike vlerave dhe mësimeve të fesë islame. Hixhabi nuk i sjell kurrfarë nënçmimi spikeres para teleshikuesve dhe, në të vërtetë, hixhabi nuk mund të konsiderohet si një pengesë për femra për të kryer punë të ndryshme dhe për këtë arsye të përjashtohet nga puna. Ndalimi i veshjes së hixhabit është një lloj shkelje e lirive individuale dhe kufizim i lirisë së të menduarit dhe besimit, gjë që rrit argumentet për anulimin e atij urdhri dhe në bazë të këtij vendimi të gjitha grave që kanë pësuar nga urdhri i lartpërmendur, duhet t'u paguhet dëmshpërblim.

## UNIVERSITETI "MISURI" NJEH ISLAMIN, KUR'ANIN DHE PEJGAMBERIN A.S.

"Dyert e paqes: njohja e Islamit, Kur'anit dhe H. Muhamedit a.s. " - kështu titullohen programet që u zhvilluan në Fakultetin Pedagogjik të universitetit "Mejsuri" të Amerikës. Këto programe organizohen me kontributin e Këshillit për Marrëdhënie Islamo-Amerikane, në shenjë reagimi ndaj fyerjeve të fundit ndaj Islamit, bërë nga një person i quajtur Kemal Selim, islamofobist, i cili ka deklaruar se në të kaluarën ka qenë një terrorist. Ky person, sipas pohimeve të tij, tash ka kaluar në fenë e krishterë dhe është duke shfrytëzuar çdo rast për të njollosur Islamin. Ai kohët e fundit, gjatë një ceremonie të lutjes të mëngjesit në komunën Kansas City, ka fyer Islamin dhe myslimanët. Pas këtyre fyerjeve, Këshilli për Marrëdhënie Islamo-Amerikane ka vendosur të krijojë një rast për t'u njohur me jetën e myslimanëve, për t'u njohur me Islamin, Kur'anin dhe mësimet e Muhamedit a.s. , dhe kështu ka marrë iniciativën për të organizuar këto programe që synojnë mënjanimin e keqinterpretimeve dhe keqkuptimeve në lidhje me Islamin dhe myslimanët.

## LËSHOHET NË QARKULLIM VIKIPEDIA ISLAMIKE

Ahmed Adhimof, moderator i projektit për lancimin e rrjetit të parë social islamik në Stamboll, ka thënë: Rrjeti social "Salamvorld. com" do të lëshohet në qarkullim në fillim të vitit të arshdhshëm në Stamboll . Tash për tash jemi duke blerë burime islamike

nga qendrat e njohura të botës që për përdoruesit e internetit të ofrojmë një enciklopedi islamike në formë të Vikipedia-s, shërbime këto të cilat do të vendosen në rrjetin social islamik. Ai ka sqaruar: Qëllimi ynë është që gjatë tri viteve të ardhshme të anëtarësojmë më shumë se 50 milionë përdorues të internetit në këtë rrjet social. Në këtë rrjet social do të diskutohen vlerat e mësimet islame dhe asnjë përdorues nuk do të mund të botojë materiale në kundërshtim me Kur'anin ose të fyejë simbolet e shenjta islame. Ai ka shtuar: Selia qendrore e këtij rrjeti social të internetit do të jetë në Stamboll të Turqisë, por do të ketë përfaqësi edhe në Kajro të Egjiptit, në Nju-Jork të Amerikës dhe në tridhjetë qytete të tjera të botës. Duke folur edhe për shërbime të tjera që është parashikuar të ofrohen në këtë rrjet social, Adhimof ka nënvizuar: Udhëzuesi turistikë për shtetet dhe qytetet e njohura islame, udhëzuesi për xhamitë, objektet islame të kultit nëpër shtete të ndryshme të botës, prezantimi i dyqaneve të artikujve hallall në shtetet joislame si dhe pyetje e përgjigje drejtpërsëdrejti rreth çështjeve islame, - do të jenë shërbime të tjera që do të ofrohen në këtë rrjet social.

### MYSLIMANJA PROKURORE NË GJYKATËN NDËRKOMBËTARE

Përfaqësuesit e 120 shteteve anëtare të Gjykatës Ndërkombëtare të Hagës e kanë zgjedhur Fatu Bensuda, një femër myslimane nga Gambia, në detyrën e prokurorit të ri të kësaj gjykate ndërkombëtare. Për të marrë këtë post janë kandiduar rreth 52 kandidatë, por në fund është zgjedhur kjo femër myslimane në këtë detyrë e cila ka qenë edhe ministre e drejtësisë në Gambia dhe njëherit zv. prokurorit të tanishëm të Gjykatës Ndërkombëtare. Kjo është femra e parë myslimane nga kontinenti i Afrikës e cila ka kandiduar për të marr këtë detyrë dhe do të hetoj shtatë dosje në lidhje me shtetet afrikane që janë paraqitur në vitin 2003 në këtë gjykatë. Ajo gjatë një fjalimi ka deklaruar: unë do të veproj në favor të viktimave afrikane sepse edhe unë jam afrikane dhe krenohem me këtë fakt.

### PARISI ORGANIZON TRYEZË ME TEMË "LIMITET E DIALOGUT NË MES ISLAMIT DHE KRISHTERIZMIT"

Ekspertët myslimanë dhe të krishterë diskutuan rreth dimensioneve dhe aspekteve të ndryshme të dialogut në mes feve. Në këtë mbledhje e cila u mbajt me kontributin e Komisionit të Feve të Organizatës të Familjeve Franceze dhe Grupit për Miqësi në mes Islamit dhe Krishterimit të Francës, ekspertët diskutuan dhe shqyrtuan principet dhe nevojat e dialogut të vërtetë në mes besimtarëve të feve të ndryshme. Kristofe Roucou, drejtor i sektorit për shërbime kombëtare për marrëdhënie me islamin në Organizatën e Priftërinjve të Francës; Sa'id Ali Kuzaj, islamolog dhe anëtar i Komisionit të Feve në Organizatën e Familjeve Franceze; Benua De Kursel, antar i grupit "Rruga e Islamit dhe Krishterimit si dhe disa përfaqësues të institucioneve fetare islamike dhe krishtere morën pjesë në këtë konferencë. Merjem Bu Raghbet, zv. kryetare e Grupit për Miqësi në mes Islamit dhe Krishterimit mori pjesë në këtë mbledhje si mbikëqyrës që duke shtruar çështje dhe problematika të ndryshme që ekzistojnë në rrugën e dialogut në mes islamit dhe krishterimit, do të mundohet të krijon sfida të ndryshme për pjesëmarrësit dhe do të kërkon pikëpamjet e tyre në lidhe me këtë temë

### TATARISTANI EKSPOZON KUR'ANIN MË TË MADH BOTUAR DERI TASH

Kopja më e madhe e Kur'anit fisnik e botuar deri tash, është ekspozuar në xhaminë "Kul Sherif" në Kazanc, kryeqyteti i Tataristanit. Kjo kopje e botuar e Kur'anit fisnik ka dimensionet 200 cm i gjatë e 150 cm i gjerë dhe ka gjithsej 632 faqe. Kopja e këtij botimi ka peshë 80 kg dhe është projektuar dhe realizuar nga një kompani sllovene në Itali; është prej lëkure zbukuruar me ar, argjend dhe gurë të çmuar të ndryshëm. Shuma e investuar për implementimin e këtij projekti thuhet se ka arritur në një milion euro. Kjo kopje e botuar, pasi është vendosur për ekspozim, në vitin 2012 do të transferohet në qytetin Bullgari të Tataristanit.

*(Mr. Rexhep Suma)*



| AUTOR: AGIM GASHI | VULA E PROFECISË | SULMIMI | AI QË LUAN NË LIRË | INDIAN LIBRARY ASSOCIATION | VLERË (arab.) | NUMËR RENDOR | OSE, APO | KOHA E PUNËS | ZAKONE TË KËQIJA | 1000 ROMAK | IRNOSJA | DRITËRO AGOLLI | NJË LLOJ AFTËSIE E VEÇANTE | NGARKESAT |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| AJET I SURESË FATIHA | | | | | | | | | | | | | | |
| E DOBISHME PËR ÇASTIN | | | | | | | | | | SHKALLË / AZEMINE | | | | |
| TË NDALUARA NË ISLAM | | | | | | | VARIANT I EMRIT HASAN / E MAJOR | | | | | TANTALI / T | | |
| ALIAS | | | | E SAKTËSUAR / BREGDETASI | | | | | | | | | | |
| PRANIMI | | | | | | | | | EDI MARFI | | | ILIR KONUSHEVCI / LLOJ GURI I VLEFSHËM | | |
| NACIONALISTI, LATI | | | | |  | | | | | IMTËSI | | | | |
| KAM NJOHURI | | | PYETËSE / LIBRI I PARË SHKOLLOR | | | | | | | | ELECTRONIC ART MUSIC / PO ASHTU | | | |
| INDIA | | ADEM DEMAÇI / E QESHUR TALLËSE | | | | | | | | G.J.R. | | | ZANORE / KËNAQËSIA | |
| | PALIKUQI / SHUME E MADHE | | | | | | | | | JO TRASHË | | | | |
| MJET PUNE | | | | | | | | | | THYEN | | | | I AVITEM |
| LATIF GASHI | | | | | | | | | | ARDIANI (dim.) | | | | |
| NËPËR ARA | | | | | | | | | | NDIJIMI NGA USHQIMI | | | | |
| EMNAKU I MIRËS | | | | | BESIMI ISLAM | . . . EVREN | ANËSIM, PËRKULJE | TEK | DISTRIKT NË PERU | TEMPI / PJESË E VETURËS | | ELI FARA / VEND NË SHQIPËRI | | |
| VEND NË HUNGARI | | | | I PËRGATITUR / BUJK | | | | | | | | | RADIUSI / AI QË KRYEN NJË VEPËR TRIMËRIE | |
| TETOVA | | | AMANETI, EMANETI / INVISIBLE PINK UNIC. | | | | | | | | INTERNAT. HYDROGR. ORGANISATION / PALM KERNEL | | | |
| | SUNDIM BARBAR / ARI | | | | | | | E HOLLOJ TEHUN E THIKËS / ASTATI | | | | | | |
| AMPERI | | SHTET QË LIDH DY OQEANE / TONI | | | | | | | OKATARE / SPANJA | | | | | |
| GJËMON | | | | | | | QESHQEK | | | | | NJËSI E REZISTENCËS ELEKTRIKE | | |

**ZGJIDHJA E FJALËKRYQIT TË KALUAR:** FAKULTETI, KRIM, URANIONI, ALIMI, KATAR, ANAMALAS, ATAKIM, ABISINI, RIL, MIKROFONI, AMIR, RD, A, IZE, EJAP, P, AL, AMA, LATA, P, ER, AZOT, LARA, SORI, AVIT, AT, V, NAK, RIT, RAK, IMITIMET, AMINI, TIRANASE, SHI, IN, E, ARENA, XHENAZE, TANI, ATROFIZIM, SAKARINA, MAMA.

Nga Ebu Hurejre r.a. transmetohet se i Dërguari i Allahut ka thënë:
“All llahu i Madhëruar thotë: “Unë jam në kujtimin e robit Tim për Mua, Unë jam me të kur më përmend Mua, nëse ai më përmend në veten e tij, Unë e përmend atë në veten Time, e nëse ai më përmend Mua në bashkësi, edhe Unë atë e kujtoj në bashkësi më të mirë se të atij”.
(Muttefekun alejhi)

Nga Sa’d b. Ebi Vekkasi r.a. transmetohet se ka thënë:
“Një beduin erdhi te i Dërguari i Allahut dhe i tha:
“Mësomë të them ndonjë fjalë!” (Pejgamberi a.s.) ka thënë:
“Thuaj: “La ilahe il-lall llahu vahdehu la sherike lehu, Allahu ekberu kebiren, vel-hamdu lil-lahi kethiren, ve subhanall llahu rabbil-alemine, ve la havle ve la kuvvete il-la bil-lahi-l-azizil-hakim” (Nuk ka Zot përveç të vetmit Allah që nuk ka shoqërues, Allahu është më i madhi në madhërinë e vet, për Allahun qofshin falënderimet e shumta, Lavdia i qoftë Allahut, krijuesit të botëve.
Nuk ka fuqi as forcë pa Allahun, të Lavdishëm dhe të Urtë).
Beduini tha: “Të gjitha këto janë për Krijuesin tim e ç’është e imja?”
(Pejgamberi a.s.) ka thënë.
“Thuaj: “Allahu im, më fal, më mëshiro, më përudh dhe më furnizo”.
(Muslimi)

Nga Xhabiri r.a. transmetohet se ka thënë:
“E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut a.s. duke thënë:
“Dhikri më i vlefshëm është La ilahe ilall llah”.
(Tirmidhiu, i cili thotë se ky është hadidh hasen)

DITURIA ISLAME



NGA IBNI MES'UDI R.A. TRANSMETOHET SE PEJGAMBERI A.S. KA THËNË:

## "NUK DO TË HYJË NË XHENNET KUSH KA NË ZEMRËN E TIJ SA NJË GRIMË MENDJEMADHËSI".

NJË NJERI THA:

## "VËRTET NJERIU DËSHIRON QË RROBAT DHE MBATHËSET TË JENË TË BUKURA".

PEJGAMBERI A.S. THA:

## "ALL LLAHU ËSHTË I BUKUR, DHE E DO TË BUKURËN. MENDJEMADHËSIA ËSHTË REFUZIM I PRANIMIT TË SË VËRTETËS DHE NËNÇMIM I NJERËZVE TJERË".

( MUSLIMI )